


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*“Dituria Islame”,*
*Rr. “Bajram Kelmendi”, nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***“Koha”*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Haxhi - tubim i paqes*

*Haxhi si një ndër pesë fondamentet kryesore të Islamit padyshim që është ndër ibadetet më madhore të tij. Është një ngjarje e përvitshme, që tubon në një vend, miliona besimtarë muslimanë, të cilët kryejnë këtë obligim të shenjtë islam.*

*Gjatë kryerjes së tij, praktikisht zhduken të gjitha dallimet klasore e racore mes njerëzve, dhe mbi të gjitha vjen në shprehje vetëm devotshmëria si qëllim dhe synim i të gjithëve. Është ky një demonstrim i universalitetit të kësaj feje dhe i vëllazërimit të përgjithshëm të myslimanëve nga kudo që të kenë ardhur ata. Është një përkushtim i përbashkët ndaj Zotit duke reflektuar gatishmërinë për t'i sakrifikuar interesat shpirtërore e materiale në shërbim të Allahut xh.sh. dhe duke rikujtuar se Qabeja është edhe drejtim shpirtërorë i të gjithë myslimanëve. Lidhur me obligueshmërinë e Haxhit-kësaj dispozite të lartë islame, All-llahu xh.sh. në Kuran urdhëron e thotë:* ***“Vizita e Qabesë për hir të Allahut është detyrim për atë që ka mundësi”.*** *(3: 97)*

*Edhe për kurbanin, qëllimi final i të cilit është jo derdhja e gjakut, por mbi të gjitha arritja e devotshmërisë, Allahu na mëson:* ***“E devetë*** *(therjen e tyre për kurban)* ***ua kemi bërë prej dispozitave të Allahut, e ju prej tyre keni dobi, andaj përmendeni emrin e Allahut duke qenë ato*** *(të përgatitura për therje)* ***në këmbë e kur shtrihen ato në tokë, hani prej tyre dhe ushqeni nevojtarin dhe lypësin”.*** *(22:36).*

*Këto ditë, në vendet e shenjta Arefat, Muzdelife dhe Mina janë tubuar besimtarë nga mbarë bota, e në mesin e tyre edhe haxhinjtë kosovarë (numri i të cilëve sivjet ishte 591), të cilët do të luten edhe për mirëqenien e përgjithshme këtu në Kosovë dhe për pavarësinë e saj, të cilën me ndihmën e Allahut dhe përkrahjen e miqve tanë në Perëndim e në Lindje, së shpejti edhe do ta realizojmë.*

*Dita e “Festës së Madhe” po afrohet e ne të gjithë do ta festojmë këtë ditë si vëllezër të vërtetë. Në këtë ditë, do të dëshironim që padrejtësitë të marrin fund njëherë e përgjithmonë, që fëmijëve tanë t'u kthehet buzëqeshja e humbur me vite të tëra. Perspektivën do ta ndërtojmë vetë, me duart tona dhe bota do të bindet se edhe ne mund të jetojmë të lirë dhe dimë të ndërtojmë shtetin tonë të ri të Kosovës.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Çka duhet të mësojmë prej zgjedhjeve të 17 nëntorit 2007?!

Mr. Qemajl Morina

**Shpresojmë se të zgjedhurit e popullit të Kosovës, në përbërjen e re, do të jenë në nivelin e duhur të përgjegjësisë, të cilën e bartin mbi supet e tyre dhe shpresojmë se do të angazhohen për zgjidhjen e halleve të shumta me të cilat ballafaqohet pjesa dërrmuese e popullatës së Kosovës, që me të vërtetë të jenë të denjë të quhen përfaqësues të popullit.**

Kosova po e përcjell vitin 2007 me dy ngjarje të rëndësishme. *E para* është mbajtja e zgjedhjeve të përgjithshme dhe atyre lokale më 17 nëntor 20007. *E dyta* me përfundimin e bisedimeve shtesë prej 120 ditëve, në mes Prishtinës dhe Beogradit, lidhur me statusin përfundimtar të Kosovës, të cilat morën fund më 10 dhjetor 2007. Bisedimet shtesë u organizuan me propozimin e presidentit francez, Nikolas Sarkozi, si kompromis për shkak të mospajtimit të Rusisë me pakon e ndërmjetësuesit finlandez Marti Ahtisari, i cili kishte udhëhequr bisedimet në mes Prishtinës dhe Beogradit për definimin e statusit përfundimtar të Kosovës për më shumë se një vit e gjysmë. Ndërmjetësuesi finlandez në përfundim të bisedimeve në raportin e tij, të cilin ia kishte dorëzuar Sekretarit të Përgjithshëm të Organizatës së Kombeve të Bashkuara, kishte propozuar pavarësi të mbikëqyrur për Kosovën. Me këtë propozim të Marti Ahtisarit nuk ishte pajtuar Rusia, si anëtare e përhershme e Këshillit të Sigurimit dhe ishte kërcënuar me përdorimin e të drejtës së vetos ndaj këtij propozimi, në rast se ai do të paraqitej për votim në Këshillin e Sigurimit të OKB-së.

Që të dy këto ngjarje ishin të lidhura ngushtë njëra me tjetrën, sepse, ekzistonte frika se bisedimet 120 ditëshe mund ta gjejnë Kosovën pa institucione legjitime vendore si në nivelin e përgjithshëm ashtu edhe atë lokal, gjë që nuk do të ishte mirë për të. Mirëpo, si duket kjo frikë nuk ishte me vend. Sot, pra në kohën kur jemi duke e shkruar këtë artikull, Kosova me sukses përfundoi edhe raundin e dytë të zgjedhjeve apo balotazhin në nivel lokal, rezultatet e të cilave janë krejtësisht ndryshe nga parashikimet para zgjedhjeve. PDK-ja deri dje në opozitë ka fituar postin e kryetarit të kuvendit komunal në gjashtëmbëdhjetë komuna, LDK-ja në gjashtë, kurse AAK-ja në tri. Të zgjedhurit e rinj, qofshin ata në nivelin qendror apo lokal, me votën e lirë të votuesve të Kosovës, kanë legjitimitetin e tyre të plotë, që para faktorit ndërkombëtar të flasin në emër të popullit të Kosovës dhe të mbrojnë interesat e tij.

### Si u zhvillua gara zgjedhore?

Këto ishin zgjedhjet e katërta me radhë që po organizoheshin në Kosovën e pas luftës. Për dallim nga ato të mëparmet, këto zgjedhje kishin dy risi: *E para* ishin zgjedhjet e para me lista të hapura, që do të thotë se nuk do të votohej vetëm për subjekte politike, por brenda tyre edhe për individë. Kjo kishte bërë, që partitë politike kishin bërë përpjekje të tërhiqnin individët më të mirë në mesin e tyre, të cilët do ta kishin besimin e votuesve, andaj edhe pati freski me figura të reja, në shumicën e subjekteve politike, duke mos i dhënë rëndësi ideologjisë partiake. *E dyta,* paraprakisht, me pëlqimin e të gjitha forcave politike në Kuvendin e Kosovës ishte caktuar pragu zgjedhor prej 5% për të gjitha subjektet politike që do të garonin në këto zgjedhje.

Prej zgjedhjeve të fundit, nacionale, në skenën kosovare kishin ndodhur ngjarje të ndryshme, të cilat kishin ndërruar raportin e forcave politike. Kështu shohim, se LDK-ja forca kryesore dhe e pakontestueshme në skenën politike të Kosovës për më shumë se shtatëmbëdhjetë vite kishte hyrë në garën zgjedhore e dobësuar për dy shkaqe. Ajo për herë të parë po dilte në zgjedhje pa liderin e saj historik dhe liderin e pakontestueshëm politik të Kosovës, prej kohës së daljes në skenë të pluralizmit politik në Kosovë, dr. Ibrahim Rugova, si dhe e ndarë në dysh, si rezultat i përçarjeve të mëdha që kishin ndodhur në Kuvendin e LDK-së të para një viti. Rezultat i kësaj ndarjeje ishte dalja në skenë e Lidhjes Demokratike të Dardanisë në krye me akademik Nexhat Dacin, e cila kishte tërhequr pas veti pothuajse gjysmën e elektoratit.

Kjo përçarje brenda radhëve të LDK-s i kishte dhënë hapësirë më të madhe









manovrimi, PDK-së, e cila ishte në opozitë dhe përfaqësonte krahun e luftës, si trashëguese e UÇK-së. Në anën tjetër, pas caktimit të pragut zgjedhor prej 5%, shumë parti të vogla, të cilat në të kaluarën nuk kishin pasur mundësi të hynin në parlamentin e Kosovës, i qenë bashkangjitur PDK-së si parti në opozitë.

Ndërkohë në skenën politike ishte paraqitur edhe Aleanca e Re e Kosovës me në krye biznesmenin kosovar zotëri Behxhet Pacollin, i cili në fushatën e tij propagandistike kishte premtuar atë që më së shumti kanë nevojë kosovarët: punësim dhe ringjallje ekonomike për Kosovën. Ashtu siç ishte paraparë, partia e tij jo vetëm që kaloi pragun zgjedhor, por edhe korri fitore duke siguruar trembëdhjetë ulëse në parlamentin e ri të Kosovës dhe duke u radhitur si forcë e tretë politike.

## Kush është humbës dhe kush është fitues?

Sipas rezultateve, shihet se humbësi më i madh në këto zgjedhje është LDK-ja, forca më e madhe politike në Kosovë prej fillimit të pluralizmit politik. Shkaqet e humbjes së këtij subjekti politik janë të shumta, por më të theksuara janë:

Vetëbesimi shumë i madh në vetvete, pa mbulesë reale në veprimtarinë e saj qoftë në nivelin lokal apo edhe në atë qendror. Vlen të përmendim se nënkryetari i parë e kësaj partie zotëri Eqrem Kryeziu, në prag të zgjedhjeve pati premtuar se do të japë dorëheqje nëse LDK-ja nuk del fituese në zgjedhjet e 17 nëntorit si në nivel qendror ashtu edhe atë lokal, ndërkohë që ai humbi postin e kryetarit të kuvendit komunal të Prizrenit, në të cilin ishte prej periudhës së pas luftës. Votuesit, siç duket nuk kishin mundur t'i harronin ato skena makabre, që kishin ndodhur në Kuvendin e fundit të LDK-së para një viti.

Korrupsioni si një dukuri shumë e përhapur në Kosovë, për çka LDK-ja, si parti në pushtet, në nivelin qendror dhe atë lokal, duhej të bartte konsekuencat e tij, për çka flet fakti se një statistikë e publikuar këto ditë, e vendos Kosovën në vendin e katërt në botë sa i përket korrupsionit. Andaj, votuesit deshën ta ndëshkonin për këtë, në të njëjtën kohë kjo do të jetë vërejtje edhe për subjektet e tjera politike që do të vijnë në pushtet në të ardhmen.

Subjekti tjetër politik, i cili konsiderohet humbës në këto zgjedhje pa dyshim se është Lëvizja reformiste "Ora" e publicistit të njohur kosovar Veton Surroit, i cili gëzon një reputacion të lartë





në arenën ndërkombëtare. Ky subjekt politik në përbërjen e parlamentit të kaluar të Kosovës ka pasur shtatë deputetë, të cilët kanë qenë pothuajse më të zëshmit dhe më aktivë si në luftimin e dukurive negative në qeveri, po ashtu edhe në dalje me propozime konstruktive për interesin e përgjithshëm të Kosovës. Kryetari i kësaj partie në kuadër të fushatës zgjedhore duke ecur në këmbë ka vizituar shumicën dërrmuese të lokaliteteve të Kosovës, për t'u njohur së afërmi me hallet dhe kërkesat reale të popullatës së Kosovës. Andaj, menjëherë pas publikimit të rezultateve, kryetari i kësaj partie pranoi humbjen, duke u prononcuar se si kryetar i këtij subjekti politik është në gjendje të bartë edhe konsekuencat, në Kuvendin e parë të Partisë kur do të bëhet edhe analiza e zgjedhjeve dhe shkaqet që çuan deri te pamundësia që ky subjekt politik të mos kalojë pragun zgjedhor prej 5%.

Në radhën e subjekteve politike që humbën në këto zgjedhje pa dyshim se është edhe PD-ja një parti e vogël, por me ambicie të mëdha, e cila në zgjedhjet e kaluara kishte një ulëse në parlamentin e Kosovës. Ajo që e dallon këtë parti nga spektri tjetër i partive politike është se programi i saj politik ka simpati për vlerat islame, e cila shumë herë nga disa analistë cilësohet si parti pro islame apo me orientim islam. Gabim i lidershipit të saj ishte që ajo nuk iu bashkëngjit ndonjë partie tjetër më të madhe për ta ruajtur së paku një ulëse në parlamentin e Kosovës, të cilën e kishte pasur më parë. Atë pak elektorat, të cilin ajo e kishte pasur në të kaluarën si duket ia kishte marrë Aleanca e re e Kosovës. Sipas rezultateve zyrtare kjo parti kishte fituar 1.7% të votave, gjë që është nën të gjitha parashikimet e saja.

PDK-ja nuk ka dyshim se konsiderohet sipas të gjitha premisave fituesja më e madhe në zgjedhjet e 17 nëntorit 2007. Ajo do të përfaqësohet me 37 deputetë në parlamentin e ardhshëm të Kosovës. Edhepse ka siguruar numrin më të madh



të ulëseve, megjithatë, ajo nuk mund të formojë qeverinë pa hyrë në koalicion me një apo më shumë parti të tjera, apo të formojë një qeveri gjithëpërfshirëse siç ka propozuar z. Ryker, administrator i përgjithshëm i Kosovës.

Lideri i kësaj partie z. Hashim Thaçi pas marrjes së mandatit nga presidenti Fatmir Sejdiu ka filluar bisedimet për formimin e qeverisë me partitë politike që do të marrin pjesë në parlamentin e ardhshëm të Kosovës.

Fituesi më i madh në zgjedhjet e 17 nëntorit pa dyshim është Aleanca e Re e Kosovës (AKR-ja), e cila edhepse është subjekti më i ri politik në skenën kosovare dhe për herë të parë hyn në një garë zgjedhore, do të ketë trembëdhjetë ulëse në parlamentin e Kosovës dhe ka mundësi reale të jetë pjesëmarrëse në koalicionin qeveritar të ardhshëm të PDK-së.

Fituese mund të konsiderohet edhe LDD-ja, krahu i ndarë i LDK-së në krye me akademik Nexhat Dacin, e cila me 10% të votave të fituara ka siguruar 11 ulëse në parlamentin e ardhshëm të Kosovës.

AAK-ja mund të llogaritet si mjaft e suksesshme sepse jo vetëm që ruajti pozitën që kishte në të kaluarën, por madje e rriti për 2-3%, edhepse garën zgjedhore e bëri në mungesë të liderit të saj Ramush Haradinajt, i cili ndodhet në Gjyqin e Hagës. Ajo ka siguruar 10 ulëse në Parlamentin e ri të Kosovës, dhe ka fituar në nivelin lokal në tri komuna të Rrafshit të Dukagjinit: Deçan, Gjakovë dhe Pejë.



Fitues mund të llogariten edhe përfaqësuesit e minoriteteve, në veçanti minoriteti serb, të cilët me një numër minimal të votave mund të sigurojnë ulëse në parlamentin e Kosovës, duke u mbështetur në Kornizën Kushtetuese, e cila ua garanton pakicave 20 ulëse në parlamentin e Kosovës, prej tyre minoritetit serb, dhjetë. Edhepse, minoriteti serb sipas direktivave të Beogradi i bojkotoi zgjedhjet e 17 nëntorit si në nivelin qendror dhe atë lokal administratori Ryker u detyrua që kryetarëve të kuvendeve komunale në veri të Mitrovicës t'ua zgjasë mandatin edhe për gjashtë muaj.

## Cilat janë leksionet nga këto zgjedhje?

Të gjithë përfaqësuesit e partive politike, qofshin ata në pozitë apo në opozitë, humbës apo fitues duhet të mësojnë me sa vijon:

*E para:* Populli përcjell punën dhe angazhimin jo vetëm të subjekteve politike, por edhe të çdo individi dhe është në gjendje në momentin më të rëndësishëm ta vlerësojë atë duke ia dhënë apo jo verdiktin e vet.

*E dyta:* Të kesh një postë ta caktuar, qoftë deputet apo anëtar qeverie, kryetar komune apo në krye të ndonjë institucioni të përgjithshëm, duhet marrë atë si obligim e jo si një privilegj për realizimin e interesave private, por si një shans që shoqëria ta ka mundësuar që t'i kontribuosh për të mirën e përgjithshme.

*E treta:* Çdo përgjegjës duhet të jetë në kontakt me masën e gjerë e në veçanti me atë pjesë të popullatës, e cila me vështirësi po mbijeton e askush nuk kujdeset apo së paku qan hallin me ta.

*E katërta:* Pasurimi i njerëzve në poste udhëheqëse që është dukuri evidente në shoqërinë tonë e që nuk mund të arrihet ndryshe vetëm me korrupsion duhet të jetë në krye të agjendës së qeverisë së ardhshme të Kosovës.

*E pesta:* Të zhduken pamjet e luksit të qeveritarëve, makinat luksoze, shpenzimet enorme nga buxheti i përgjithshëm për nevoja të atyre pjesëve të shoqërisë që kanë nevojë për ndihmën e institucioneve të Kosovës.

*E gjashta:* Populli do ta ndëshkojë çdo devijim të secilit subjekt politik apo individi, nëse ai bie në kundërshtim me interesin e popullit. Ky dënim mund të jetë me mos dalje në zgjedhje, apo duke ia dhënë verdiktin ndonjë subjekti tjetër politik, i cili ka program më të mirë.

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "Jasin"

### Hyrje

*Kaptina "Jasin" është kaptinë mekase, e zbritur pas sures "El-Xhinn". Ka gjithsej 83 ajete, 729 fjalë dhe 3000 shkronja. Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 36. Transmetojnë Ibn Durejsi, Nehasi Ibn Merduvije dhe Bejhekiu në* ***"Ed-Delail"*** *nga Ibn Abbasi të ketë thënë: "Kaptina "Jasin" ka zbritur në Mekë."*
*Po ashtu Ibn Merduvije transmeton nga Aishja r.a. të ketë thënë: "Kaptina Jasin ka zbritur në Mekë".*[1]

### Emërtimi i kësaj kaptine

Kjo kaptinë është emërtuar *"Jasinë"*, sipas ajetit të parë të saj, në të cilin Allahu xh.sh. betohet me fjalët: ***"Ja, Sin"***. Në lidhje me kuptimin e kësaj fjale, dijetarët kanë dhënë disa mendime, ndër të cilat mbizotëron mendimi se kjo fjalë nënkupton *"ja insan-o njeri"*, ose *"o Muhamed"* etj., por, megjithatë, rreth këtyre mendimeve do të flasim më gjerësisht gjatë komentimit.

Kjo kaptinë në mesin e komentatorëve njihet edhe me disa emra të tjerë, si: *"El-Kalb", "Ed-Dafia'h", "El-Kadije"* dhe *"El-Muimmeh"*[2]



### Vlera e kësaj kaptine

Disa kaptina kuranore kanë porositë e tyre universale në kohë dhe hapësirë, e ndër to, pa dyshim bën pjesë edhe surja *"Jasin"*, e cila pas asaj *"El-Fatiha"*, është ndër suret që ka zgjuar interesimin më të madh në mesin e dijetarëve ndër shekuj, për vetë faktin se në të shtjellohen tematika që ndërlidhen drejtpërsëdrejti me besimin në Zotin Një, vërtetësimin e misionit të Muhamedit a.s., ringjalljen etj.

*Jasini* është fjalë e drejtpërdrejtë e Allahut dhe përgjigje e hapur ndaj të gjithë atyre që i qenë kundërvënë thirrjes kuranore dhe përudhjes së njerëzve, të cilën e ka transmetuar Muhamedi a.s.... Sado që kjo sure, sipas përmbajtjes së vet, është koncize dhe përpjesëtimisht e shkurtër, ajo shënon qartë fondamentet e besimit islam, si pikënisje dhe bazë për ngritjen e mëtejme shpirtërore, morale dhe materiale të myslimanëve.[3]

Kjo kaptinë ka një vlerë të veçantë, sepse nëpërmjet ajeteve të saj, njeriu arrin përjetimin e ndjenjave të veçanta shpirtërore lidhur me fillimin e krijimit, për të kaluar pastaj në përjetimin e çdo çasti a momenti të kësaj bote, që është e paradestinuar të shkatërrohet, që do të përfundojë me vdekje, dhe përjetimin e ringjalljes, që fillon me llogarinë: shpërblimin ose ndëshkimin.

Kjo kaptinë ishte shumë e dashur për të Dërguarin e Allahut s.a.v.s.. Transmetohet nga Xhabir bin Semurete të ketë thënë: *"I Dërguari i Allahut në namazin e sabahut e këndonte suren Jasin"*.[4]

Madje, i Dërguari i Allahut kishte porositur dhe nxitur që kjo kaptinë të nxihej përmendsh. Transmetohet nga Ibn Abasi r.a. të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "*Do të dëshiroja që ajo* (d.t.th. surja Jasin) *të jetë në zemrën e çdo pjesëtari të Ymetit tim*".[5]

- Nëpërmjet këtyre 83 ajeteve të kaptinës *Jasin*, shohim se çdo shkronjë dhe çdo fjalë e saj paraqet një imazh dhe rrëfim në vete, nëpërmjet të cilëve njeriu njihet me disa pyetje që shpeshherë mundojnë mendjen e tij: *prej nga, deri ku, ç'është ringjallja ?!... etj..*

- Kjo kaptinë është me vlerë të madhe edhe për faktin se shtjellon në mënyrë të mahnitshme të gjashtë fondamentet e Imanit. Ndonëse nga periudha mekase kemi edhe disa sure që flasin për degët e Imanit, si suret: *"Sad", "El-A'ëraf", "Kaf",* dhe *"En-Nexhm",* megjithatë, asnjëra prej tyre nuk i ka shtjelluar degët e Imanit në mënyrë aq madhështore e të kapshme sikurse surja *"Jasin".*

### Hadithet e transmetuara rreth kaptinës Jasin

Në lidhje me vlerën e sures *Jasin* janë transmetuar shumë hadithe. Ndonëse disa prej tyre janë të vërteta, disa të dobëta, e disa sosh madje edhe të trilluara, kjo megjithatë, absolutisht nuk e zbeh vlerën dhe rëndësinë e madhe që ka kjo kaptinë, sepse, siç thamë, ajo shtjellon bazat e besimit islam. Sa për ilustrim, do të përmendim disa hadithe rreth vlerës së kësaj kaptine:

- Transmetojnë Imam Ahmedi, Ebu Davudi, Nesaiu, Ibn Maxhe, Muhamed bin Nasr, Ibn Hibbani, Taberaniu, Hakimi dhe Bejhekiu[6] nga Ma'ëkil bin Jesari të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut: *"Atij që e lexon suren Jasin, duke dëshiruar me këtë kënaqësinë e*




*Allahut, do t’i falen mëkatet e kaluara, prandaj lexojeni atë (Jasinin) për të vdekurit tuaj.”*[7]

- Transmetohet nga Ebu Derda’ë të ketë thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut: *“Nuk ka asnjë të vdekur që t’i lexohet surja Jasin, e të mos i lehtësohet atij.”*[8]

- Transmetohet nga Ibn Abbasi r.a. të ketë thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: “*Do të dëshiroja që ajo* (d.t.th. surja Jasin) *të jetë në zemrën e çdo pjesëtari të Ymetit tim*”.[9]

- Është transmetuar nga Enesi r.a. se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: *“Çdo gjë ka zemër, e zemra e Kuranit është Jasini....”*[10]

Të njëjtin transmetim e transmetojnë Bezzari dhe të tjerë nga Ebu Hurejre.[11]

- Aishja r.a. përcjell thënien e të Dërguarit të Allahut: “*Është një sure në Kuran, e cila do ta ndihmojë atë që e lexon dhe atë që e dëgjon, e ajo është surja Jasin.”*[12]

- Është transmetuar nga Xhundeb bin Abdullahu të ketë thënë: “Ka thënë Resulullahu s.a.v.s.: *“Atij që e lexon suren Jasin, duke kërkuar kënaqësinë e Allahut, do t’i falen mëkatet.*[13]

- Transmeton Darimiu, Ebu Ja’la, Taberaniu në *“El-Evsat”*, Ibn Merduvije, dhe Bejhekiu në *“Shuabi-l-Iman”* nga Ebu Hurejre të ketë thënë: *“Atij që e lexon suren Jasin, duke kërkuar kënaqësinë e Allahut, do t’i falen mëkatet në atë natë”*[14].

- Është transmetuar nga Hasan el Basriu, Allahu qoftë i kënaqur ndaj tij, të ketë thënë: *“Atij që e lexon Jasinin natën, duke pasur për qëllim kënaqësinë e Allahut, do t’i falen mëkatet”*, e pastaj shtoi: *“Më është përcjellë se ajo* (surja Jasin) *është e barabartë me këndimin e tërë Kuranit”.*[15]

- Transmetohet nga Ebu Hurejre të ketë thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut: *“Ai që lexon Jasinin natën, duke kërkuar kënaqësinë e Allahut, atij do t’i falen mëkatet në atë natë”*[16]

- Transmetohet nga Ata’ë bin Ebi Rebah ka thënë: “Më është përcjellë që i Dërguari a.s. të ketë thënë: *“Kush e lexon Jasinin në fillim të ditës, atij do t’i kryhet çdo nevojë”.*[17]

- Transmetohet nga Shehr bin Havsheb të ketë thënë: “Ka thënë Ibn Abbasi: *“Ai që e lexon Jasinin kur të jetë zgjuar, atij do t’i jepet lehtësimi i ditës derisa të ngryset, dhe kush e lexon Jasinin në fillim të mbrëmjes, atij do t’i jepet lehtësimi i natës derisa të gdhijë* (zgjohet*)”.*[18]

Hadithet që flasin rreth vlerës së sures *“Jasin”,* janë shumë, por ne u mjaftuam vetëm me disa prej tyre, për të argumentuar vlerën që ka kjo sure, duke mos u thelluar në ato transmetime që, në esencë, janë të dobëta, të dyshimta e të trilluara nga ithtarët e shumë fraksioneve islame dhe sekteve të humbura.

## Disa fjalë rreth këtyre transmetimeve

- Ndonëse, siç e përmendëm më parë, disa hadithe që janë transmetuar në lidhje me vlerën e kësaj sureje, janë të dobëta, kjo megjithatë nuk i ka penguar pjesën më të madhe të dijetarëve të jurisprudencës dhe të hadithit që të lejojnë të punohet me hadithe të dobëta, në punët dytësore, që nuk kanë të bëjnë me dispozita ligjore *(fedailu-l-a’ëmal),* natyrisht nëse dobësitë e atij hadithi nuk janë të mëdha, ndërkohë që shumica e këtyre haditheve rreth vlerës së *“Jasinit”,* hyjnë mu në këtë kategori, që do të thotë se lejohet të veprohet sipas tyre.

- Ajo që është përcjellë nga këto hadithe rreth vlerës dhe sevapit të të lexuarit të sures *Jasin*, nuk ka nevojë për ndonjë komentim shtesë, sepse edhe ashtu, të lexuarit e sures *Jasin* dhe tërë Kuranit, është ibadet (adhurim), dhe një gjë të tillë nuk mund ta mohojë askush prej dijetarëve, as prej të hershmëve dhe as të vonshmëve.[19]

- Ajo që është përcjellë nga këto transmetime, se surja *“Jasin”* është shkak për lehtësimin e çështjeve, vështirësive, rrëskut dhe plotësimin e kërkesave, - mbase vjen si pasojë e përmbajtjes së kësaj kaptine, në të cilën veçohen bazat e fesë dhe të besimit, pastaj argumentet mahnitëse hyjnore dhe përputhshmëria e përsosur në mes bazave të besimit dhe plotësimit të kërkesave e të çështjeve, siç shihet edhe në përfundimin e kësaj sureje:

إِنَّمَا أَمْرُهُ إِذَا أَرَادَ شَيْئًا أَنْ يَقُولَ لَهُ كُنْ فَيَكُونُ.
فَسُبْحَانَ الَّذِي بِيَدِهِ مَلَكُوتُ كُلِّ شَيْءٍ وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ

***“Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhri i Tij është vetëm t'i thotë: “Bëhu!” Ai bëhet menjëherë. I lartë është Ai në dorën e të Cilit është pushteti mbi çdo send dhe vetëm tek Ai ktheheni.*** *(Jasin, 82,83)*

- Ajo që është përcjellë nëpërmjet këtyre haditheve, se leximi i saj sjell dhe mbjell gëzim e kënaqësi në zemrat e atyre që lexojnë këtë kaptinë, mund të themi se është vërtetuar edhe në praktikë. Fshehtësia e kësaj mbase qëndron tek përshkrimi që bën Allahu xh.sh. për banorët e Xhenetit, se në çfarë kënaqësish do të jenë ata nesër në Ahiret, sepse në ajetet 55-58 thuhet:

إِنَّ أَصْحَابَ الْجَنَّةِ الْيَوْمَ فِي شُغُلٍ فَاكِهُونَ.
هُمْ وَأَزْوَاجُهُمْ فِي ظِلَالٍ عَلَى الْأَرَائِكِ مُتَّكِئُونَ.
لَهُمْ فِيهَا فَاكِهَةٌ وَلَهُم مَّا يَدَّعُونَ. سَلَامٌ قَوْلًا مِّن رَّبٍّ رَّحِيمٍ

***“Ata të Xhenetit tash janë të angazhuar me kënaqësi. Ata dhe shoqet e tyre janë nën hije të mbështetur në kolltukë. Aty kanë pemë dhe ç’të duan. Kanë “Selam”, thënie e Zotit mëshirues!”***

A thua çfarë gëzimi më të madh mund të ketë njeriu sesa ky gëzim, kur të ketë përjetuar kënaqësitë e Xhenetit. Prandaj edhe besimtarit, kur t’i lexojë këto ajete, i largohet çdo pikëllim e dëshpërim dhe ai me të drejtë lakmon dhe I lutet Allahut të jetë prej këtij grupi të




shpëtuar´, që do të shijojë kënaqësitë e Xhenetit.

- Ajo që është përcjellë se surja *Jasin* lexohet edhe për të vdekurit, nga disa dijetarë është sqaruar se qëllimi është që t'i lexohet atij që është në prag të vdekjes ose duke dhënë shpirt, për t'ia lehtësuar mundimet e vdekjes. Në lidhje me këtë, është transmetuar nga Ahmedi në *Musnedin* e tij (16969) nga Ebu Mugire, e ky nga Safvani të ketë thënë: *"Më kanë rrëfyer disa dijetarë se ishin të pranishëm kur Gudajf ibnul Harithit, i sëmurë për vdekje, i qe përkeqësuar gjendja shëndetësore, e ai u kishte thënë: A ka dikush prej jush ta lexoni suren Jasin? Atëherë Salih bin Shurejh Es-Sekunij filloi të lexonte, dhe, kur arriti në ajetin 40 të kësaj sureje, Gudajfi dorëzoi shpirtin e tij para Krijuesit. Pas kësaj ngjarjeje, dijetarët thoshin: Nëse i lexohet Jasini atij që është në prag të vdekjes, i lehtësohen vuajtjet."*[20]

Por ka edhe shumë prej dijetarëve që leximin e sures *"Jasin"* e konsiderojnë si diçka të mirë dhe të pranuar edhe për të vdekurit, duke bërë analogji në bazë të haditheve të Pejgamberit a.s., që, nëse tek i vdekuri arrin sevapi edhe pas vdekjes[21], për të cilën gjë nuk ka dyshim se arrin, atëherë sigurisht se arrin edhe sevapi i leximit të Kuranit, gjegjësisht *"Jasinit"*.[22]

## Lidhmëria e kësaj kaptine me atë parapraken - "Fatir"

Në mes të këtyre dy kaptinave, sipas komentatorëve, ekziston një lidhmëri shumëdimensionale, e ne do të përmendim vetëm disa sosh:

1. Meqë Allahu xh.sh. në kaptinën *"Fatir"* në ajetin 37 thotë:

***"Ti nuk je tjetër veçse i dërguar që tërheq vërejtjen"***, dhe në ajetin 42 të po kësaj kaptine:

***"...e kur u erdhi atyre pejgamberi,*** *(Muhamedi)* ***atyre nuk u shtoi tjetër veçse largim."***, këtu qëllimi është për Muhamedin a.s., të cilin hebrenjtë dhe të krishterët e përgënjeshtruan, tash në fillim të kaptinës *"Jasin"*, Allahu është betuar se misioni (Shpallja) që i ka ardhur Muhamedit, është e vërtetë dhe është nga Allahu, se Muhamedi është në rrugën e drejtë dhe është dërguar më qëllim që t'i tërheqë vërejtjen popullit të tij, ashtu siç ishin paralajmëruar më parë edhe baballarët e tyre. *(Shih: Jasin, 1-6)*

2. Në mes dy kaptinave ka ngjashmëri edhe në përmendjen e disa argumenteve, që dëshmojnë për fuqinë hyjnore në gjithësi. P.sh. në ajetin 13 të kaptinës *"Fatir"* Allahu xh.sh. thotë:

***"...i nënshtroi Diellin dhe Hënën, që secili lëviz*** *(udhëton)* ***deri në afatin e caktuar",*** ndërkohë që në kaptinën *"Jasin"* thotë:

***"Edhe Dielli udhëton për në kufirin e vet*** *(në cakun përfundimtar)*. ***Ai është*** *(udhëtim)* ***përcaktim i Ngadhënjyesit, të Dijshmit. Edhe Hënës i kemi caktuar*** *(pozicionet)* ***derisa të kthehet në trajtën e harkut*** *(rremb i hurmës së tharë)*"**.** (Shih: Jasin, 38,39).

3. Në kaptinën *"Fatir"* Allahu xh.sh. thotë:

***"e i sheh anijet se si çajnë ujin për të kërkuar të mirat e Tij"***,

ndërsa në suren *"Jasin"* ajeti 41, thotë:

***"Ne pasardhësit e tyre*** *(të Ademit)* ***i bartëm në anije të mbushur përplot".***

4. Armiqësia e djallit ndaj njeriut, shpërfaqet pothuajse në mënyrë identike në të dyja suret. Në kaptinën *"Fatir"* Allahu xh.sh. thotë:

***"Djalli është armik juaji, pra edhe ju konsiderojeni armik, ai e thërret atë grupin e vet, vetëm për t'i bërë banues të zjarrit."*** *(Fatir, 6),*

ndërkohë që në suren *"Jasin"* (ajetet 60-61) Allahu xh.sh. thotë:

***"O bijtë e Ademit, po a nuk jua dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!?*** *(Ju porosita)* ***Të Më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt!"***

## Përmbajtje e shkurtër e kësaj kaptine

*Kjo kaptinë shtjellon në vija të përgjithshme bazat elementare të besimit, ndërkohë që brenda ajeteve të saj shtjellon disa tema të rëndësishme, ndër të cilat do të veçonim këto:*

1. *Fillimi i sures* (ajetet 1-12) *flet për besimin e Allahut në Kuranin fisnik, se Muhamedi a.s. vërtet është i dërguar nga Allahu, se është në rrugë dhe udhëzim të drejtë. Këto dy argumente paraqiten si dy parabola imanore kundër mizorisë dhe padrejtësisë, në njërën anë, dhe inatit e xhelozisë së idhujtarëve që nuk e pranonin Shpalljen hyjnore, në anën tjetër.*
2. *Në pjesën e dytë të kësaj sureje* (ajetet 13-32) *shtjellohen disa çështje që kanë të bëjnë me besimin e "gajbit", më saktësisht me besimin e Botës tjetër. Këtu flitet për disa të dërguar (sipas komentatorëve, fjala është për misionarët, apo nxënësit e Isait a.s. të dërguar tek një popull në Entaki, që kishin refuzuar udhëzimin. Ndërkohë këtu si një figurë e dashur na paraqitet një njeri që haptazi përkrah të dërguarit e Allahut dhe e fton edhe popullin e tij ta bëjnë një gjë të tillë, sepse, në të kundërtën, fundi i tyre do të ishte tragjik. Kjo, zaten, ishte një vërejtje edhe për banorët e Mekës, të*

*që mos silleshin si ai popull që u tregua i ngurtë ndaj mësimeve hyjnore, dhe për atë kryeneçësi të tyre, u ndëshkuan rëndë nga Allahu xh.sh.*

3. *Në pjesën e tretë të kësaj kaptine,* (ajetet 33-44) *kryesisht kemi të bëjmë me shfaqjen e fuqisë absolute dhe manifestimin e kësaj fuqie hyjnore në proceset natyrore dhe në ekzistencë. Një prej argumenteve të kësaj fuqie absolute, është edhe ringjallja pas vdekjes, etj...*
4. *Edhe pse argumentet për ringjalljen ishin aq të forta dhe logjikisht të pakontestueshme, kjo megjithatë nuk i bindi idhujtarët që të largonin inatin dhe xhelozinë e tyre ndaj së vërtetës.. Por, për këtë inat të tyre, ata do të ndëshkohen nesër në Ahiret, kurse besimtarët do të kënaqen me begatitë e Xhenetit.* (Shih ajetet 45-68)
5. *Në pjesën e pestë të kaptinës, shohim disa argumente për vërtetësinë e Shpalljes që i erdhi Muhamedit a.s., për disa karakteristika të kësaj shpalljeje, të cilat i njihnin bashkëkohësit e Resulullahut s.a.v.s. dhe ishin dëshmitarë të tyre, etj..* (Shih ajetet 69-76).
6. *Ndërsa në pjesën e gjashtë tematike të kësaj sureje,* (në ajetet 77-81*) sërish shfaqen disa argumente për mundësinë e ringjalljes së të vdekurve, pasi të jenë shkatërruar trupat e tyre e të jenë shndërruar në pluhur.*
7. *Në fund të kësaj sureje* (shih ajetet 82-83)*, vërtetohet edhe një herë se të vërtetat e besimit, të cilat tash do të mund të përmblidheshin në dy cilësi të Allahut: Sundues dhe i Plotfuqishëm, dëshmojnë fuqishëm për Njëshmërinë e Tij. Ai është Sundues për çdo krijesë dhe i Plotfuqishëm për çdo proces në këtë ekzistencë, e ndër këto procese edhe për ringjalljen dhe tubimin e gjithë njerëzimit para Tij, në Ditën e Gjykimit.*[23]

*- vijon -*



*Fusnotat:*

1. Imam Shevkaniu, ***"Fet'hul Kadir"*** vëll.IV, fq. 347. El-Mensure-Egjipt 1994.
2. Muhammed Nevevi el Xhavi -***"Et-Tefsirul munir li mealim et-tenzil"*** i njohur më shumë si ***"Merah Lebid..."***- kopje elektronike (shih: http://www.almeshkat.net/books/open.php?cat=6&book=1013)
3. Mr. Nijaz Shukriq, nga parathënia e ***"Jasini-përkthim dhe komentim"*** nga Dr. Sejjid Kutbi, Shkup 1999.
4. Transmeton Taberaniu në ***"El-Evsat"***, (transmetuesit e këtij senedi janë njerëz të besueshëm.) Shih: ***"Mexhmeu-z-Zevaid"*** 2/119; Shih po ashtu: Jusuf el-Bedri ***"Suretu Jasin-El Xhamiatu li usulil akideti ve shuabil iman"*** fq. 22, Kajro 1984.
5. Këtë hadith e transmeton Bezzari. Është cekur edhe në tefsirin e Sujutiut ***"Ed-Durrul menthur..."*** vëll.12 fq. 313, Kajro 2003, ndërsa në veprën e Jusuf el-Bedri ***"Suretu Jasin - El Xhamiatu li usulil akideti ve shuabil iman"*** fq. 23, citohet nga tefsiri i Ibn Kethirit 6/542, se hadithi është i kategorisë "*hasen"*.
6. Imam Bejheki ***"El-Xhamiu li Shuabil iman"*** vëll. IV, fq.94, kapitulli:*"Vlera e sureve dhe ajeteve"*. nr. i hadithit: 2231, Rijad, 2003.
7. Dr.Vehbe ez-Zuhajli ***"Et-Tefsirul Vexhiz"*** fq. 441, Damask 1996 (Në këtë tefsir, ky hadith shënohet të jetë i kategorisë *"hasen"*),
8. Ebu Bekr el-Xhezairij ***"Ejseru-t-Tefasir"*** vëll. IV, fq.364, Medinë, 1997.
9. Transmetohet nga Bezzari në ***"El-Keshf"*** – **(**2305).
10. Transmeton Tirmidhiu – (hadithi 2812); Shih: Suneni i Darimiut, - vëll. IV **- *"Fedailul Kur'an"***, Kapitulli 21 - *"Rreth vlerës së Jasinit"*, hadithi nr. 3459 fq. 2149-Rijad, 2000; Shih: ***"Tefsir Ibn Kethir"*** vëll III fq. 737, Kuvejt 1998.
11. Shih Bezari 2304 në ***"Keshf"***, ndërsa këtë hadith Shejh Albani e konsideron *daif*-të dobët. Shih: ***"Silsiletu ehadith ed-daife"*** (Vëll.I, fq. 312-314). Rijad, 1992.
12. Ibn Atije el-Endelusi ***"El-Muharreru-l-Vexhiz..."***, vëll. IV. fq.445, Bejrut, 2001; Shih po ashtu: Muhamedinilkerim bin Abdullah ***"Hadaiku-rr-Rruh ve-rr-Rrejhan fi revabi ulumi-l-Kur'an"***, vëll.23, fq. 470, Bejrut, 2001.
13. Transmeton Ibn Hibbani në Sahihun e tij 7/269 nr. i hadithit (3002) duke e konsideruar këtë hadith si *"sahih"*; Po ashtu *"sahih"* e konsideron edhe Hakimi në ***"Mustedrek"***, vëll. 1/565, si dhe Imam Sujutiu në ***"El-Xhamiu-s-Sagir".***
14. Imam Bejheki ***"El-Xhamiu li Shuabil iman"*** vëll. IV, fq.96, kapitulli:*"Vlera e sureve dhe ajeteve"*. nr. i hadithit: 2235; Imam Sujutiu ***"Ed-Durrul Menthur fi tefsiri bil me'ëthur"***, vëll. 12, fq.311,
15. Suneni i Darimiut, - vëll.IV **- *"Fedailul Kur'an"***, Kapitulli 21 - *"Rreth vlerës së Jasinit"*, hadithi nr. 3458 fq. 2148-2149.
16. Suneni i Darimiut, - vëll. IV **- *"Fedailul Kur'an"***, Kapitulli 21 – *"Rreth vlerës së Jasinit"*, hadithi nr. 3460 fq. 2150; Këtë hadith e kanë përcjellur edhe Ebu Ja'ëla, Taberaniu, Ibn Merdevije dhe Bejhekiu në ***"Shuabi-l-Iman"***, ndërsa Ibn Kethiri për isnadin (vargun e transmetuesve ka thënë se është i mirë. Shih: ***"Muhtesar Tefsir Ibn Kethir"*** redaktuar nga Muhamed Ali es-Sabuni, vëll.III, fq. 154, Bejrut, 1981.
17. Suneni i Darimiut, - vëll. IV **-** Kreu: ***"Fedailul Kur'an"***, Kapitulli 21 - *"Rreth vlerës së Jasinit"*, hadithi nr. 3461 fq. 2150.
18. Po aty. hadithi nr. 3462, fq. 2151.
19. Dr.Abdulmexhid El-Bejanuni ***"El-Kavlu-l-mubin fi tefsiri sureti Jasin"*-** Xhedë (Arabia Saudite), 2002.
20. Transmeton Imam Ahmedi në *"Musnedin"* e tij nr. (16355); Shih: Hafidh Ibn Haxheri el Askelani në ***"El-Isabeh..."*** këtë isnad e konsideron të mirë "hasen". (Shih biografia e Gudajfit).
21. Transmeton Muslimi nga Ebu Hurejra r.a., se i Dërguari i Allahut ka thënë: *"Kur të vdesë biri i Ademit (njeriu) i ndërpritet puna e tij (burimet e sevapit), përveç tri gjërave: Lëmosha e vazhdueshme, lënia e diturisë prej të cilës kanë dobi (të tjerët), dhe një fëmijës i devotshëm, i cili bënë lutje për prindërit e tij."*
22. Për këtë gjë do të flasim inshallah në fund të komentimit të kësaj kaptine.
23. Dr.Muhamed bin Ashur ***"Et-Tahriru ve-t-Tenviru"*** , vëll. 22, fq. 342-343, Tunis 1984; Dr. Vehbete-z-Zuhajli ***"Et-Tefsirul Munir"*** vëll.22, fq. 288-289, Bejrut,1998.

**Mr. Adnan Simnica**

# Xhamia e parë e ndërtuar mbi tokë për njerëz

***"Shtëpia** (xhamia) **e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo që u ngrit në Bekë** (Mekë), **e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin. Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë** (Qabesë) **është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson** (ai nuk e viziton). **Allahu nuk është i nevojshëm për** (ibadetin që bëjnë) **njerëzit"** (Ali Imran, 96-97)*

Në ajetin paraprak, Allahu i Madhërishëm u është përgjigjur pohimeve të hebrenjve, të cilët pretendonin se ishin pasardhës të Ibrahimit a.s., duke konfirmuar gjithashtu se Ibrahimi a.s. ishte në fenë e vërtetë islame dhe asnjëherë nuk kishte qenë pabesimtar. Këtë të vërtetë ajeti paraprak e vërteton dy herë radhazi: ***"Thuaj: Allahu e tha të vërtetën, pra ndiqni fenë e vërtetë të Ibrahimit, sepse nuk u takonte idhujtarëve"***[1]. Thuaj o Muhamed a.s., Allahu xh.sh. e tha të vërtetën në atë që më lajmëroi dhe informoi në Kuran, prandaj pasoni fenë e Ibrahimit a.s., të cilën e obligoi Allahu xh.sh. edhe në Kuran, në të cilën nuk ka kurrfarë dyshimi dhe që është rruga e përkryer hyjnore: ***"Thuaj: "Vërtet Zoti im më udhëzoi në rrugë të drejtë, që është fe e drejtë, fe e Ibrahimit, që ishte larg besimeve të kota. Ai** (Ibrahimi) **nuk ishte idhujtar!"***[2]

Ithtarët e librit akuzonin Muhamedin a.s. se nuk ishte në fenë e Ibrahimit a.s. duke i thënë: 'Si është e mundur kjo, kur ti je nga më të afërmit e tij, dhe pejgamberët a.s. pas tij u drejtuan në drejtim të Jerusalemit, prandaj, po të ishe në fenë e tij, atëherë do të drejtoheshe edhe ti nga ajo, e jo nga Qabeja'? Si përgjigje ndaj tyre, Allahu xh.sh. në vijim u drejtohet atyre lidhur me ndryshimin e kibles dhe kthimin drejt Qabesë dhe rëndësinë që ka ajo.

Në vijim Allahu Fuqiplotë konfirmon qartë se kthimi i myslimanëve në drejtim të Qabesë është me rëndësi dhe me vlerë të madhe, ngase ajo është xhamia e parë e ndërtuar mbi Tokë në shërbim të njerëzve për adhurim ndaj Krijuesit,-kur Allahu xh.sh. urdhëroi Ibrahimin a.s. të ngrinte muret e saja dhe e veçoi për vizituesit, për ata që qëndrojnë dhe falen aty, duke e bërë edhe të dobishme dhe udhërrëfyese për njerëzit. Ibrahimi a.s. ishte i pari që ngriti muret e Qabesë pasi ishin shkatërruar nga tufani i Nuhut a.s., prandaj kur Kurani flet për Ibrahimin a.s., pa dyshim përmendet edhe ngjarja më madhe në historinë e jetës së tij, ajo e ngritjes së mureve të Qabesë. Gjithashtu, kur Allahu xh.sh. flet mbi polemikat në mes myslimanëve me Muhamedin a.s. në krye, të cilët e kishin Kuranin, dhe, anën tjetër, ithtarëve të librit, që kishin Tevratin e devijuar, - dëshiron të konfirmojë vërtetësinë e fesë së vërtetë të Ibrahimit a.s. dhe pasuesve të tij, që ishin myslimanët. Me një fjalë, Allahu xh.sh. kërkon që në mënyrë absolute të dominojë Fjala dhe Ligji hyjnor mbi atë njerëzor, ngase, nëse njerëzit pasojnë epshet dhe pasionet e tyre, atëherë shfaqen kundërthënie dhe gjykime të gabuara. Besimtari me besim të vërtetë, zbaton Ligjin hyjnor kur tek ai ekziston kjo ndjenjë e besimit dhe zbatimit praktik të tij, në të kundërtën jo. Kështu, besimtari me besim dhe zbatim të sinqertë, gjykon arsyeshëm në jetën e tij, dhe, kur vijen koha e namazit, duhet të kthehet nga ana që ka urdhëruar Allahu xh.sh. të kthehemi. A thua, pse? Sepse, kur Allahu i Madhërishëm ka zbritur mëshirën, bereqetin dhe begatitë, dëshiron që besimtari të jetë i gatshëm për t'i pranuar ato, dhe ka urdhëruar kthimin nga shtëpia e shenjtë - Qabeja, në mënyrë që ata ta kenë përkushtimin e njëjtë dhe unik drejt saj, të gjitha shpalljet e pejgamberëve të unifikuara, dhe unifikim e lidhje e fortë në mes anës shpirtërore të besimtarit dhe drejtimit të synuar. E tërë toka në të cilën adhurohet Allahu xh.sh., në Islam konsiderohet vendfalje, dhunti, të cilën nuk e kishin popujt para nesh, për se Muhamedi a.s. tha: "*Më është bërë mua toka vendfalje (xhami) dhe pastërti*"[3]

Me të vërtetë në çdo vend në tokë, besimtari mund ta adhurojë Krijuesin Fuqiplotë, por ka dallim në mes vendfaljes ngado dhe xhamisë, ngase punëtori mund ta adhurojë Allahun xh.sh. në fabrikë, nxënësi në shkollë ose bujku në arë dhe udhëtari aty ku të mundet, dhe më pastaj, po aty, secili të vazhdojë punën e tij, mirëpo, kur njeriu ndërton xhami, atëherë i ndalohet që aty (në xhami) të zhvillojë tjetër punë përveç adhurimit të Krijuesit. Kur të hyjnë besimtarët në xhami, i përkushtohen vetëm Allahut xh.sh. me adhurim, por se nga dhe si të drejtohen brenda në xhami apo të lihen të lirë të drejtohen nga cila anë ata dëshirojnë? Jo! Besimtarët duhet të drejtohen nga një vend dhe anë e caktuar, që është Qabeja në Mekë, dhe në çfarëdo vendi të



ndodhen, të gjithë besimtarët gjatë namazit kthehen drejt Qabesë. A thua, pse ndodh kjo? Allahu i Madhërishëm thotë: ***“Të Allahut janë edhe** (anët nga) **lindja dhe perëndimi, dhe ngado që të ktheheni, aty është anë e Allahut”***[4]**.** Ky ajet përforcon kthimin e fytyrave drejt Qabesë, ngase njerëzit së pari njohën lindjen e perëndimin dhe më pastaj veriun e jugun, dhe me përsosjen e mjeteve teknologjike, mësuan verilindjen, veriperëndimin, juglindjen dhe jugperëndimin. D.m.th. të gjitha anët janë të Allahut xh.sh., dhe drejtimi drejt Qabesë vërtetohet edhe nga ky ajet kuranor. Kur në ndonjë rast njeriu drejtohet në drejtim të Qabesë, ndodh që lindja të mbetet mbrapa tij dhe perëndimi përpara, kurse në një tjetër, kur besimtar kthehet nga Qabeja, doemos fytyra e tij përballet me fytyrën e tjetrit që është drejtuar drejt Qabesë nga një anë krejt tjetër, dhe kështu njerëzit drejtohen drejt Qabesë nga të gjitha anët. Ndaj, Fjala e Allahut xh.sh.: ***“Të Allahut janë edhe** (anët nga) **lindja dhe perëndimi”,*** d.t.th. të gjitha krijesat janë të drejtuara në drejtim të Qabesë, dhe s’ka prioritet tek Allahu ndonjë anë më shumë se tjetra.[5]

Nëpërmjet pjesës së ajetit: “***Shtëpia** (xhamia) **e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo që u ngrit në Bekë** (Mekë)*”, vërtetohet qartë se Qabeja është faltorja – xhamia e parë për adhurim, e ndërtuar mbi tokë për njerëz. Kjo nuk përjashton mundësinë që në tokë të ketë pasur edhe shtëpi të tjera adhurimi për krijesat e tjera, por Qabeja është xhamia e parë për adhurim të Krijuesit nga ana e njerëzve. Kur është pyetur Muhamedi a.s. nga një njeri: A është Qabeja shtëpia e parë e Zotit mbi tokë, ai është përgjigjur duke sqaruar se edhe para saj ka pasur shtëpi të tjera, por Qabeja është e para për njerëz. Kjo mbështetet edhe nga fakti se para njeriut ka pasur krijesa tjera, siç janë xhinët dhe engjëjt. A nuk tha Allahu xh.sh.: ***“E xhinët i krijuam më parë nga zjarri, nga flaka e fortë”***[6], ose ajeti tjetër: ***“****(Përkujto Muhamed)* ***Kur Zoti yt u tha engjëjve: “Unë po krijoj*** *(po përcaktoj)* ***në tokë një zëvendës”! Ata thanë: “A do të vësh në të atë që bën çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne Të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë”! Ai tha: “Unë di atë që nuk e dini!”***[7]**.** Këto fjalë nuk janë të thëna nga njerëzit, po nga engjëjt, prandaj Fjala e Allahut xh.sh. vërt-



eton se Qabeja është xhamia e parë e ndërtuar për njerëz, dhe, po të donte Allahu të na informonte se Qabeja është shtëpia e parë e ndërtuar mbi tokë për adhurim, do të thoshte: “Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar në tokë”, dhe nuk do të theksonte fare llojin e krijesave, për të cilat është ndërtuar ajo. E Allahu nuk tha kështu, por theksoi llojin e krijesave - njerëzit: **“*Shtëpia*** *(xhamia)* ***e parë e ndërtuar për njerëz*”.**[8]

Transmetohet nga Ebu Dherri të ketë thënë: E pyeta Muhamedin a.s.: *Cila është xhamia e parë e ndërtuar mbi tokë?: Ai u përgjigj: Mesxhidul Harami - Qabeja. Më pas, cila? Ai tha: Mesxhidul Aksaja (në Jerusalem). E pyeta: Sa vjet ka ndërmjet tyre? Ai tha: Katërdhjetë vjet. Më pas, cila? Ai tha: Ku të zë koha e namazit, falu, sepse e tëra është xhami (vend faljeje).”*[9]

Ibrahimi a.s. vetëm ngriti muret e saj, sepse, sa kohë që në Kuran thuhet: **“*Shtëpia*** *(xhamia)* ***e parë e ndërtuar për njerëz”,*** kjo lë të kuptohet se ajo ekziston që nga Ademi a.s., sepse edhe para Ibrahimit a.s. ka pasur njerëz, dhe si mund të qëndrojë pohimi i dikujt se para tij njerëzit s’paskan pasur xhami, apo se nuk do të ketë as për njerëzit pas tij? Njerëzit që kanë jetuar para Ibrahimit a.s., kanë gëzuar të njëjtat të drejta tek Allahu xh.sh., ashtu siç i gëzojnë edhe njerëzit pas tij, e Allahu xh.sh. patjetër që kishte bërë edhe për ta shtëpi-xhami adhurimi, d.t.th. Qabeja ka shërbyer faltore adhurimi edhe për ta. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. tha: ***“Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë*** *(Qabesë-luteshin):* ***“Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di!”***[10]**.** Me këtë ajet Allahu sqaron se me të vërtetë Ibrahimi dhe Ismaili a.s. vetëm kishin ngritur muret e saj, ngase themelet ekzistonin edhe më herët, pra ka ekzistuar gjatësia dhe gjerësia e themeleve, të cilat përkufizojnë vendin e saj saktësisht. Këtë e kuptojmë edhe nga ngjarja e Ibrahimit a.s., kur ai la gruan dhe djalin, Ismailin a.s., në vendin ku e dinte se ekzistonte Qabeja, në luginën pa ujë dhe pa bimë. Dhe, kur gruaja kuptoi se Ibrahimi a.s. ishte i urdhëruar të vepronte ashtu nga Allahu xh.sh., atëherë u qetësua dhe gjeti shprehjen besimi i saj i fortë në Allahun. Në Kuran përshkruhen kështu fjalët e Ibrahimit a.s.: **“*Zoti ynë! Unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, e pranë shtëpisë Sate të shenjtë. Zoti ynë*** *(i vendosa aty)* ***që të falin namazin, pra bëj që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata, dhe, për të falënderuar me mirënjohje, furnizoji ata me fruta”***[11]

Nga kjo kuptojmë se, kur Ibrahimi a.s. vendosi gruan e tij dhe Islmailin a.s. në luginën ku gjendej shtëpia e shenjtë (Qabeja), aty në atë kohë ajo ekzistonte dhe kjo argumenton ekzistimin e saj edhe para kohës së Ibrahimit a.s.. Ndërsa rreth emrit “Bekë” të theksuar në ajet, kemi disa mendime të komentuesve të Kuranit, por më i njohuri është mendimi se ai është një nga emrat e shumtë të Mekës së ndritshme.[12]

Qabeja është e dobishme dhe me shumë të mira për ata që kryejnë Haxhin, umren dhe adhurimin në të, dhe është udhërrëfyese për mbarë njerëzit, ngase është kible e tyre dhe pikësynim jetësor për ta.[13] Ajo është e dobishme, sepse në të shumëfishohet shpërblimi i veprave të mira dhe adhurimeve që bëjnë besimtarët, dhe udhërrëfyese, sepse u mëson besimtarëve rrugën e pendimit dhe rrugën për në Xhenet.




Transmetohet nga Muxhahidi të ketë thënë: "U lavdëruan hebrenjtë duke thënë: Xhamia e Kudsit në Jerusalem është më e vlefshme dhe më madhështore sesa Qabeja, ngase ajo është vendqëndrimi i pejgamberëve dhe ajo është në tokën e shenjtë! Ndërsa, myslimanët thanë: "Jo, Qabeja është më e vlefshme, prandaj zbriti ajeti: ***"Shtëpia** (xhamia) **e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo që u ngrit në Bekë** (Mekë), **e dobishme udhërrëfyese për mbarë njerëzimin".*** [14]

Përderisa Qabeja është xhamia e parë e ndërtuar për njerëz, pa dyshim që ajo ka një vlerë dhe nam shumë të madh, prandaj Allahu Fuqiplotë në të ka bërë shenja të qarta dhe argumente mbi shenjtërinë e saj. Ai tha: "***Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt***". Në këtë ajet shohim qartë se shprehja "*shenja të qarta*" ka ardhur në shumës, që është një sinjal i qartë se, me të parë vendin e Ibrahimit a.s., ne shohim shumë argumente të qarta, ngase Allahu xh.sh. kërkoi nga ai që të përmbushte urdhrat e Tij, dhe Ibrahimi a.s. i kreu me vullnet dhe në mënyrë të plotë, madje ai deshi t'i ngrinte muret e saj mbi mundësinë e zgjatjes së duarve të tij, prandaj mori një gur që të qëndrojë mbi të, si skele, dhe në këtë mënyrë Allahu xh.sh. zbuti gurin me fuqinë e Tij absolute dhe aty mbetën gjurmat e këmbëve të Ibrahimit a.s.. Pasi që Allahu urdhëroi Ibrahimin a.s. të ngrinte muret e Qabesë, ai e kreu këtë detyrë, madje deshi të bënte edhe të pamundurën në përmbushje të këtij obligimi që e mori. Ky është kuptimi i ajetit kuranor: ***"Përkujto** (O i dërguar) **kur Zoti i vet, Ibrahimin e provoi me disa obligime, e ai i përmbushi ato, e Ai i tha: "Unë po të bëj ty prijës** (imam) **të njerëzimit! Ai tha:** "(bëj o Zot) **Edhe nga pasardhësit e mi!"** (Zoti) **Tha: "Mirësinë Time nuk mund ta gëzojnë mizorët!""*** [15]

Allahu xh.sh. urdhëroi që ky vendqëndrim i Ibrahimit a.s. të shërbejë si vendfaljeje për myslimanët, prandaj tha: ***"Vendin ku qëndroi Ibrahimi, pranojeni për vendfalje!""*** [16]

Allahu i Madhërishëm e bëri Qabenë me shenja dhe argumente të qarta, ngase famën, nderin dhe madhështinë e saj i ngriti në mbarë botën dhe në të gjitha kohët. Ai që e viziton atë me ëndje dhe vullnet, dëshiron ta vizitojë përsëri, dhe askush s'mund të shijojë madhështinë dhe ngritjen shpirtërore përveçse me vizitën e saj. Nga dobitë e saj janë edhe paqja dhe siguria në të, andaj kush hyn në të, është i sigurt, ajo shërben si vend qetësimi dhe shpëtimi për të gjithë, një nder që nuk e gëzon asnjë vend tjetër në botë. Siguria dhe paqja mbretrojnë që nga koha kur u ngritën muret e saj nga Ibrahimi dhe Ismaili a.s., dhe një gjendje e tillë mbretëronte edhe në kohën e injorancës, para Islamit tek arabët (para dërgimit të Muhamedit a.s.), kur njerëzit kishin devijuar nga feja e Ibrahimit a.s. dhe ishin bërë idhujtarë, një fakt ky i dëshmuar edhe në Kuran: ***"A nuk e kanë vërejtur ata se Ne e kemi bërë vendin e shenjtë** (Mekën) **të sigurt, e njerëzit përreth saj rrëmbehen** (plaçkiten, mbyten)**".*** [17]

Dikush mund të thotë se disa ngjarje të pakontrolluara që nganjëherë kanë ndodhur aty, bien ndesh me Fjalën e Allahut të Madhërishëm, ngase hanxhinjtë nuk e ndienin veten të sigurt. Kjo nuk është e vërtetë, sepse Allahu xh.sh. e ka bërë Qabenë vend të sigurt, por edhe ka kërkuar që ajo të jetë vend sigurie dhe paqeje edhe nga ana e njerëzve, dhe të mos ndodhin në të armiqësi dhe konflikte, d.t.th. ka kërkuar edhe nga njerëzit që të respektojnë paqen dhe sigurinë në të. Me këtë sikur do të thotë: O ju besimtarë, kush të hyjë në shtëpinë e shenjtë, le të jetë i sigurt. Sa për ilustrim, të marrim një shembull: Kur ndonjë prind i thotë të birit: O biri im, shtëpia jonë është e hapur për mysafirë, prandaj kushdo hyn në të, duhet respektuar. A tregon kjo se secili që hyn në këtë shtëpi doemos është respektuar apo nganjëherë kjo kërkesë e prindit është kundërshtuar? Urdhri dhe kërkesa e tillë nga prindi për të birin, mund edhe të zbatohet, por mund edhe të kundërshtohet. Në këtë kuadër qëndron edhe Fjala e Allahut xh.sh.: ***"dhe kush hyn në të, ai është i sigurt",*** që është urdhër dhe kërkesë hyjnore, por ajo mund të zbatohet, po mund të ketë edhe të atillë që e kundërshtojnë atë dhe nuk e zbatojnë Urdhrin hyjnor të Allahut xh.sh..

"***Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë** (Qabesë) **është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo".***

Me këtë pjesë të ajetit, sipas shumicës së madhe të komentuesve të Kuranit, është bërë obligim Haxhi për të gjithë ata që kanë mundësi. Haxhi është një nga bazat kryesore të Islamit, e argumentuar edhe në Kuran, në Synet dhe në konsensus të ymetit islam. Haxhi është obligim një herë në jetë, për ata që kanë mundësi. Transmetohet nga Ebu Hurejra se Muhamedi a.s. kishte thënë: *"O ju njerëz, ju është bërë obligim Haxhi, prandaj kryejeni atë".* [18]

Haxhi është obligim vetëm për ata që kanë mundësi financiare për ta kryer, për se transmeton Enesi r.a. se kur është pyetur Muhamedi a.s. rreth ajetit: ***"për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo",*** - me se ka të bëjë ***"udhëtimi"?*** - ai është përgjigjur: "*Mundësia materiale (pasuria) dhe udhëtimi i sigurt*". [19]

Gjithashtu, në ajet vëmë re një urtësi të veçantë, sepse Allahu i Madhërishëm lidhur me përcaktimin e obligimeve të tjera ka thënë shkoqur: ***"O ju që besuat, ju është bërë obligim juve...",*** kurse me rastin e obligimit të Haxhit, Allahu xh.sh. ka përdorur shprehjen: ***"për njerëzit",*** që përmban dy porosi të rëndësishme:

- E para qëndron në faktin se vizita e Qabesë në atë kohë u kërkua edhe prej hebrenjve (ithtarëve të librit), të cilët kundërshtonin dhe polemizonin kthimin e myslimanëve në namaz në drejtimin e Qabesë, sepse ajo ishte ngritur nga Ibrahimi a.s. (duke e ditur se hebrenjtë rrjedhin nga i biri i Ibrahimit a.s., Is'haku), por hebrenjtë më pas devijuan nga feja e pastër islame e Ibrahimit a.s. dhe kaluan në besim të gabuar.
- Dhe e dyta qëndron në thirrjen e përgjithshme për të gjithë njerëzit, se ata duhet ta pranojnë këtë fe të vetme hyjnore (Islamin) dhe të drejtohen për vizitë (Haxh) në Qabe.[20]

Transmetohet nga Ikreme të ketë thënë: Pasi që zbriti ajeti: ***"E, kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk i pranohet",*** hebrenjtë thanë: Ne jemi myslimanë! Atëherë Muhamedi a.s. u tha: Allahu xh.sh. ka bërë obligim për myslimanët Haxhin. Kurse ata thanë: Për ne nuk është bërë obligim, dhe refuzuan ta kryejnë atë, prandaj zbriti ajeti: ***"e kush nuk e beson*** *(ai nuk e viziton).* ***Allahu nuk është i nevojshëm për*** *(ibadetin që e bëjnë)* ***njerëzit"***[21]

Haxhi është kongres vjetor i myslimanëve nga mbarë bota, ngase myslimanët ia mësyjnë Qabesë në kohën e Haxhit si përgjigje ndaj thirrjes hyjnore të Allahut xh.sh. e bërë përmes gojës së Ibrahimit a.s.: ***"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta".***[22]

Allahu i Madhërishëm është absolut në çdo çështje dhe s'ka nevojë aspak për adhurimin e njerëzve, d.m.th. as nuk i shtohet e as nuk i pakësohet pushteti dhe madhështia e Tij nëse njerëzit I bëjnë adhurime apo jo, siç është edhe rasti i Haxhit, por ata që mohojnë obligueshmërinë Haxhit, kështu kanë mohuar Islamin dhe kanë kaluar në mosbesim, ndërsa ata që kanë mundësi ta bëjnë e nuk e kryejnë, ata janë besimtarë mëkatarë. Dijetarët islamë mohimin e kanë kategorizuar në dy grupe: mohim të Allahut dhe mohim ndaj begative të Tij. Sa për ilustrim, po theksojmë ajetin kuranor, në të cilin Allahu Fuqiplotë sjell këtë shembull: ***"Allahu sjell si shembull një fshat*** *(vendbanim)* ***që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, po ata*** *(banorët)* ***i përbuzën të mirat e Allahut. Atëherë Allahu, për shkak të sjelljes së tyre, u ngjeshi*** *(u veshi)* ***petkun e urisë dhe të frikës".***[23]



Pra, ai që ka mundësi ta kryejë Haxhin dhe nuk e kryen atë një herë në jetë, atëherë bën mëkat, d.m.th. në një mënyrë injoron të mirat dhe begatitë e Allahut ndaj tij. Tani të shohim saktësinë e fjalës kuranore: ***"e kush nuk e beson*** *(ai nuk e viziton),* ***Allahu nuk është i nevojshëm për*** *(ibadetin që e bëjnë)* ***njerëzit",*** sepse dikush mund të thotë: Përse Allahu nuk tha: "e kush nuk e beson (ai nuk e viziton), Allahu nuk është i nevojshëm për të"? Kjo sepse Allahu i Madhërishëm nuk është i nevojshëm për askënd nga krijesat, absolutisht, Ai nuk është i nevojshëm as për atë që kryen Haxhin dhe as për atë që nuk e kryen, por rezultati i kryerjes së adhurimeve kthehet tek krijesat, në këtë rast tek besimtarët. Pra, ai që kryen Haxhin me sinqeritet, devotshmëri dhe përkushtim maksimal, arrin falje mëkatesh dhe shpërblim të madh nga Krijuesi si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

---

*Fusnotat:*

1. Ali Imran, 95.
2. El En'amë, 161.
3. Tefsiri i Muhamed Muteveli Esh Sharavit, vëll. i tretë, faqe 1626, pa vit. Botimi, Kajro. Ndërsa hadithi është i transmetuar në gjashtë koleksionet e njohura të hadithit.
4. El Bekare, 115.
5. Tefsiri i Muteveli Esh Sharavit, faqe 1628.
6. El Hixhr, 27.
7. El Bekare, 30.
8. Tefsiri i Sharavit, faqe 1630.
9. Tefsir El Kuran El Adhim, Ibni Kethiri, vëll. i parë, faqe 383, pa vit botimi, Kajro. Ndërsa hadithi i theksuar transmetohet nga Buhariu, Muslimi dhe Ahmedi.
10. El Bekare, 127.
11. Ibrahim, 37.
12. Tefsiri i Ibni Kethirit, faqe 383.
13. Envaru Et Tenzil ve Esraru Et Te'vil, Imam El Bejdavi, vëll. i parë, faqe 171, viti i bot. 1999, Bejrut.
14. Esbabu En Nuzul, Imam En Nisaburi, faqe 99, viti i bot. 1996, Kajro.
15. El Bekare 124.
16. El Bekare 125.
17. Fi Dhilalil Kuran, Sejjid Kutb, vëll. i parë, faqe 435, viti i bot. 1996, Kajro. Ndërsa ajeti, El Ankebutë 67.
18. Ibni Kethiri, faqe 385.
19. Ibni Kethiri, faqe 385.
20. FI Dhilalil Kuran, Sejjid Kutb, faqe 435.
21. Tefsir El Xhelalejni, Xhelaludin Ee Mahali – Xhelaludin Es Sujuti, faqe 148, viti i bot. 1995, Damask.
22. El Haxhxh, 27.
23. En Nahl, 112.

## Muhammedit a.s.

*Në shtatë palë tokë e shtatë palë qiell*
*Nuri yt skaj më skaj e ka përshkuar*
*Të gjallë e të vdekurit me sy t'këndell*
*E deshën atë dritë për ta hirësuar*

*Me emrin Tënd yjet e fatit ndriçojnë*
*Prej ëndrrës në zhfëndërr kur hyjmë*
*Hirësitë tuaja le të na përjetësojnë*
*Në çastin kur të marrim të fundmen frymë*

***Adem Zejnullahu***

# Udhëtimi i haxhit

**Dr. Jusuf El Kardavi**

Jemi në ditët e Haxhit, e Haxhi është shtylla e pestë e Islamit, me të cilën Allahu i ka plotësuar ritualet dhe obligimet që duhen zbatuar, që Ai i ka bërë shtylla të Islamit.

"Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo"[1]. Kryerja e Haxhit është obligim për çdo mysliman (dhe myslimane), që ka mundësi fizike dhe financiare, që posedon ushqimin dhe mjetin e udhëtimit, siç është cekur në një hadith:

"Një njeri i tha Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem): Kush e ka obligim Haxhin? Ai tha: Ai që posedon ushqim dhe mjet të udhëtimit"[2]. Do të thotë, që të posedojë shpenzimet e udhëtimit për në Shtëpinë e Allahut, dhe shpenzimet e qëndrimit të tij atje, çdo njeri aq sa ka nevojë për vete.

Në kohën tonë E falënderojmë Allahun që nuk ankohemi për numrin e vogël të haxhinjve, madje ndoshta mund të ankohemi për numrin e madh të haxhinjve dhe mbipopullimin e tyre në sezonin e Haxhit, nga ata që e kryejnë Haxhin për herë të shtatë, ose të dhjetë, ose të njëzetë apo të katërdhjetë.

Falënderimi I qoftë Allahut që shtëpia e shenjtë "Qabeja" është e mbushur me ata që sillen rreth saj (e bëjnë tavafin), kërkuesit e haxhit janë të shumtë për çdo vjet, e shumica e tyre janë nga ata që s'u jepet mundësia.

Ligjërata ime s'do të jetë për këtë obligim, e as për mospërfillësit e tij, por do të jetë për sekretet e këtij Haxhi, për urtësitë që i ka përcaktuar kjo fe pas këtij riti madhështor.

Haxhi është përkujtim i njerëzve për babanë e pejgamberëve, Ibrahimin (alejhis-selam), që e ka ndërtuar shtëpinë e shenjtë "Qabenë", në të cilën njerëzit e kryejnë Haxhin. Kjo shtëpi është ajo që Allahu e ka obliguar çdo mysliman të drejtohet nga ajo pesë herë në ditë për çdo ditë, nëse i fal vetëm farzet, e kthen fytyrën e tij nga ana e xhamisë së shenjtë "Qabesë":

"Dhe ngado që të dalësh, ktheje fytyrën tënde nga ana e xhamisë së shenjtë (Qabeja) dhe kudo që të gjendeni, ktheni fytyrat tuaja nga ana e saj"[3].




Këtë shtëpi e kanë ndërtuar Ibrahimi dhe i biri i tij, Ismaili (alejhis-selam):

"Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesëluteshin): Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di!"[4]. Është shtëpia e parë që është ndërtuar dhe ngritur vetëm për adhurimin e Allahut.

Qabeja, shtëpia e shenjtë, është obliguar për ne që të drejtohemi nga ajo në namazet tona, ajo është kibleja e myslimanëve, dhe gjatë jetës sonë të sillemi rreth saj (të bëjmë tavaf) një herë, gjatë përmbushjes së këtij obligimi madhështor. Të sillemi rreth shtëpisë e t'i kryejmë ceremonitë rreth saj dhe afër saj.

### Haxhi energji e madhe shpirtërore

Allahu i Madhëruar e ka bërë Haxhin rit të veçantë, në të ka energji shpirtërore, emocionale dhe sentimentale për njeriun mysliman, që shkon në atë tokë, i veshur me ihrame. Ç'do të thotë i veshur me ihrame? Të vendosë për Haxh për në shtëpinë e Allahut, i zhveshur (nëse është burrë) nga rrobat e tij të zakonshme, rrobat që janë të qepura dhe të zbukuruara, e i veshur me rrobat natyrore, rrobat e zakonshme, në të cilat s'ka qepje të rrobaqepësit, s'ka zbukurim e as disejnim të njerëzve, është më e afërta që mund t'i ngjajë veshjes me të cilën varroset i vdekuri mysliman (qefini), me atë që vishen besimtarët nga rrobat e bardha (ihramet).

Disa filozofë u kanë bërë thirrje njerëzve që ndonjëherë të heqin dorë nga jeta e qytetëruar, artificiale e e prodhuar, dhe që të kthehen herë pas here në natyrë, që të jetojnë në mesin e saj, të largohen nga angazhimet me të cilat kanë ngarkuar vetjet e tyre.

Kjo është kthesë në pastërtinë natyrore.

Haxhiu i vesh ihramet dhe shkon në atë tokë të shenjtë, i përkujton ngjarjet e Ibrahimit (alejhis-selam) prej së largu, dhe ngjarjet e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) prej së afërmi.

### Sugjerimet e këtyre ritualeve

Me të vërtetë, forca e shoqërisë islame e uniteti i saj, zhveshja e saj nga çdo stoli e kësaj bote, dhe thirrjet e saj për Allahun: "Lebbejke Allahumme lebbejk. Lebbejke la sherike leke lebbejk. Innel-hamde, venni'mete leke vel-mulk. La sherike leke" (Të përgjigjem, o Zot, Ty, Zoti im, të përgjigjem. Të përgjigjem Ty, Që nuk ke shok, të përgjigjem Ty.

Për Ty është çdo lëvdatë e falënderim, dhunti e pushtet. Ti nuk ke shok), - këto fjalë lënë gjurmë në shpirtin e myslimanit dhe e stimulojnë atë nga brenda.

Këto kuptime e tronditin myslimanin në thellësitë e tij, dhe e shndërrojnë atë në një krijesë të re, sikur të ishte i lindur rishtazi. Rikthehet me zemër të pastër dhe të dëlirë, me vendosmëri për respekt dhe pendim për mëkatet e bëra. Prandaj, e shohim njeriun që pas Haxhit ndryshon dhe bëhet njeri tjetër. E ka thënë të vërtetën Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), kur ka thënë:

"Kush e kryen Haxhin, duke mos shkelur kushtet e tij, kthehet nga mëkatet e tij sikur atë ditë që e ka lindur nëna e vet"[5]. Ka lindur rishtazi.

## Haxhi zgjerim i horizonteve të myslimanit

Haxhi zgjeron horizontet e myslimanit, - myslimanit që ka jetuar në atdheun e tij dhe nuk ka dalë jashtë tij, as që di ndonjë vend tjetër veç tij, e as që ka dëgjuar për ndonjë vend tjetër veç tij, - Haxhi ia ngre gradën e tij, e lidh atë me Botën Islame, i takon myslimanët nga e tërë bota, nga popujt e ndryshëm, nga shtetet e ndryshme, me gjuhë e ndryshme, me poste e pozita të ndryshme, i zgjerohet horizonti i tij, e njeh madhështinë e këtij Islami dhe universalitetin e tij, zgjerimin e horizonteve të tij, dhe mëson se ai ka vëllezër myslimanë nga e tërë bota.

Këto janë disa nga dobitë e tij, në të cilat ata janë të pranishëm gjatë Haxhit:

"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta. (vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që ta përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi)"[6].

Disa nga dobitë janë materiale (tregtare), e disa shokë të Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) i druheshin tregtisë gjatë kohës së Haxhit, nga frika se ajo do t'i pengonte në nijetin e sinqertë të këtij adhurimi, ndërsa Allahu xh. sh. e zbriti Fjalën e Tij:

"Nuk është mëkat për ju të kërkoni begati nga Zoti juaj (të bëni ndonjë tregti gjatë Haxhit)"[7]. Nuk është mëkat të tregtosh gjatë kohës së Haxhit, të kërkosh mirësinë dhe furnizimin e Allahut, meqë qëllimi kryesor yti është kryerja e këtij obligimi.

## Haxhi stërvitje e volitshme për praktikimin e parimeve të Islamit

Po ashtu, Haxhi është stërvitje e volitshme praktike për parimet e larta, me të cilat erdhi Islami:

**1- Stërvitje për përballimin e vështirësive**

Njeriu shkon në Haxh, largohet nga atdheu i tij, nga familja dhe të dashurit e tij, largohet për hir të Allahut xh. sh., një largim që s'kërkon asgjë prej tij veçse kënaqësinë e Tij, i përballon vështirësitë dhe mundimet e udhëtimit, se udhëtimi është pjesë e dënimit çfarëdo qoftë mjeti i udhëtimit. Është njësoj, nëse udhëton nëpër tokë, det apo ajër, udhëtimi është pjesë e dënimit. Në të kaluarën udhëtimi për në Haxh bëhej me kafshë, mirëpo s'kishte nevojë për viza e as procedura të tjera të udhëtimit, si ato të sotmet.

Allahu s'ka dashur që këtë Haxh ta bëjë në ndonjë vend të bukur, si Libani a Zvicra, mirëpo dëshira e Tij ishte që Haxhi të bëhet në një luginë pa bimë. Po ashtu, Allahu ka dashur që kohën e Haxhit ta lidhë dhe ta lëvizë sipas muajve hënorë:



"Haxhi është në muajt e caktuar"[8]. Shewal, Dhul Ka'de dhe Dhul Hixhxhe, e këta muaj sillen sipas stinëve të vitit, ndonjëherë Haxhi bie në verë, ndonjëherë në pranverë, ndonjëherë në dimër, njësoj si agjërimi, në mënyrë që myslimani të mësohet për kryerjen e obligimeve të tij në çdo stinë të vitit.

Ka dashtë përcaktimi i Allahut që myslimanin ta ngarkojë me përballimin e vështirësive: të zbresë në këtë luginë të ngushtë, në Mina, të strehohet në shatorre, dhe të jetojë një jetë që është e ngjashme me jetën e kampistëve dhe endacakëve, të flejë mbi guraleca, aq sa mund ta bëjë atë.

Ky është Haxhi.

Haxhi është udhëtim i vështirë, në të cilin myslimani flijon veten dhe pasurinë e tij. Disa nga adhurimet islame janë adhurime fizike, si namazi e agjërimi, e disa janë financiare-materiale, si zekati, e disa të tjera kanë elemente ndërmjet adhurimeve fizike dhe materiale, si haxhi, që është adhurim fizik-material, gjatë tij njeriu i përballon vështirësitë, flijon nga vetja e tij dhe shpenzon nga pasuria e tij.

Myslimani duhet ta kërkojë pasurinë e lejuar (hallall). Ta kryejë haxhin nga pasuria e mirë dhe e lejuar. Haxhi i pranuar është ai që bëhet me pasuri të mirë e të lejuar, me qëllim të pastër, gjatë tij të mos ketë marrëdhënie me gruan, të mos i shkelë kushtet e tij, dhe as të mos shkaktojë grindje:

"Umra deri në umre është mbrojtëse kundër mëkateve të haxhiut (të bëra ndaj Allahut xh. sh.), ndërsa haxhi i pranuar (i kryer me dinjitet) pa mëkate e i respektuar (tek Allahu), për këtë s'ka shpërblim (tjetër) përveçse Xhenneti"[9].

**2- Stërvitje për barazi**

Myslimani stërvitet në Haxh për përballimin e vështirësive, po ashtu stërvitet për kuptimin e barazisë. Islami erdhi dhe i njoftoi njerëzit se ata janë të barabartë si dhëmbët e krehrit, po ashtu edhe adhurimet e Islamit erdhën për të konfirmuar një gjë të tillë, si namazi me xhemat, çdo person qëndron afër atij që është në të djathtën e tij e në të majtën e tij, rojtari qëndron pranë ministrit, i vogli pranë të madhit, dhe i pasuri pranë të varfrit.

Mirëpo, në namaz njerëzit vazhdojnë të jenë të dalluar për rrobat dhe shenjat e tyre, njëri vesh xhaketë e tjetri kostum, njëri vesh rroba të shtrenjta e tjetri rroba të lira, ky vë një kapelë në kokë e tjetri një shall, kurse në Haxh njerëzit janë larguar dhe i kanë zhveshur të gjitha këto shenja dalluese, dhe i kanë veshur këto rroba të bardha, që janë më të afërtat dhe mund t'i ngjajnë veshjes me të cilën varroset i vdekuri mysliman (qefinit).

Disa njerëz mendojnë se e ndaluar është vetëm rroba e qepur, pra ajo rrobë që është qepur, jo, qëllimi është prodhimi dhe dizenjimi, qëllimi është rroba e qepur posaçërisht për trupin e njeriut. Të veshë njeriu diçka të ngjashme me fundin e grave, as ky s'është qëllimi. Qëllimi është që njeriu t'i veshë rrobat natyrore, dhe të stërvitet për kuptimin e barazisë, këtë e dëshiron Islami.

Të gjithë qëndrojnë në fushën e Arefatit, janë barazuar para Allahut xh.sh., të gjithë të barabartë. Për këtë Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), në mesin e ditëve të teshrikut ka thënë:

"O ju njerëz! Vërtet Zoti juaj është Një dhe babai juaj është një. Kujdes! Nuk ka përparësi arabi ndaj joarabit, as joarabi ndaj arabit, as i kuqi ndaj të ziut, as i ziu ndaj të kuqit përveçse në devotshmëri"[10].

Haxhi është stërvitje për barazi të vërtetë.

**3- Stërvitje për bashkim (unitet)**

Haxhi po ashtu është stërvitje për bashkim, ky është një ymet, që besojnë në Një Zot, pasojnë një Pejgamber, kryejnë të njëjtat rituale, kanë një qëllim dhe një sistem. Andaj në Haxh manifestohet ky unitet: Uniteti në simbole, rituale, qëllime, veprime (të gjithë i kryejnë veprimet e njëjta) dhe uniteti në fjalë e brohoritje: "Lebbejke Allahumme lebbejk..." (Të përgjigjem, o Zoti im, të përgjigjem...).

Ky unitet personifikon këtë kuptim të madh:

"Kjo fe është juaja dhe është e vetmja fe (e shpallur), kurse Unë jam Zoti juaj, pra Më adhuroni vetëm Mua"[11]. Ymeti duhet të qëndrojnë si tullat e ngjeshura të një ndërtese që forcojnë njëra-tjetrën; sidomos kur ta godasë ndonjë fatkeqësi apo ndonjë provë e rëndë, atëherë duhet të personifikohet uniteti i tij.

Haxhi personifikon këtë unitet dhe këtë kuptim madhështor.

**4- Personifikimi i kuptimit të paqes**

Po ashtu, Haxhi personifikon edhe një kuptim tjetër, dhe e stërvit njeriun për të, e ai është kuptimi i "paqes".

Myslimanët akuzohen se janë thirrës për luftë, sa kohë që myslimanët janë thirrës të paqes. Udhëtimi i Haxhit është stërvitje e kuptimit të paqes, ai është një udhëtim i paqes, në tokën e paqes dhe në kohën e paqes.

Vendi i Haxhit është vend i paqes: Toka e shenjtë, Qabeja, Shtëpia e ndalimit të konflikteve, kushdo që hyn në të, ai është i sigurt; për këtë Umer ibn Hattabi (radijall-llahu anhu) ka thënë:

"Edhe sikur në Qabe të gjeja vrasësin e babait tim, nuk do ta prekja me dorë".

"Dhe kur Shtëpinë (Qabenë) e bëmë vend kthimi dhe vend sigurie për njerëzit"[12]. Tokë të ndalimit të konflikteve, nuk gjuhen as nuk vriten gjallesat, nuk priten bimët, madje as gjallesat tokësore nuk dëmtohen dhe as vriten.

"Kurse gjahu tokësor ju është ndaluar, sa të jeni në ihram"[13].

Koha e Haxhit është kohë e paqes: Sepse pjesa më e madhe e ritualeve të Haxhit bëhen në muajin Dhul Ka'de dhe Dhul Hixhxhe, e këta janë dy muaj të shenjtë:

"O ju që besuat! Mos i shkelni simbolet e Allahut, as muajin e shenjtë (mos lejoni luftë), as kurbanin (mos e pengoni), as atë me qafore (të caktuar për kurban)"[14]. Allahu i bëri muajt e shenjtë armëpushim të detyrueshëm për myslimanët, pushon lufta e ndërpritet gjaku, në të ruhet paqja.

Kështu Allahu xh. sh. i mëson myslimanët në këtë udhëtim madhështor: Kuptimin e paqes, dhe veprimet e paqes.

**5- Haxhi kongres ndërkombëtar**

Haxhi është kongres hyjnor për ymetin islam, në të mblidhet ymeti islam nga Lindja e Perëndimi, kongres, nikoqir i të cilit nuk është ndonjë mbret, qeveritar apo kryetar, por Zoti i botëve, Allahu i Lartësuar. Ai i thirri njerëzit në këtë kongres, që të takohen e të bashkohen në një fjalë, në fjalën e Islamit, myslimanët duhet të përfitojnë nga ky kongres vjetor madhështor.

Për çdo vjet takohen përafërsisht dy milionë e më shumë myslimanë, a thua a përfitojnë? A janë të pranishëm në dobitë e tyre? A i shqyrtojnë problemet e tyre? A ndihmohen në mes tyre dijetarët dhe njerëzit e vullnetit të mirë në hartimin e planeve më të mira për atë çka duhet vepruar? Apo ndoshta njerëzit shkojnë e vijnë, e s'përfitojnë asgjë nga ky kongres madhështor?

Me të vërtetë, armiqtë e Islamit janë ata që e kanë kuptuar rrezikun e këtij kongresi, saqë njëri prej tyre, i cili është nga misionarët krishterë, në fillim të shekullit të kaluar shkroi një reportazh për dështimin e aktivitetit të thirrjes së



tij në Egjipt dhe shkaqet e tij. Në të thoshte: "Islami në Egjipt do të qëndrojë si një shkëmb hijerëndë e i pathyeshëm, në të cilin do të shkatërrohen përpjekjet e misionarëve të krishterë, përderisa Islami t'i ketë këto katër shtylla: Kuranin, Ez'herin, tubimin javor të Xhumasë dhe kongresin vjetor të Haxhit". Për këtë arsye, përpjekjet e tyre (falë Zotit) kanë dështuar, pavarësisht se kanë ndërtuar shkolla e institute, kanë shpenzuar pasuri, kanë shpërndarë libra e revista në mesin e myslimanëve, ndërsa Allahu xh.sh. e ka thënë të Vërtetën, kur ka thënë:

"Ata që nuk besuan, shpenzojnë pasurinë e tyre për të penguar nga rruga e Allahut. Ata do ta shpenzojnë atë dhe ajo do të bëhet dëshpërim i tyre, madje ata do të mposhten. E ata që mohuan, do të mblidhen vetëm në Xhehennem"[15].

Kështu ka thënë njeriu që e vëzhgon jetën islame: Meqë Kurani lexohet e mësohet mëngjes e mbrëmje; meqë hafëzët dhe lexuesit e tij janë me miliona; meqë Ez'heri dhe dijetarët e tij ekzistojnë dhe e thonë fjalën e vërtetë, ua mësojnë njerëzve fenë, thërrasin për në rrugën e Allahut; meqë ekziston ligjërata javore e Xhumasë, njerëzit takohen në atë ditë dhe e mësojnë fenë e tyre, e kujtojnë atë që kanë harruar, kujdesen për atë që kanë lënë pas dore; meqë kongresi vjetor i Haxhit i mbledh myslimanët nga vendet më të largëta, i mbledh sepse ishin të shpërndarë, u kujton Zotin dhe fenë e tyre, - derisa të ekzistojnë këto katër shtylla, misionarët e krishterë s'do të kenë sukses në thirrjen e tyre.

Kjo është ajo që ne myslimanët duhet të përfitojmë nga ky kongres madhështor, që mbahet për çdo vit, e askush s'mund ta ndalë, po ashtu askush s'mund të ndërhyjë në mbajtjen e këtij kongresi hyjnor, njerëzor, ndërkombëtar e madhështor.

O ju vëllezër,

Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) e ka ditur vleftën e këtij kongresi, dhe gjatë tij i shpallte vendimet madhështore e të rëndësishme. Për herë të parë, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) e dërgoi Ebu Bekrin (radijall-llahu anhu) në krye të delegacionit të haxhinjve myslimanë, e gjatë atij Haxhi Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) shpalli disa parime të rëndësishme: Lajmëroi për shkëputjen e marrëveshjeve ndërmjet tij dhe idhujtarëve, po ashtu lajmëroi se pas atij viti idhujtarët s'do të lejoheshin të kryenin Haxhin dhe të mos bënin tavafin rreth Qabesë lakuriq.

Në vitin e ardhshëm Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) e bëri Haxhin vetë, Haxhin e tij të vetëm, Haxhin e lamtumirës dhe Haxhin kumtues, qëndroi për të ligjëruar para njerëzve parimet islame, botërore dhe njerëzore, e tha:

"Gjaku dhe pasuria në mes jush është e ndaluar, sikurse është e ndaluar në këtë ditë, në këtë muaj dhe në këtë vend"[16]. Pastaj kumtoi kumtesën e madhe për njerëzit, duke thënë:

"A e kumtova? (Të pranishmit) Thanë: E kumtove, o i dërguar i Allahut. Tha: O Zoti im, më dëshmo".

Ne myslimanët duhet të përfitojmë nga Haxhi e t'i tregojmë tërë botës se ky ymet ende është i kapur për besimin në Zotin e tij, për fenë e tij, për Kuranin e tij, për Muhammedin (alejhis-selam) e tij, për Pejgamberin e tij, e nuk do ta lërë këtë fe; ky ymet do të qëndrojë i rreshtuar si një rresht para çdo armiqësie kundër shenjtërive të tij, dhe se s'do të lërë pas dore Mesxhidi Aksanë, që Kurani e ka lidhur me Qabenë në suren El-Isra, Qabenë e ka bërë fillim të Israsë, ndërsa Mesxhidi Aksanë e ka bërë fund të Israsë:

"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona"[17].

Ymeti s'do të lërë pas dore Mesxhidi Aksanë, ashtu sikur s'e ka lënë pas dore Qabenë. Duhet ta deklarojmë këtë gjë në këtë sezon dhe në çdo sezon, ashtu që Haxhi ynë të jetë i pranuar, mëkatet tona të falura, ecja jonë e falënderuar dhe veprat tona të pranuara, nëse Allahu dëshiron.

Zoti ynë, na fal të kaluarën dhe na përmirëso atë që ka mbetur:

"Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim, dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë, Ti je i Butë, Mëshirues"[18].

*(Përkthimi i këtij artikulli është bërë nga libri "Ligjëratat e Shejh El Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2000, vëllimi III, faqe: 229-237).*

---

*Fusnotat:*

1. Ali Imran, 97. Përkthimin e ajeteve Kur'anore nga gj. arabe në gj. shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H. Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
2. Hadithin e transmeton Ibën Maxheja nga Abdullah ibën Umeri (radijall-llahu anhuma).
3. El Bekare, 150.
4. El Bekare, 127.
5. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Nesaiu, Ibën Maxheja dhe Tirmidhiu nga Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhu).
6. El Haxh, 27-28.
7. El Bekare, 198.
8. El Bekare, 197.
9. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibën Maxheja nga Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhu).
10. Pjesë nga ligjërata e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) në mesin e ditëve të teshrikut, që e ka transmetuar Ahmedi nga Ebu Nadrete.
11. El Enbija, 92.
12. El Bekare, 125.
13. El Maide, 96.
14. El Maide, 2.
15. El Enfal, 36.
16. Ky hadith është një pjesë nga hadithi i Xhabir ibën Abdull-llahit (radijall-llahu anhu) duke e përshkruar haxhin e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), që e ka transmetuar Muslimi në Sahihun e tij.
17. El Isra, 1.
18. El Hashr, 10.

# Fshehtësitë e Haxhit

## Ebu Hamid el Gazali



Dije që është e mundur të arrish tek Allahu xh.sh. vetëm nëse lirohesh nga lakmitë e tua duke braktisur kënaqësitë e shfrenuara, përveç atyre të domosdoshmeve.

Për këtë është e nevojshme që t'i dorëzohesh Allahut të Madhërishëm tërësisht në të gjitha lëvizjet dhe në qetësi. Për këtë qëllim monakët e popujve të kaluar iknin nga krijesat e tjera dhe strehoheshin nëpër kodra. Ata më tepër dëshironin të jetonin në vetmi, me qëllim që të ishin sa më afër Allahut të Madhërishëm. Për Allahun braktisnin të gjitha kënaqësitë afatshkurtra duke u obliguar me detyrime të rënda, e gjithë kjo për ta fituar Ahiretin. Allahu i Madhërishëm të tillët i lavdëron në librin e Tij, ku thotë:

"...Kjo, ngase prej tyre (të krishterëve) ka dijetarë (ulema) dhe të devotshëm, dhe se ata nuk janë kryeneçë."[1]

Kur kjo mbaroi, kur njerëzit u lëshuan pas kënaqësive të shfrenuara dhe lakmive personale, kur braktisën vetminë për shkak të ibadetit ndaj Allahut xh.sh. dhe kur u dobësuan në këto veprime, atëherë Allahu i Madhërishëm dërgoi Pejgamberin e Tij, Muhammedin a.s., që të tregonte rrugën e Ahiretit dhe të ripërtërinte praktikën e pejgamberëve të mëparshëm. E pyetën të Dërguarin e Allahut s.a.v.s.: Si e sheh Islami murgërinë dhe jetën e murgjve, për se u përgjigj:

"Allahu i Madhërishëm jua ndërroi me xhihad dhe thënien e tekbireve në çdo lartësi"[2] - d.m.th. me Haxhin.

E kanë pyetur të Dërguarin e Allahut, s.a.v.s. për ata që jetojnë si asketë, dhe ai është përgjigjur: "Ata janë agjëruesit."[3]

Kështu Allahu i Madhërishëm e nderoi këtë Ymet me atë që Haxhin i bëri asketizëm; ndërsa tempullin e lashtë e nderoi me atë që i përshkroi Vetes duke e bërë vendtakim për robërit e Tij; ndërsa hapësirën rreth saj (Qabesë) e bëri haram (të mbrojtur) për shtëpinë e Tij. Arefatin e bëri si një gyp të lëshuar nga havdi i Tij, duke e vërtetuar shenjtërinë e kësaj hapësire me ndalimin e gjuetisë në të dhe prerjen e drunjve, mu sikurse Arefati të jetë vend i qëndrimit të sunduesit në të cilin vijnë vizitorët nga vendet e largëta dhe nga të gjitha vendet, të lodhur e të pluhurosur, modestë dhe të përulur para Zotit të Shtëpisë, para Lartësisë dhe Madhështisë së Tij, duke e pranuar mbi çdo gjë, që asgjë nuk mund ta përfshijë asnjë shtëpi apo vendbanim. Një pranim i tillë zhvillon ndjenjën e robërisë dhe përkushtimit vetëm ndaj Atij.

Për këtë arsye, Allahu i Madhërishëm i obligoi haxhinjtë për veprime të caktuara, të cilat për ata janë të pazakonshme dhe të pashpjegueshme, si p.sh. hedhja e guralecave dhe ecja në mes Saffasë dhe Merves. Por, duke kryer këto dhe veprime të ngjashme, haxhiu tregon nënshtrimin e plotë dhe robërimin maksimal. Në obligimin e dhënies së zekatit gjejmë mëshirën, dhe kjo mund të shpjegohet dhe të arsyetohet; agjërimi paraqet mënjanimin e epshit i cili është mjet i armikut të Allahut, duke e ndarë njeriun nga të gjitha preokupimet e tjera dhe duke e kthyer në ibadet drejt Allahut të Madhërishëm; qëndrimi në ruku dhe rënia me fytyrë në tokë (sexhdja) në namaz, paraqet përulësinë ndaj Allahut xh. sh. si dhe veprimet që, me mënyrën e bërjes, paraqesin nënshtrim dhe nuk janë të pazakonshme për njeriun i cili anon për ta lartësuar Allahun xh. sh.

Mirëpo, ecja e përsëritur në mes Saffasë dhe Merves, gjuajtja e guralecave dhe veprimet e ngjashme, janë të pazakonshme për njeriun dhe të pashpjegueshme në mënyrë racionale.

Prandaj, ai që i kryen këto veprime, i vepron vetëm për faktin se është i detyruar dhe që është i obliguar për t'iu nënshtruar atij urdhri. Në këto situata mendja nuk ka kurrfarë pjesëmarrjeje, as edhe shpirti dhe natyra njerëzore, sepse çdo gjë që mendja e kupton dhe shpjegon, natyra njerëzore anon nga ajo dhe ky anim i ndihmon njeriut dhe e shtyt për të kryer atë vepër që rritë ndjenjën e robërimit dhe nënshtrimit.

Për këtë i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. posaçërisht për Haxhin ka thënë:

"Të përgjigjem Ty, me sinqeritet, o Zoti im, duke e kryer obligimin e haxhit, duke shprehur me këtë bindjen dhe robërimin."[4]

Diçka të ngjashme i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. nuk ka thënë për namaz apo për ndonjë ibadet tjetër.

Nëse urtësia e Allahut kërkon që shpëtimi i njerëzve të varet nga ajo që veprat e tyre janë në kundërshtim me kërkesat e tyre dhe në kufijtë e Sheriatit, dhe që kryerja e këtyre veprave nga bindja dhe të treguarit e robërimit dhe nënshtrimit atëherë kryerja e këtyre veprave të cilat janë të pashpjegueshme në mënyrë racionale, dhe kuptimi i të cilave është i paarritshëm, është mënyrë edhe më efikase e paraqitjes së robërimit, pastrimit të shpirtit dhe ushtrimit të tij si dhe të adaptimit në ndjenjën e robërimit dhe nënshtrimit. Nëse e njeh këtë të vërtetë, do të kuptosh që shkaku i këtyre veprimeve të pazakonshme, për shpirtin është mahnitje nga fshehtësitë e ibadetit.

Kjo është, me ndihmën e Allahut, e mjaftueshme të kuptosh obligimin e Haxhit.

### Mallëngjimi

Dëshira e fuqishme për ta kryer Haxhin, vjen nga njohuria dhe bindja që Qabeja është shtëpia e Allahut xh.sh. dhe është e vendosur ashtu sikurse është vendosur rezidenca e mbretit. Ai që vjen në Mekë, ai që vjen tek Allahu i Madhërishëm dhe është vizitor i Tij, dhe ai që vendos të vizitojë Qabenë gjatë jetës në

këtë botë, meriton që vizita e tij të mos të jetë e kotë, por që do të jetë i shpërblyer në botën tjetër, e cila e pret pa dyshime, dhe kjo dhuratë do të jetë të parët e Fytyrës së Allahut Fisnik. Sepse, në këtë botë syri i njeriut, për shkak të mangësive të tij, nuk është i përgatitur për të hedhur dritën e tij në Fytyrën e Allahut të Lartmadhërishëm dhe nuk është në gjendje të përballojë apo të zbukurohet me të. Por, vetëm kur syri i njeriut të begatohet me përhershmëri në botën tjetër dhe të lirohet nga shkaku i ndryshimeve dhe zhdukjes, vetëm atëherë bëhet i gatshëm për vështrim. Mirëpo, me vizitën e Qabesë dhe pamjen e saj, syri i njeriut meriton takimin me Zotin e Qabesë, sepse ky është premtimi i Tij. Andaj mallëngjimi me siguri e tërheq njeriun të synojë nga ajo që e udhëzon tek ai takim. Njëkohësisht, ai që dashuron me tërë forcën, lakmon kah i dashuri duke iu dorëzuar atij, ndërsa Qabeja do të jetë shkas i mjaftueshëm për mallëngjim dhe dëshirë për të, e të mos flasim për përpjekjen që të fitohet ai shpërblim, të cilin e ka premtuar All-llahu i Madhërishëm për këtë.

### Vendosmëria

Vetëm me vendosmëri, haxhiu mund të drejtohet në rrugë kah Shtëpia e Allahut të Madhërishëm, mund ta braktisë familjen e tij dhe atdheun e tij, mund t'i sundojë dëshirat dhe epshet e tij duke braktisur kënaqësitë e tij.

Për këtë arsye, haxhiu le ta respektojë shumë Qabenë dhe Zotin e Qabesë dhe le ta dijë mirë që ka vendosur për një vepër të lartë dhe madhore.

Le të jetë vendosmëria e tij kryesisht për hir të Allahut të Madhërishëm dhe le të mënjanojë nga zemra e tij përzirjet e syefaqësisë dhe dëshirës për nam. Le të jetë i sigurt që prej veprave të tij nuk do t'i pranohet asgjë, nëse nuk është bërë sinqerisht dhe kryesisht në Emër të Allahut xh.sh., dhe që mëkati më i madh është të vendosësh ta vizitosh shtëpinë e Allahut dhe haremin e Tij, e që pas kësaj të jetë ndonjë qëllim tjetër, e jo Allahu i Lartësuar. Për këtë arsye, haxhiu, me veten e vet, le të pastrojë mirë qëllimin dhe vendosmërinë, le të braktisë gjithçka që mund të jetë për syefaqësi dhe dëshirë për nam, dhe le të shikojë mirë që të mos e zëvendësoj atë që është më e mirë, me atë që është më e keqe.

### Mënjanimi i pengesave

Mënjanimi i pengesave do të thotë kthimi i hakut të huaj dhe pendimi i sinqertë tek Allahu për shkak të mëkateve të bëra, sepse çdo padrejtësi e bërë, është pengesë, ndërsa secila pengesë është si një borxh i arritur i varur në qafë, dhe vazhdimisht të kujton atë. Çfarë mendon, ku je nisur? A dëshiron ta vizitosh shtëpinë e Zotit të çdo sendi, e në shtëpinë tënde nuk kujdesesh për Urdhrat e Tij? A nuk turpërohesh të vizitosh shtëpinë e Tij si një rob mëkatar, e të të kthejë dhe të të refuzojë? Nëse vërtet dëshiron që vizita jote tek Ai të jetë e pranuar, atëherë kryeji Urdhrat e Tij, kryeji obligimet e tua ndaj të tjerëve, pendohu për mëkatet e bëra, ndërprite atë që tërheq vëmendjen e zemrës sate në drejtim tjetër, ashtu që edhe zemra jote të jetë sinqerisht e orientuar nga Allahu xh.sh. dhe shtëpia e Tij, sikurse është edhe trupi yt. Nëse nuk e bën këtë, atëherë nga udhëtimi yt nuk do të kesh veçse vështirësi e lodhje, dhe në fund, do të jesh i refuzuar dhe i larguar.

Ndërprite lidhjen tënde me vendlindjen si ai që mendon se nuk do të kthehet më asnjëherë.

Fëmijëve të tu dhe familjes lëru testamentin e shkruar, sepse udhëtari dhe pasuria e tij janë të rrezikuar, përveç atij që e ruan Allahu i Madhërishëm. Gjatë mënjanimit të pengesave për udhëtim në haxh, kujto edhe mënjanimin e pengesave para udhëtimit në Ahiret, sepse ky udhëtim është gjithnjë para teje dhe po aq afër, ndërsa udhëtimi në haxh është vetëm një mjet për të lehtësuar udhëtimin për Ahiret, si cak i fundit dhe përfundimtar. Për këtë arsye, nuk duhet lënë në harresë ky udhëtim gjatë përgatitjeve të udhëtimit në haxh.

### Përgatitja e furnizimit (për udhëtim)

Para së gjithash, gjithçka i nevojitet haxhiut për udhëtim, le ta kërkojë në vendet e lejuara. Kur në vete vëren ndjenjën që dëshiron të furnizohet asodore që të mos i mungojë asgjë gjatë tërë udhëtimit deri te caku, le të kujtojë faktin që udhëtimi në Ahiret është shumë më i gjatë se ky udhëtim, e furnizimi i tij - devotshmëria, kurse çdo gjë tjetër që ai mendon se është furnizim, është kaluese, dhe gjatë vdekjes do ta lërë, do ta tradhtojë dhe me siguri nuk do të shkojë me të, sikurse ushqimi i freskët që prishet që në stacionin e parë të udhëtimit, e ky do të ngecë në hamendje duke mos ditur çfarë të bëjë kur t'i nevojitet ushqimi: për këtë le të mendojë mirë dhe të përpiqet që veprat e mira, të cilat janë furnizim i tij për udhëtimin në Ahiret, të jenë pranë tij pas vdekjes së tij dhe të mos i prishen me përzierjet e syefaqësisë dhe të metave të tjera.

### Sigurimi i kafshës së kalërimit (mjetit të udhëtimit)

Kur të sjellë haxhiu kafshën e kalërimit, le ta falënderojë All-llahun e Madhërishëm me tërë zemrën që ia mundësoi të ketë mjet udhëtimi, i cili do t'i ndihmojë që t'i përballojë më lehtë vështirësitë e udhëtimit. Me këtë rast le të kujtojë tabutin e xhenazes, në të cilin do ta bartin në rrugën e tij për Ahiret, ngase në një mënyrë udhëtimi në Haxh i përgjigjet udhëtimit në Ahiret. Prandaj, le të shohë mirë nëse do t'i përgjigjet mjeti i udhëtimit për rrugën e tij, dhe a do të jetë furnizim i duhur? Bartja në tabut (arkivol) me siguri nuk do ta shmangë askënd, ndërsa përgatitja për një udhëtim të lehtë, mund të pengohet e të ndalohet.

Andaj, si mund të ketë aq shumë përgatitje për një udhëtim i cili edhe mund të shtyhet, duke mos harruar asgjë nga furnizimi, e të mos përfillen përgatitjet për udhëtimin që është i sigurt dhe i pashmangshëm.

### Blerja e ihramit

Kur të blejë ihramin, haxhiu le të kujtojë, qefinin me të cilin do të mbështillet. Sepse, ihramet do t'i veshë kur t'i afrohet shtëpisë së Allahut, madje ndoshta as që do të arrijë deri aty, ndërsa takimi me Allahun e Madhërishëm, e ky i mbështjellë në qefin, që është e pashmangshme.

Ashtu, siç nuk mund t'i afrohet shtëpisë së Allahut përveçse në petka të veçanta dhe të ndryshme nga të zakonshmet, po ashtu pas vdekjes, nuk do ta takojë Allahun e Madhërishëm përveçse në petka të ndryshme e të veçanta nga këto të dynjasë. Natyrisht, ihramet janë të ngjashme me qefinët, sepse as këto nuk janë të qepura.

### Fillimi i udhëtimit

Gjatë nisjes në rrugë për në Haxh, haxhiu duhet të jetë i vetëdijshëm që lë familjen e tij, vendlindjen e tij dhe orientohet në rrugë nga Allahu i Madhërishëm, udhëtim i cili nuk i përgjigjet asnjë udhëtimi të kësaj dynjaje. Për këtë arsye, në zemrën e tij duhet ta dijë se çfarë dëshiron konkretisht, nga udhëton dhe kë viziton. Duhet të jetë i vetëdijshëm që është nisur drejt Zotit të çdo gjëje, si individ në bashkësi të atyre që janë nisur në vizitë. Drejt Atij, tek i Cili janë thirrur dhe i janë përgjigjur thirrjes; tek të cilët ka lindur dëshirë e fuqishme dhe kanë dëshiruar; të cilët janë thirrur që të ngrihen dhe janë ngritur; të cilët kanë lëshuar çdo gjë që pengon nga vizita, të cilët janë shmangur nga krijesat e tjera; të cilët janë nisur për Qabe; të

cilët Allahu i Madhërishëm e ngriti, e dalloi dhe i përcaktoi vend të veçantë duke mjaftuar takimin me të në vend të takimit me Zotin e saj, përderisa nuk u plotësohet dëshira më e madhe kur do të jenë të lumtur (sepe do të shohin) Zotin e tyre.

Në zemrën tënde le të rritet ndjenja e shpresës për të arritur në cakun e fundit dhe për t'u pranuar Haxhi yt, e jo të shpresoj në veprat e tij; udhëtimi dhe braktisja e familjes dhe pasurisë, por le të kultivojë sigurinë në mirësinë e Allahut dhe shpresën në premtimin e Tij që t'ia plotësojë arritjet e atyre që vizitojnë shtëpinë e Tij. Në vete le të kultivojë ndjenjën e shpresës nëse nuk arrin te shtëpia e Allahut dhe në rrugë i ndodh të vdesë, që do ta takojë Allahun e Madhërishëm si vizitues i Tij, sepse Allahu xh.sh. ka thënë:

"E kush del prej shtëpisë si migrues tek Allahu dhe i dërguari i Tij, dhe e zë vdekja (në rrugë), tek Allahu është shpërblimi i tij."[5]

### Udhëtimi nëpër shkretëtirë deri te vendi i veshjes së ihrameve dhe imazhi i shtigjeve kodrinore dhe serpentinave malore

Gjatë këtij udhëtimi haxhiu le t'i kujtojë ato momente të cilat vijnë pas lëshimit të kësaj bote e deri tek qëndrimi në Ditën e Gjykimit dhe para atyre tmerreve dhe kërkesave që do të jenë atëherë: kur i mendon kriminelët (rrugës), le të kujtojë tmerret e pyetjeve të Munkirit dhe Nekirit; kur mendon për bishat e shkretëtirës, le të kujtojë merimangat, krimbat, gjarpërinjtë dhe kafshët e tjera në varr; kur mendon për atë se si e ke braktisur familjen dhe farefisin, le të kujtojë si do të qëndrojë vetëm në varr. Prandaj, kujtimi i këtyre tmerreve në fjalët dhe veprat, le të zhvillojë frikën e varrit.

### Veshja e ihrameve në mikat dhe shqiptimi i telbijes

Haxhiu le të bëhet i vetëdijshëm që përgjigjja e tij është ndaj ftesës së Allahut të Madhërishëm. Për këtë shkak, le të shpresojë dhe të dëshirojë që përgjigjja e tij të jetë e pranuar, dhe le të ketë frikë që të mos i thuhet: "përgjigjja jote nuk pranohet!" Dhe kështu vazhdimisht le të jetë në mëdyshje në mes shpresës dhe frikës, dhe aspak të mos mbështetet në fuqinë dhe trimërinë e tij, por le të mbështetet në mirësinë e bujarinë e Allahut. Koha e shqiptimit të telbijes është vetëm fillim i frikës. Sufjan ibn Ujejne tregon: "Në haxh ishte nisur Ali ibn el Husejn r.a. Kur i veshi ihramet dhe hipi në deve, iu zbeh fytyra, trupi i dridhej, sikur ta kishte goditur rrufeja. Nuk ishte në gjendje ta thoshte telbijen. Kur u pyet - përse nuk e thoshte telbijen, u përgjigj: "frikësohem nga përgjigjja: thirrja jote nuk pranohet!" Kur e tha telbijen, e humbi vetëdijen dhe ra nga deveja. Kjo gjendje e shoqëroi derisa nuk i përfundoi obligimet e Haxhit".

Ahmed ibn ebu el Havariu tregon: "Kam qenë me Ebu Sulejman ed Daraniun r. a. Kur i veshi ihramet, kaluam një milë, dhe ai ende nuk e thoshte telbijen. Humbi vetëdijen dhe, kur u zgjua, tha: "O Ahmed! Allahu i Madhërishëm i shpalli Musait a.s.: "Thuaju të këqijve të benu-Israilëve që të më kujtojnë më pak, sepse, kur të tillët Më kujtojnë Mua, Unë mbi ata sjell mallkime". Mjerë ti, o Ahmed!" Kam dëgjuar që ai që e kryen haxhin, por jo në Emër të Allahut xh.sh. (me mjete haram) dhe, kur fillon të thotë telbijen, Allahu i Madhërishëm i përgjigjet: "Thirrja jote nuk pranohet përderisa nuk e kthen atë që ke në duart e tua!" Nuk jemi të sigurt që të mos na thuhet edhe ashtu". Kur haxhiu në Mikat e thotë me zë telbijen, le të kujtojë përgjigjen ndaj ftesës së Allahut xh.sh.:

"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin,..."[6]

Le të kujtojë thirrjen që do t'u drejtohet të gjitha krijesave, kur t'i fryhet surit (borisë) dhe kur të gjithë, të mbledhur në një vend të ngushtë, do t'i përgjigjen thirrjes së All-llahut dhe, të ndarë në grupe të atyre që janë afër Allahut dhe atyre që janë të mërishëm nga Ai; në grupe të atyre që janë të pranuar dhe të atyre që janë të refuzuar dhe të atyre që janë në mes të frikës e shpresës, mu sikur haxhiu në Mikat, që është në mëdyshje dhe padituri se a do të ketë sukses ta kryejë Haxhin dhe a do t'i pranohet apo jo.

### Hyrja në Mekë

Gjatë hyrjes në Mekë haxhiu le të jetë i vetëdijshëm që ka arritur i sigurt deri tek Haremi dhe le të shpresojë që kjo hyrje do ta ruajë nga dënimi i Allahut. Le të frikësohet që të mos jetë prej atyre që nuk e kanë merituar afërsinë e Haremit, dhe që e kanë tradhtuar këtë nder e kësodore kanë merituar hidhërimin e Allahut.

Në të gjitha situatat le të dominojë shpresa e tij që bujaria e Allahut përfshin çdo gjë, që Zoti është i Mëshirshëm, nderi dhe shenjtëria e Qabesë është e lartë; ki kujdes për të drejtën e vizitorit, por edhe mbrojta e atij që tek Allahu kërkon strehim, është e sigurt.

### Shikimi i Qabesë

Kur shikon Qabenë, haxhiu në zemrën e tij duhet të ndiejë madhështi dhe lartësinë e saj, sikur të shihte të Zotin e saj, sepse Ai e madhëron dhe e lartëson aq shumë. Le të shpresojë që Allahu i Lartmadhërishëm do ta dhurojë me të parët e Fytyrës Tij fisnike dhe të lartësuar, ashtu si i dhuroi që të shihte Shtëpinë e Tij. Le të falënderojë Allahun xh. sh. që i mundësoi të arrijë këtë shkallë dhe që e radhiti në grupin e atyre që kanë arritur tek Ai. Me këtë rast le të kujtojë edhe qëndrimin e njerëzve në Ditën e Gjykimit kundruall Xhennetit, me shpresë që do të jetë prej atyre që do të hyjnë në të, dhe le të kujtojë që atëherë do të jenë të ndarë në grupe të atyre që do t'u lejohet hyrja, dhe në grupe të atyre që do t'u ndalohet hyrja; kështu edhe haxhinjtë do të ndahen sipas haxhit të tyre: disave haxhi do t'u pranohet, e të tjerëve do t'u refuzohet. Haxhiu nuk duhet të heq për asnjë çast nga mendja Ahiretin. Çdo gjë që sheh, sepse çdo gjë që haxhiu për-



jeton në Haxh, është argument i gjendjeve të njëjta edhe në Ahiret.

### Tavafi rreth Qabesë

Haxhiu duhet të dijë se tavafi rreth Qabesë është namaz, dhe për këtë arsye në të duhet të ndiejë madhështi, frikë, shpresë dhe dashuri, ashtu sikur e kemi shpjeguar kur kemi folur për namazin. Le të jetë i vetëdijshëm që, duke bërë tavaf, bën atë që veprojnë melekët e afërt të Allahut xh.sh. duke u sjellë rreth Arshit. Assesi të mos mendojë që esenca e tavafit është sjellja fizike rreth Qabesë, veçse që është sjellje e zemrës me kujtimin (dhikër) tek Zoti i Qabesë. Ky dhikër le të fillojë vetëm nga zemra dhe aty le të përfundojë. Haxhiu duhet të dijë që tavafi rreth Qabesë, në të vërtetë është tavafi i zemrës, e cila ndien fuqishëm varësinë nga Zoti, ndërsa Qabeja është vetëm formë e kësaj ndjenje në botën e dëshmisë së Fuqisë së Allahut, varësi e cila nuk shihet, po që është vërtet bota e pushtetit të Allahut (alemul-melekut). Gjithashtu, trupi është forma e jashtme në botën e paraqitjes (alemul-shehadet), për zemrën e cila nuk sheh me sytë dhe gjendet në botën e padukshme (alemul-gajb), ndërsa bota e dëshmisë së Fuqisë së Allahut (alemul-mulk) dhe bota e dukshme paraqesin mjetin për udhëtimin në botën e padukshme dhe në botën e pushtetit të Allahut për ata që Allahu i Madhërishëm u hap derën. Në këtë krahasim kur thuhet që Tempulli është mbushur me vizitorë (Bejt Mamur), në qiej është i mbuluar me mbulesën e Qabesë dhe melekët bëjnë rreth saj tavaf mu sikurse njerëzit që bëjnë tavaf rreth Qabesë.

Por, meqë shumica e njerëzve nuk janë në gjendje të bëjnë kësi lloj tavafi, u është urdhëruar që të imitojnë melekët në kufijtë e mundësive të tyre dhe u është premtuar:

"Kush gjason me një popull, atij edhe i takon."[7]

E për ata që janë në gjendje të bëjnë tavaf të tillë, është thënë që Qabeja i viziton ata dhe ajo bën tavaf rreth tyre, një gjë që e kanë dëshmuar disa që me zemër dëshmojnë (mukashifun) për disa robër të sinqertë të Allahut (eulija).



### Prekja e Gurit të zi

Gjatë prekjes së Gurit të zi, haxhiu le të jetë i bindur që Allahut të Madhërishëm ia ka dhënë besën me bindje dhe në këtë rrugë le të vazhdojë me vendosmëri dhe le t'i qëndrojë besnik premtimit të tij, sepse ai që thyen besën, e ka merituar hidhërimin e Allahut xh.sh.

Ibn Abbasi transmeton nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s. që ka thënë:

"Guri i Zi është e djathta e Allahut të Madhërishëm në tokë, me të cilën Ai (u) zgjat dorën krijesave të Tij, sikurse njeriu që (i) zgjat dorën vëllait të vet."[8]

### Mbajtja e mbulesës së Qabésë dhe qëndrimi para derës së saj

Me këtë rast haxhiu le të kërkojë sinqerisht afërsinë e Allahut duke treguar dashurinë dhe mallëngjimin për Qabenë dhe Zotin e saj, duke kërkuar mirësinë e Allahut, duke shpresuar mbrojtjen e Tij nga zjarri, të çdo pjese të trupit të tij e jo mbrojtjen e Qabesë. Kur kapet për mbulesën e Qabesë, le të ketë qëllimin që të mos pushojë së kërkuari faljen e Allahut dhe sigurinë, mu sikurse mëkatari kapet për petkun e atij ndaj të cilit ka gabuar, duke e lutur për falje dhe duke ia bërë të ditur se vetëm ai mund ta falë, dhe që nuk do ta lëshojë përderisa nuk e fal dhe nuk i premton siguri në të ardhmen.

### Sa'ji në mes Saffasë dhe Merves

Ecja (sa'ji) në mes Saffasë dhe Merves në realitet është ecja në hapësirën e Allahut të Lartësuar, duke ardhur e shkuar dhe me këtë rast duke treguar sinqeritetin dhe besnikërinë ndaj Tij, duke shpresuar mëshirën e Tij, mu sikur njeriu që hyn në pallatin mbretëror dhe del duke mos e ditur nëse ia ka pranuar apo ia ka refuzuar mbreti kërkesën, andaj ecën nëpër oborr gjithnjë duke shpresuar që mbreti do ta mëshirojë.



Duke ecur në mes Saffasë dhe Merves, haxhiu duhet të kujtojë ecjen në mes dy taseve të peshojës në Ditën e Gjykimit; Saffaja është tasi i veprave të mira, ndërsa Merveja është tasi i veprave të këqija, andaj le të ketë ndjenjën e ecjes në mes këtyre dy taseve, duke pritur cili tas do të mbirëndojë dhe çfarë do të vijë më pastaj: dënimi apo falja.

### Qëndrimi në Arefat

Qëndrimi në Arefat, rrëmuja, zhurma, gjuhët e ndryshme, njerëzit që pasojnë udhëheqësit e tyre, duke i përcjellë në kryerjen e ritualeve dhe thënien e lutjeve, të gjitha këto haxhiut duhet t'ia kujtojnë qëndrimin në Ditën e Gjykimit, kur do të mblidhen tërë popujt, secili me pejgamberin e vet, duke pasuar atë dhe duke dashur ndërmjetësimin (shefatin) e tij, në pasiguri a do të jetë i pranuar apo i refuzuar.



Kur ta kujtojë këtë, zemra le t'i mbushet me respekt të thellë dhe lutje drejtuar Allahut të Madhërishëm, ndoshta kjo do të jetë ajo që do ta ngjallë në grupin e suksesshëm, të atyre që i ka përfshirë mëshira e Allahut. Shpresat e tij, haxhiu duhet t'i bashkojë me bindjen që Allahu i Lartësuar do t'i pranojë lutjen, sepse Arefati është vend i nderuar dhe mëshira e Allahut arrin tek secila krijesë nëpërmjet zemrave të dashura të robërve fisnikë të Allahut në Tokë. Në Arefat ka gjithmonë robër të Allahut, të sinqertë, fisnikë dhe të zgjedhur, dhe, kur bashkohen dëshirat e tyre, kur zemrat e tyre me respekt të thellë drejtohen nga Allahu xh.sh., kur duart dhe qafat e tyre drejtohen nga Zoti, kur shikimet e tyre orientohen nga qielli, dhe kur të gjithë, si një shpirt, me bindje, kërkojnë Mëshirën e Allahut dhe assesi mos mendo që Allahu i Madhërishëm do t'i braktisë shpresat e tyre, do t'i lërë anash përpjekjet e tyre dhe të cungojë mëshirën e Tij.

Për këtë arsye është thënë që mëkati më i madh i njeriut është të vijë në Arefat dhe të mendojë që Allahu i Madhërishëm nuk do t'i falë, sikurse edhe vendosmëria dhe bindja për praninë e të sinqertëve, të ndershmëve dhe robërve të zgjedhur të Allahut nga vendet e ndryshme të botës, esenca e haxhit dhe caku i fundit. Prandaj dëshirat e bashkuara dhe përpjekjet e bashkëpunimi i ndërsjellë i zemrave në të njëjtën kohë dhe në të njëjtin vend, - është mënyra më e mirë që të përfitohet Mëshira e Allahut xh.sh.

### Hedhja e guralecave

Me hedhjen e guralecave, haxhiu duhet të tregojë përuljen ndaj Urdhrit të Allahut dhe të tregojë robërimin dhe nënshtrimin ndaj Allahut xh.sh. dhe gatishmërinë (në kryerjen e këtij obligimi),



pa përzierjen e mendjes dhe shpirtit. Më pastaj le të jetë i vetëdijshëm që këtë e bën duke u identifikuar me Ibrahimin a.s., kur në të njëjtin vend i erdhi Iblisi, Allahu e mallkoftë(!), duke u orvatur që të vinte në dyshim Haxhin e tij dhe duke e nxitur për mëkat, dhe që Allahu i Madhërishëm e urdhëroi ta gjuante me gurë, në mënyrë që ta largonte dhe të zhdukte dëshirat dhe shpresat e tij. Andaj, nëse haxhiu mendon: “Iblisi i erdhi Ibrahimit a.s., ai e pa dhe prandaj gjuajti me gurë, po mua shejtani nuk do të më vijë dhe nuk do të ndalojë para meje” - le ta dijë me siguri se një mendim i tillë është vërtet mendim i shejtanit, të cilin ia ka mbjellë ai në zemër, për t’ia dobësuar vendosmërinë e tij për t’i gjuajtur guralecat dhe për të menduar se nga ky veprim i tij nuk do të jetë kurrfarë dobie, dhe që kjo është një lojë e rëndomt së cilës nuk i duhet dhënë ndonjë rëndësi. Këso mendimesh haxhiu duhet t’i shporrë nga vetja menjëherë ashtu, në mënyrë që të niset me vendosmëri për t’i gjuajtur guralecat, me gjithë përpjekjet e shejtanit që ta kthejë. Haxhiu le ta dijë që ai me të vërtetë guralecat i gjuan në xhemret, por në esencë ai gjuan shejtanin dhe ia thyen kurrizin, ngase njeriu mund ta nënshtrojë shejtanin vetëm nëse i nënshtrohet Urdhrit të Allahut duke E lartmadhëruar Atë dhe duke e kryer vetëm për shkak se ky është Urdhër i Tij, pa ndërhyrë me mendjen dhe shpirtin.

### Therja e kurbanit

Haxhiu duhet ta dijë se me therjen e kurbanit I afrohet Allahut xh.sh. duke kryer obligimin e Tij, prandaj le ta kryejë këtë obligim në tërësi dhe le të kultivojë në vete ndjenjën e shpresës që Allahu i Madhërsishëm për çdo pjesë të kurbanit të tij, do të lirojë nga zjarri pjesët e trupit të tij.[9]

Kështu, është premtuar që sa më i madh të jetë kurbani dhe sa më tepër të ketë mish, shpagimi yt nga zjarri është më gjithëpërfshirës.

### Vizita e Medinës

Kur haxhiu sheh muret e Medinës, le të përkujtojë se ky është qyteti të cilin e zgjodhi Allahu i Madhërishëm që të jetë qytet i të Dërguarit të Tij s.a.v.s., të jetë vendi i emigrimit të tij, vendi ku ai do të vendoste Ligjet e Allahut dhe Synetin e tij, vendi ku luftoi kundër armiqve dhe vendi ku do të ngrejë fenë e Allahut përderisa Allahu i Madhërishëm nuk e mori tek Vetja. Pas kësaj Allahu i Madhërishëm bëri që Medina të bëhet vendi i varrit të Pejgamberit a.s. dhe dy shokëve të tij r.a., të cilët e trashëguan. Le të mendojë haxhiu vendet e gjurmave të këmbëve të Pejgamberit kur ka ecur, dhe të jetë i vetëdijshëm që nuk ka asnjë vend që të mose kishte shkelur këmba e tij e nderuar. Për këtë arsye, në këto vende le të ecë i qetë dhe dinjitoz duke përkujtuar ecjen e Pejgamberit a.s. nëpër sokaqet e Medinës, duke menduar ecjen e qetë të tij dhe dinjitoze, gjithashtu le të mendojë për atë se si Allahu i Madhërishëm i mbushte zemrën e tij me njohuri dhe dhikrullah, kështu që përkujtimin e Allahut e ka krahasuar me përkujtimin e Pejgamberit a.s. dhe që Ai e ka dënuar me shkatërrim çdo vepër të atij që lëndon dritën e tij, bile qoftë edhe duke ngritur zërin mbi zërin e tij. Më pastaj le të kujtojë mirësitë e Allahut, të cilat u dhuroi Ai atyre që ishin me Pejgamberin s.a.v.s., të cilët e kanë parë atë dhe kanë dëgjuar fjalët e tij, dhe t’i vijë tepër keq që nuk ka qenë me të dhe me shokët e tij r.a.

Më pastaj le të rikujtojë që Pejgamberin s.a.v.s. nuk e ka parë në këtë botë, sa kohë që është pikëpyetje nëse do ta shohë në botën tjetër; ndoshta edhe do ta shohë, por me keqardhje kur e sheh që në mes tij dhe Pejgamberit s.a.v.s. e kanë penguar veprat e tij të këqija, sepse i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë:

“Allahu i Madhërishëm do të m’i paraqesë njerëzit që do të më thërrasin “Muhammed! Muhammed!”, unë do të them: “O Zot! Këta janë shokët e mi!”, e Ai do të përgjigjet: “Ti nuk di çfarë risie



kanë sjellë pas teje!". Aatëherë unë do të them: "Mos u dëgjoftë dhe qoftë larg!"[10]

Për këtë arsye, nëse haxhiu nuk përfill shenjtërinë e Ligjit të Allahut xh.sh., qoftë edhe për një çast, le të mos jetë i sigurt që kjo nuk do të pengojë në mes atij dhe Pejgamberit s.a.v.s., andaj haxhiu duhet të kultivojë shpresën e madhe duke E lutur Allahun e Madhërishëm që të mos vërë pengesë në mes tij dhe Pejgamberit s.a.v.s., sepse ai i dhuroi imanin dhe atë e zgjodhi nga atdheu i tij për ta vizituar Pejgamberin, pa pasur si synim as tregtinë dhe as ndonjë dobi tjetër të kësaj bote, po vetëm nga dashuria e sinqertë dhe mallëngjimi që t'i shohë gjurmat e tij dhe murin e varrit të tij, dhe që nuk ka mundur ta shohë gjatë jetës së tij, e që aq shumë ka nevojë për Mëshirën e Allahut xh.sh.

Kur të vijë tek Xhamia e Pejgamberit s.a.v.s., le të përkujtojë që këtë hapësirë, të cilën Allahu i Madhërishëm e zgjodhi për Pejgamberin e Tij s.a.v.s. dhe shokët e tij, grupin më të ndershëm (gjeneratën e artë); që kjo është hapësira në të cilën ka nisur zbatimi i obligimeve të Allahut dhe i cili i ka mbledhur krijesat më të bukura të Allahut, të gjallë e të vdekur.

Andaj haxhiu le të shpresojë dhe të presë Mëshirën e Allahut gjatë hyrjes në këtë Xhami. Gjatë hyrjes, le të jetë modest e i përulur dhe dinjitoz, sepse ku tjetër përveç këtu, zemra e secilit besimtar do të mbushet me përulësi dhe respekt të thellë. Transmetohet nga Ebu Sulejmani, që ka thënë:

"Uvejs el Karaniu r.a. ka qenë në Haxh. E vizitoi Medinën dhe, kur erdhi tek dyert e Xhamisë së Pejgamberit a.s., ia treguan varrin e të Dërguarit të Allahut s.a.v.s. dhe e humbi vetëdijen. Kur u zgjua, tha: "Më largoni prej këtu! Nuk mund të kënaqem me jetën në vendin ku është i varrosur Muhammedi s.a.v.s."

## Vizita e të Dërguarit të Allahut s.a.v.s.

Gjatë vizitës së Pejgamberit s.a.v.s., duhet qëndruar para varrit të tij në mënyrën që e kemi shpjeguar më parë. Vizita e tij si i vdekur duhet të jetë njësoj sikurse të ishte i gjallë në këtë jetë. Haxhiu duhet të afrohet pranë varrit të tij



për aq sa do t'i afrohej Pejgamberit s.a.v.s. sikur të ishte gjallë, dhe jo ta prekë as ta puthë, por të qëndrojë para tij në një distancë të caktuar, pak i kërrusur, dhe kështu do të sillet edhe me këtë rast. Prekja dhe puthja e varrit është zakon i të krishterëve dhe jehudinjve. Haxhiu duhet të jetë i vetëdijshëm që i Dërguari i Allahut s.a.v.s. e di që ai është aty dhe të qëndrojë në atë vend dhe që tek ai vijnë selamet dhe salavatet e tij. Për këtë arsye, haxhiu le të imagjinojë në vete trupin e tij të vendosur në varr para tij, dhe le të jetë i vetëdijshëm për pozitën e lartë të tij (Pejgamberit a.s.).

Transmetohet nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s.:

"Allahu i Madhërishëm e ka obliguar melekun tek varri i tij që t'ia sjellin selamet e atyre që i sjellin selame nga Ymeti i tij."[11]

Kjo ka të bëjë me ata që nuk kanë ardhur deri tek varri i të Dërguarit të Allahut s.a.v.s., e se si është për ata që kanë lënë vendlindjen e tyre, duke kaluar tërë atë rrugë të gjatë, nga dashuria dhe mallëngjimi për takimin me të, dhe të cilët janë të kënaqur me atë që të shohin vetëm varrin e tij, e që nuk kanë mundur ta shohin sa ka qenë gjallë?!

I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë:

"Kush më dërgon mua një salavat, Allahu i Madhërishëm do t'ia kthejë atij me dhjetë salavate. "[12]

Pra, salavati i Allahut do të jetë shpërblimi për salavatin e tij dërguar Pejgamberit s.a.v.s., e çfarë do të jetë shpërblimi për ardhjen dhe vizitën?!

Pastaj, haxhiu, le t'i afrohet mimberit të Dërguarit të Allahut s.a.v.s. dhe le të mendojë ngritjen dhe dinjitetin në paraqitjen e tij në mimber, i rrethuar nga muhaxhirët dhe ensarët r.a. ndërsa ai në hytben e tij i kurajon për bindje ndaj Allahut të Madhërishëm: Le t'I lutet Allahut xh.sh. që Ditën e Gjykimit të mos e ndajë nga Pejgamberi s. a.v. s.

Këto ishin detyrimet e zemrës gjatë kryerjes së veprimeve të Haxhit dhe, kur haxhiu i përfundon këto, zemra e tij duhet të jetë e mërzitur, e vendosur, e mbushur me frikë dhe me vetëdijen që nuk e di a është i pranuar apo jo haxhi i tij, a është radhitur ai në grupin e të dashurve apo është refuzuar me dezertuesit.

Le të përpiqet ta mësojë këtë me ndërmjetësimin e zemrës së tij dhe veprave të tij, dhe, nëse vëren se zemra e tij është e vrazhdë kundruall kësaj dynjaje mashtruese dhe që është kthyer nga Ahireti, dhe vëren që veprat e tij janë të përputhura me Ligjin e Allahut, le të jetë i sigurt që Haxhi i tij është pranuar, sepse Allahu i Madhërishëm pranon vetëm prej atyre që Ai i dashuron, dhe atë që Ai e dashuron, e merr për mik dhe ia tregon shenjat e dashurisë së Tij dhe duke e larguar nga armiku i tij Iblisi, Allahu e mallkoftë.

Andaj, nëse sheh këso shenjash tek vetja, kjo do të thotë se Haxhi i tij është i pranuar, ndërsa nëse sheh të kundërtën, ndoshta nga haxhi i tij do të ketë vetëm lodhje dhe rraskapitje, na ruajttë Allahu nga kjo.

Me këto përfunduam librin mbi fshehtësitë e Haxhit, dhe pason, nëse do Zoti, libri mbi adabet e leximit të Kuranit.

*Përktheu:*
***Dr. Ali F. Iljazi***

________________

*Fusnotat:*

1. El Maide, 82.
2. Hadithin e shënon Ebu Davudi në transmetim të Ebu Umames, kur një njeri erdhi te i Dërguari i All-llahut s.a.v.s. dhe kërkojë leje që të vetmohet dhe të jetojë një jetë asketizmi ai iu përgjigj: "Asketizmi i Ummetit tim është xhihadi në rrugën e All-llahut. Në secilin popull ka asketizëm, ndërsa asketizmi i Ummetit tim është pafrikësia dhe qëndrueshmëria përpara armikut. " El Bejhekiu në Esh Shuabu e sheh transmetimin nga Enesi: "Asketizmi i Ummetit tim është xhihadi në rrugën e All-llahut." Asnjëra prej këtyre transmetimeve nuk është e besueshme. Hadithin e përmendur e shënon edhe Et Tirmidhiu, duke e konsideruar si hadith hasen, En Nesai në veprën "El Jeum ve lejle" dhe Ibn Maxheh në transmetim të Ebu Hurejrës që një njeri erdhi te Pejgamberi s.a.v.s. dhe e pyeti: kam vendosur të nisem për rrugë, andaj më këshillo! – Pejgamberi s.a.v.s. i tha: "Gjithmonë bëhu i vetëdijshëm për All-llahun xh. sh. dhe thuaj tekbir në çdo lartësi."
3. Hadithin e shënon el Bejhekiu në Esh Shuabu në transmetim të Ebu Hurejres dhe thotë: "Kjo është e mbajtur mend nga Ubejd ibn Omeri, e ky nga Omeri – është hadith mursel."
4. Hadithin e kemi cituar në librin mbi zekatin.
5. En Nisaë, 100.
6. El Haxhxh, 27.
7. Hadithin e shënon Ebu Davudi me transmetim të Ibn Omerit me varg transmetues të sigurt.
8. Hadhithin e kemi cituar kur kemi folur për shkencën me transmetim të Abdullah ibn Amrit.
9. Hadithin e cituar nuk e kanë gjetur në burime. Ebu Shejh në veprën "Kitab ed Dahaja", shënon transmetimin e Ebu Seidit; për pikën e parë të gjakut që liron kurbani do të ketë shpërblim, e kjo është falja e gabimeve të liruara. Këto fjalë i tha Pejgamberi s.a.v.s. Fatimës, mirëpo vargu i transmetuesve të këtij hadithi është i dobët.
10. Hadithi është muteffekun alejhi në transmetim të Ibn Mes'udit, Enesit dhe tjerëve por pa fjalët: "Muhammed! Muhammed!"
11. Hadithin e shënon En Nesai, Ibn Hibbani dhe El Hakimi në transmetim të Ibn Mes'udit: "Vërtetë All-llahu i Madhërishëm ka melekët që qarkullojnë nëpër Tokë duke mi sjellur selamet e Ummetit tim".
12. Hadithin e shënon Muslimi në transmetim të Ebu Hurejres dhe Abdullah Ibn Amrit.

# Haxhi manifeston paqe, drejtësi dhe dashamirësi në mes njerëzve

Rexhep Suma

Haxhi si një nga pesë kushtet themelore të Islamit, që Allahu i Plotfuqishëm e ka bërë obligim për ymetin e Muhamedit a.s., për ata që kanë mundësi financiare dhe fizike, që ta kryejnë këtë ibadet, që është i një rëndësie të veçantë në fenë islame për nga vlera dhe pesha e tij. Njëherësh, vështruar nga ky kënd, institucioni i Haxhit në embrionin e vet përmban shansin e hapjes apo mundësinë e çlirimit të vetë myslimanit nga çdo brengë a hall i kësaj bote, ngase është pikërisht Meka e ndritshme, ku besimtari i devotshëm gjen rastin dhe hapësirën që nga thellësia e zemrës së tij të burojë sinqeriteti me të cilin krenohet jo vetëm ai, po edhe Allahu Fuqiplotë. Dijetarët islamë kanë rënë në ujdi se ai që mohon Haxhin, ka dalë prej rrethit të fesë islame dhe është murted. Sipas disa dijetarëve, Haxhi është bërë obligim në vitin e gjashtë të hixhretit. Përveç faljes që haxhiu merr me vete, është edhe një element tejet interesant në vetë organizimin e jetës së haxhiut sa qëndron në vendet e shenjta të Mekës. Një rëndësi të kësaj jete e ka shpjeguar edhe i dërguari i fundit, Muhamedi a.s., i cili kur njëherë u pyet nga më të dashurit e tij(ashabët) se cila është vepra më e mirë, pati thënë: "Imani (Besimi) në Allahun xh.sh. dhe të Dërguarin e Tij. Të pranishëmve iu shtua edhe më kureshtja për të pyetur se cila vepër renditet si e rëndësishme pas besimit, për se ai u tha: xhihadi (kauza e shenjtë) në rrugën e Allahut. Pastaj cila? Tha: Haxhi i pranuar". (Buhariu). Allahu xh.sh. e urdhëroi Ibrahimin a.s. që t' i thërriste njerëzit për në Haxh, nga shkaku se zëri mund të depërtojë edhe deri tek ata që janë të verbët ose që nuk dinë të lexojnë. Prandaj, telbija mbeti si simbol dhe pjesë e Haxhit, përmes të cilit haxhinjtë thirren me zë: "LEBEJKE ALL-LLAHUME LEBEJK. LEBEJKE LA SHERIKE LEKE LEB-BEJK. INNEL HAMDE VE NIAMETE LEKE VEL MULKU LA SHERIKE LEKE". Me këtë lutje, përveçqë i bëhet lutje Allahut xh.sh., në të njëjtën kohë i përgjigjemi edhe thirrjes së Tij, duke thënë



"Lebejke", që do të thotë "të përgjigjem...". Si argument nga Syneti i Pejgamberit a.s. mund të shërbejë hadithi që transmeton Ibni Abasi: "Gjatë një fjalimi të vet, Resulullahu s.a.v.s., në mes të tjerash, tha: "O ju njerëz, haxhi është caktuar për ju, e ju veproni ashtu, shkoni në haxh". Ndërkohë u ngrit Akrea, djali i Habisit, dhe e pyeti: "Për çdo vit a, o i Dërguari i Allahut?" Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "Nëse ju them po, do t' ju obligoj, e nëse ju obligoj, nuk do të vepronі ashtu dhe as që do të keni mundësi përherë. Haxhi duhet të bëhet një herë, e ai që e përsërit disa herë, e bën këtë nga dëshira dhe vullneti i tij. " Po të sqarohet si duhet porosia e Pejgamberit a.s., mund të konstatohet se i Dërguari i Allahut xh.sh. na e bëri me dije se "haxhi është bërë farz". Edhe i Plotfuqishmi e ka bekuar këtë vend duke e bërë atë vendin më të sigurt në botën kalimtare ku jetojmë ne.

"Kryeni haxhin dhe umren për hir të Allahut! Nëse në këtë rrugë pengoheni, atëherë therni kurban, sipas mundësisë, dhe mos i rruani kokat tuaja, derisa të arrijë kurbani në vend të vet! Cilido prej jush që është i sëmurë ose ka ndonjë plagë në kokë (dhe si i tillë, nuk mund ta rruajë kokën), le ta zëvendësojë me agjërim, lëmoshë, ose kurban. Kur të jeni të sigurt (nga armiqtë), ai që prej jush kryen umren deri në haxh, le të therë kurban, sipas mundësisë. Ndërsa ai që nuk ka mundësi, është i detyruar të agjërojë tri ditë në Haxh dhe shtatë ditë pas kthimit nga Haxhi; këto janë dhjetë ditë të plota. Kjo vlen për ata që nuk banojnë në Mekë. "Të keni frikë Allahun dhe dijeni se Ai dënon ashpër". (El Bekaretu, 197)[1]

Ai po ashtu në një vend tjetër të Kuranit, ka bërë me dije se "Aty ka shenja të qarta : Vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit". (Ali Imran, 97).

"Kjo është kështu ! E kush madhëron dispozitat e Allahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave". (El-Haxh, 32)[2]

Me këtë ajet, Allahu Fuqiplotë sinjalizon se kryerja e Haxhit është obligim për ata që kanë mundësi financiare dhe fizike, dhe myslimanit nuk i lejohet assesi të dyshojë në të, apo, ruajna Zot, edhe ta mohojë, ashtu sikur veprojnë disa njerëz (intelektualë) tanë, që, për fat të keq, nga padija apo me qëllim, bëjnë një krahasim në mes shkuarjes në vende bregdetare dhe obligimit të Haxhit. Meka është vendi më i sigurt dhe më paqë-

sor në tërë rruzullin tokësor, sado që më parë ishte vend i betejave dhe luftërave të përgjakshme, ku secili mundohej të robëronte tjetrin, vend ku sundonin epshet dhe emocionet, kurse me ardhjen e Islamit, kjo tokë është bërë një vend i qetë, paqedashës, vend i sigurt ku askush nuk ka frikë nga askush, dhe në vend të urrejtjes dhe frikës, aty është vendosur dashuria dhe besueshmëria. Kryerja e Haxhit dhe zbatimi i rregullave të tij, hap pas hapi tek njeriu krijon një ndryshim të dukshëm. Ky muaj është periudha më e mirë për të pastruar shpirtin dhe për t'Iu afruar Zotit, Krijuesit të botëve. Tani të dëgjojmë ajetin e Kuranit, ku në lidhje më Haxhin, thuhet: "Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta". Kjo thirrje vlen për qytetarin, fshatarin, të bardhin, të ziun, të varfrin, të pasurin, me një fjalë për të gjithë njerëzimin. Gjithashtu kjo thirrje ka kuptimin e largimit nga çdo grupim, racë apo klasifikim shoqëror. Haxhinjtë që shkojnë me një dashuri dhe vullnet të madh në Haxh, veshin një bez të bardhë, i cili quhet Ihram, kështu që me anë të kësaj ngjyre, veten e largojnë nga çdo lloj animi apo preferimi tjetër të ngjyrave. Veshja e Ihramit ka kuptimin se njeriu në këtë vend nuk i takon asnjë race dhe asnjë grupi, përveçse ymetit islam. Kësodore, haxhinjtë me veshjen e Ihramit me ngjyrë të bardhë, hyjnë në botën ku mbizotëron barabarësia dhe e drejta, në këtë botë nuk ekzistojnë klasa shoqërore dhe asnjë epërsi.

## Disa të dhëna mbi madhësinë dhe historinë e Qabesë

Qabeja (Qabeja) është ndërtesa drejt së cilës myslimanët drejtohen pesë herë në ditë gjatë namazit të tyre. Literalisht, fjala 'Qabeja' në arabisht i referohet një vendi të nderuar dhe prestigjioz. Aktualisht Qabeja është e lartë afërsisht 12 metra. Dhoma brenda Qabesë është me përmasat 13 me 9 metra. Muret e Qabesë janë të gjera1 metër. Muret janë të gjitha prej guri. Muret brenda, në dallim nga ato jashtë, nuk janë të lustruara. Dyshemeja e dhomës është 2,2 metra më lart se hapësira ku njerëzit kryejnë ritin e rrotullimit rreth Qabesë (Ta'uafin). Qabeja është ndërtuar dhe rindërtuar nga këta profetë: Ademi, Ibrahimi, Ismaili dhe Muhamedi (paqja qoftë mbi ta). Asnjë godinë tjetër nuk e ka pasur këtë nder. Ndërtimi i parë i Qabesë është bërë nga Profeti Adem (alejhi selam). Në Kuran Allahu thotë se kjo ishte shtëpia e parë e ndërtuar nga njerëzimi për të adhuruar Allahun. Më pastaj e rindërtuan Ibrahimi dhe Ismaili (paqja qoftë mbi ta). Historianët dhe dijetarët janë të mendimit se Qabeja është rindërtuar 5 deri 12 herë. Rikonstruksioni më i fundit i Qabesë u bë në vitin 1996.[3]

## Haxhi shlyen gjynahet (mëkatet) e kaluara

Ebu Hurejra transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: "Ai që kryen Haxhin pa folur gjëra të kota dhe pa kryer vepra të mbrapshta, do të kthehet nga Haxhi i pastër nga gjynahet sikundër në ditën e parë të lindjes". (Buhariu dhe Muslimi). Ai po ashtu në një hadith, ka thënë se shpërblimi i personit të cilit i pranohet Haxhi, është Xheneti. Profeti a.s. ka thënë: "O njerëz, Allahu e bëri Haxhin obligim për ju, ndaj kryejeni atë. Shpërblimi për Haxhin është Xheneti". Profeti (a.s.) ka thënë: "Të gjitha mëkatet e kryera në periudhën midis një umre dhe një tjetre, shlyhen e fshihen dhe shpërblimi për Haxhin e pranuar është Xheneti". Në lidhje me këtë një person e pyeti: "O i Dërguari i Allahut, a duhet kryer Haxhi për çdo vjet? Muhamedi a.s. heshti dhe njeriu ia përsëriti pyetjen tri herë. Muhamedi a.s. i tha: "Nëse unë do të them 'Po', atëherë do të bëhej obligim për ju që ta kryeni atë (Haxhin) për çdo vit, por ju nuk do të jeni në gjendje ta bëni atë". Transmetohet nga Amr bin El Asi, i cili pasi kishte pranuar Islamin, erdhi tek Muhamedi a.s. dhe i tha: "Zgjate dorën të ta jap besën". Atëherë Profeti a.s. ia shtriu dorën dhe i tha : "Ç´ke kështu, o Amër? I thashë kushtëzoj. Profeti i tha: Çfarë kushtëzon? I thashë që të më falë Allahu. Muhamedi a.s. atëherë i tha a nuk e dinte se Islami i shlyen të kaluarat, hixhreti i shlyen të kaluarat dhe haxhi i fal mëkatet e kaluara". (Muslimi) Po ashtu hadithet profetike na mësojnë se haxhinjtë janë delagacion (mysafirë) të Allahut. Trasmeton Ebu Hurejre se Pejgamberi i Allahut ka thënë: "Haxhinjtë, umrexhinjtë janë delegacion (mysafirë) të Allahut, nëse I luten Atij, Ai u përgjigjet, nëse I kërkojnë falje, Ai do t'i falë". Nga Aishja r.a. trasmetohet se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Nuk ka ditë në të cilën Allahu liron robër më shumë nga zjarri, se në ditën e Arefatit". (Muslimi)[4]

"Allahu e bëri Qabenë, shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi (për çështje të fesë e të jetës) për njerëzit, dhe muajin e shenjtë, edhe kurbanin edhe (ato kafshë të shënuara për kurban) atë me qafore. Këtë (përcaktim nga Zoti), që ta dini se Allahu e di ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë dhe se Allahu ka përfshirë me urtësinë e e dijën e Vet çdo send (përcaktimi i Zotit për këto është me qëllim të caktuar, e për të mirën e njerëzve)". (El Maide, 97.)

Gjatë qëndrimit në vende të shenjta haxhiut nuk mund t'i kaloj koha pa meditauar se ç'ka bërë bindja ndaj Allahut dhe Resulullahut me popujt që ishin në injorancë dhe më pastaj u bënë thirrës dhe bartës të mesazhit hyjnor duke shporrur armiqtë e Zotit nga ai vend i shenjtë.

## Haxhiu udhëton drejt së vërtetës dhe paqes

Allahu xh.sh. ka bërë që siguria në qytetin e Mekës të jetë jo vetëm për njeriun si krijesa më e çmuar dhe e dashur e Allahut xh.sh., por edhe për botën shtazore, shpendtë, bimët dhe insektet, gjatë periudhës së mbajtjes së ihramit, po edhe jashtë sezonit të Haxhit . Në këtë vend të shenjtë gërshetohet dhe jeton fjala paqe, një gjë që nuk ndodh në vendet e tjera, ku, edhe pse flitet e debatohet shumë dhe studiohet e analizohet nëpër medie, qoftë elektronike apo të shkruara dhe kushtetuta e rregullore të ndryshme anekënd botës, prapëseprapë paqja mbetet një realitet i shkruar vetëm në letër dhe assesi nuk gjen një zbatueshmëri konkrete në terren. "Patjetër që duhet theksuar se Muhamedi a.s. në vitin e dhjetë të hixhrit, së bashku me shokët e tij, u prekën thellë nga pamja madhështore e numrit të madh të myslimanëve që u shkonin pas në Mekë ndonëse të gjithë ishin të paarmatosur dhe sypatrembur. Dhe, atyre nuk mund të mos u kujtohej arratisja e tyre nga Meka, kur ishin aq pak në numër dhe kur u detyruan të iknin vetëm e vetëm që t'i shmangeshin zemërimit të kurejshitëve"[5]

Edhe vetë Muhamedi a.s. gjatë qëndrimit në Arefat, ku ishin tubuar 124 mijë ose 144 mijë njerëz, haxhilerë[6], dhe aty Muhamedi a.s. iu drejtua njerëzve si ligjërues dhe mbajti një hutbe universale dhe koncize duke thënë: "O njerëz! Dëgjoni ç'do t'ju them, sepse nuk e di nëse do t'ju takoj në këtë vend pas këtij viti. O njerëz! Kini frikë Zotin dhe respektojeni Atë. Bëhuni të njerëzishëm dhe të drejtë ndaj vetes dhe ndaj të tjerëve. Kjo është dita e flijimeve në Emër të



Allahut. Më të vërtetë, gjaku dhe pasuria juaj janë të shenjta për ju, derisa të takoheni me Krijuesin tuaj, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë në këtë muaj dhe në këtë vend.

Ruani, respektoni dhe nderoni vlerën e personalitetit dhe dinjitetit njerëzor. Njeriu është vepër madhështore e Allahut dhe mjerë ai që e nënçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së Allahut. Ju, o njerëz, do t'i ktheheni pashmangshëm dhe pakthyeshëm Allahut të Amshueshëm, dhe Ai do t'ju marrë në përgjegjësi për veprat dhe punën tuaj. O besimdrejtë! Ta dini, ta mbani mend dhe të jeni të bindur se përfundoi koha e mosdijes dhe traditave të këqija, që i sollën fatkeqësi të shumta gjinisë njerëzore. Unë jua kam treguar rrugën e shpëtimit, nëpër të cilën duhet të shkoni. Gjakmarrja është e ndaluar. Të gjitha akuzat e këtilla që rrjedhin nga koha para Islamit, anulohen. Akuza e parë e këtillë që anulohet, është gjakmarja e xhaxhait tim, Amir b. Rebi`b. Harith b. Abdulmuttalibit, të cilin pa kurrfarë faji e mbytën njerëzit nga fisi Hudhejl. Kjo gjakmarrje le të harrohet dhe të gjitha të tjerat në të ardhmen, le të falen.

Fajdeja dhe kamata janë të ndaluara. Huadhënësi nga huamarësi duhet ta marrë vetëm atë që i ka huazuar vërtet. Huatë e para që i nënshtrohen këtij vendimi, janë huatë e xhaxhait tim, Abbasit, i cili ka pasur mjaft borxhlinj. O besimdrejtë! Duhet t`ua falni kamatat borxhlinjve. Dëgjoni këshillën time, dhe pasuria juaj do të shtohet, sepse juve ju mbetet kryegjëja për tregti dhe punë të ndershme. Nëse nuk e bëni këtë, duhet ta dini se do të zemëroni thellë Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Nëse borxhliu juaj është në vështirësi, duhet t`ia vazhdoni afatin e pagimit, e nëse jeni në gjendje t`ia falni borxhin, kjo do të ishte edhe më mirë për ju.

O besimdrejtë! O njerëz! Frikësojuni asaj dite që do të vijë me siguri, kur të gjithë do të paraqiteni para Allahut, Gjykatësit të Vetëm Suprem. Kur ju pret drejtësia absolute. Kur të zotoheni se një borxh do ta paguani me kohë dhe kur ta lidhni marrëveshjen, të gjitha këto bëni me shkrim, dhe me besnikëri theksoni afatin e pagimit. O të vdekshëm! Duajeni dhe dëgjojeni Zotin, Krijuesin e tërë materiales dhe jomateriales, i cili krijoi meshkuj e femra, prej të cilëve u zhvillua gjinia njerëzore. Kini frikë nga Allahu, për ndihmën, prehjen dhe mëshirën e të Cilit jemi të udhëzuar të gjithë. Ne jemi të vdekshëm dhe në çdo çast jemi gjithnjë e më afër vdekjes dhe takimit me Të, me Allahun e Amshueshëm, me Gjykuesin e Drejtë. Shprehni respektin e duhur ndaj farefisit. Me përgjegjësi të thellë përmbushni detyrat dhe obligimet që janë ndërmjet burrit e gruas, ndërmjet prindërve dhe fëmijëve. Fëmija e fiton Xhenetin nën këmbët e nënës së tij. Ruajuni nga prostitucioni, tradhtia bashkëshortore dhe xhelozia. Prostitucioni dhe tradhtia bashkëshortore janë mëkate të rënda, ndërkaq xhelozia mund të shkaktojë prishjen e bashkëshortësisë. Martohuni me ato që i doni. E kur vullneti i Zotit t'ju bashkojë, atëherë respektojeni dhe duajeni njëri-tjetrin dhe jetoni në dashuri e harmoni të vërtetë. O bashkëshortë! Silluni ndaj grave tuaja me shumë mirësi dhe dashuri. O besimdrejtë! Largohuni nga ngatërresat dhe përgojimet! Ata që shpifin për gratë e ndershme, le të jenë të mallkuar në të dy botët. Ata që i akuzojne gratë e ndershme për tradhti në martesë ose për amoralitet, sa kohë që nuk mund të sjellin katër dëshmitarë të besueshëm për këtë, dënoni me tetëdhjetë goditje, dhe asnjëherë në të ardhmen mos u besoni për asgjë, sepse ata janë njerëz të këqij. Nëse mendoni se ndaj grave tuaja nuk ndieni më dashurinë e dikurshme, mos nxitoni, po mendoni mirë. Ndoshta Allahu nëpërmjet këtij sprovimi ju udhëzon në rrugën e fatit të ri të madh, me të cilin dëshiron t'ju përgëzojë. Mos kërkoni shkurorëzim pa shkaqe të arsyeshme, meqë prej të gjitha gjërave që Allahu ka lejuar, më së tepërmi e urren shkurorëzimin. Gratë tuaja u janë dorëzuar në besë të Zotit. Respektoni, o besimdrejtë, atë amanet të Zotit.

O njerëz! Sot djalli i mallkuar është i dëshpëruar, sepse ka pësuar humbje dhe më nuk mund të ndikojë tek ju. Por ju, megjithatë, bëhuni të kujdesshëm gjithnjë, në mënyrë që ai i mallkuar të mos ju vërë në lajthitje as për gjërat më të vogla. O besimdrejtë! Kur të caktoni dhe ndani ndërmjet jush trashëgiminë, bëhuni të drejtë dhe përmbajuni Librit të Zotit. Ruajeni pasurinë e bonjakëve, të paaftëve dhe të të sëmurëve mendorë. Zoti i ka dhënë çdonjërit të drejtën e vet, andaj nuk ka nevojë që trashëgimtarëve t'u lihet testament; ndërsa si testament nuk mund të lihet më tepër se një e treta (1/3) e pasurisë. Fëmija i takon atij në shtratin e të cilit ka lindur. Kush pohon se i takon tjetërkujt përveç prindit, atë do ta arrijë mallkimi i Zotit. Nuk i lejohet gruas që të japë diçka nga pasuria e burrit të saj pa lejen e tij. Borxhi duhet paguar ndërsa sendi i huazuar duhet kthyer. Dhurata duhet të kthehet me dhuratë. Kush hyn dorëzan për dikë, detyrohet edhe me përgjegjësi për dorëzani. Me robërit dhe shërbëtorët silluni në mënyrë njerëzore. Ushqeni ata si ushqeheni vetë, dhe vishni ata sikur visheni vetë. Nuk guxoni t'u bëni keq, as t'i keqpërdorni. Edhe ata janë njerëz, edhe ata janë shërbëtorë të Zotit.

O besimdrejtë ! Ta dini dhe të mos harroni se të gjithë myslimanët janë vëllezër. Ju të gjithë jeni plotësisht të barabartë në të drejta dhe detyra. Nuk ka kurrfarë përparësie arabi ndaj joarabit, dhe as joarabi ndaj arabit, as i ziu ndaj të kuqit, e as i kuqi ndaj të ziut përveçse me devotshmëri. Të gjithë jeni pasardhësit e Ademit, kurse Ademi është prej dheut.

O myslimanë ! Duhet të kujdeseni, të duheni dhe të ndihmoheni ndërmjet jush. Nuk guxoni të ofendoni njëri-tjetrin, e as t'i merrni diçka me dhunë njëritjetrit. Këto janë mëkate të rënda. Merreni vetëm ate që ju jepet me dëshirë. Respektoni pacenueshmërinë e pasurive tuaja derisa janë në frymën e ligjeve të Zotit. Në punën tuaj Islami dhe interesi i përgjithshëm le të jenë mbi ju dhe interesin tuaj personal. Përkushtojani Islamit jetën tuaj dhe në punën për Islamin jepni prej vetes gjithçka që mundeni. Kurrë mos shkelni të drejtën dhe nderin e askujt. Vetvetes mos i bëni dhunë. Mos harroni se mëshira është një nga bazat kryesore të Islamit. 0 njerëz! Dëgjoni ç'po ju them dhe mbajeni në mend mirë. Unë po jua lë Librin e Zotit - Kuranin – i cili, nëse i përmbaheni gjithnjë, do t'ju ruajë që të mos e humbni rrugën e drejtë, rrugën e drejtësisë dhe të së vërtetës. Kurani është libër i qartë dhe i shenjtë, Vepër e vërtetë e Allahut, Fjalë e Tij, për vërtetësinë e së cilës nuk ka kurrfarë dyshimi. Para vetes keni tërë jetën time, fjalët dhe veprat e mia. Gjithçka që kam folur dhe punuar, jam përpjekur që të jetë në pajtim të plotë me Urdhrat e Allahut. Ju vërtet nuk do të gjendeni në lajthitje përderisa t'i përmbaheni Kuranit dhe Synetit tim.

O besimdrejtë! Thuani gjithnjë të vërtetën e pastër. Urrejtja asnjëherë të mos ju largojë nga rruga e të drejtave dhe drejtësisë. Drejtësia është motra e devotshmërisë. Frikësohuni nga Allahu! Ai e sheh punën tuaj. O njerëz! dëgjuat porositë e mia, futini në zemrat tuaja e në jetën tuaj. Të gjithë ata që i kanë dëgjuar këto fjalë të mia, le t'ua përcjellin atyre që nuk i kanë dëgjuar, sepse prej tyre mund të ketë më mbamendës se vetë dëgjuesit. (Pas një pushimi të shkurtër, i Dërguari i Zotit, me një zë më të butë, ka thënë):

"A e percolla mesazhin e Allahut tek ju, o njerëz?"

"O i Dërguari i Zotit! Ti e ke përmbushur misionin tënd besnikërisht dhe na ke komunikuar neve çka të ka urdhëruar Zoti", - u përgjigjën më se 100.000 haxhinj të pranishëm.

(Atëherë Muhammedi a.s., me zë solemn, tha:)

"O Zoti im, dëshmoje (këtë)! (Të njëjtën ditë, Zoti i Lavdishëm e shpalli edhe ajetin e fundit të Kuranit):

"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë time, dhe zgjodha për ju Islamin fe". (Sure Maide, 3).

Myslimanëve të shumtë filluan t'u rridhnin lot nga sytë, ngase e dinin se, nëse Pejgamberi kishte përfunduar shpalljen e tij, atëherë jetës së tij deomos do t'i kishte ardhur fundi. Në mesin e atyre që qanë me dënesje, ishte edhe Ymeri r.a., të cilit, kur e pa duke qarë, Muhamedi a.s. i tha: "Ç'të shtyri të qash?" Ai iu përgjigj: "Pas plotësimit dhe përsosjes, nuk mund të ketë asgjë, përveç mungesës dhe pakësimit".

Pas mbarimit të Haxhit, nxirren mësime shumë të dobishme dhe që mbeten të përjetshme në kujtesën e haxhiut, si një nga kujtimet që i kujton me ëndje, aq më shumë kur jemi thirrës për revelatën e fundit hyjnore, synojmë që të kemi një botë ku të gjithë të kenë mundësinë që të jetojnë në paqe, liri, dashuri e harmoni; të mbizotrojë drejtësia në marrëdhëniet mdërkombëtare; një botë ku luftohen varfëria dhe skamja si dhe sëmundjet e ndryshme e nuk i kundërvihet natyrës, s'u lë hapësirë keqëbërsve, gjallëron ambientin ku jeton; të mos lejojë që të pasurit të shtojnë kapitalin e tyre e të varfrit të thellohen në varfërinë e tyre, të përparuarit në teknologji të avancojnë në zotrimin e teknologjisë, kurse të prapambeturit të shtojnë prapambeturinë teknologjike; mendjemëdhenjtë t'u shtohet mendjemadhësia, kurse të dobëtve t'u shtohet pamundësia dhe nënçmimi. Vërtet bota ka nevojë për drejtësinë e Islamit apo së paku të marrin diçka nga drejtësia e Islamit, që të bëhet një ekuilibrim në mes klasave në shoqërinë njerëzore dhe të vihet rend e rregull.

## Situata aktuale e gjendjes së muslimanëve athua luhat ndjenjat dhe qëndrimet e muslimanëve?

Vërtet myslimanët sot jetojnë dhe ballafaqohen me sfida të mëdha, ndoshta edhe më të rëndat që kanë pasur ndonjëherë në historinë e tyre shekullore. Atij po i bëhet pa të drejtë sulm nga mjetet më të fuqishme të kohës, mjetet e informimit, që në masë të madhe bartin përgjegjësinë për moskrijimin e kanalave të komunikimit midis kulturave dhe civilizimeve më të mëdha botërore. Asnjëherë në botë nuk ka ekzistuar një shabllon i kulturës dhe si përvojë e kaluarës nuk mund të themi që edhe sot apo në të ardhmen, mund të ekzistojë diçka e tillë. Mediet duhet të luajnë rolin e afrimit në mes njerëzve, të ngritjes së vlerave të mirëfillta njerëzore duke mos nënçmuar asnjë fe a popull. Fundja, misioni i çdo medieje është informimi sa më i drejtë dhe objektiv i qytetarëve dhe opinionit publik të gjerë. Duhet t'i jepet më shumë hapësirë fesë islame, që ta njohin nga afër njerëzit dhe të krijojnë qëndrime të drejta, pa paragjykime dhe shtrembërime si pasojë e informimit të keq nga mediet me peshë botërore. Mediet kosovare duhet të ndjekin shembullin e medieve dhe të rrjeteve më të fuqishme botërore, të cilat transmetojnë drejtpërdrejt kryerjen e lutjeve të haxhinjve nga Meka, dhe kanë ekipe të formuara për këtë çështje. Mediet kosovare kanë mundësi dhe potencial t'u ofrojnë një shërbim të tillë qytetarëve të Kosovës. Nga ana tjetër, situata e myslimanëve, sot është mjaft e më e vështira që nga rënia e halifatit më 1924. Kjo është një çështje për të cilën shumë institute kërkimore kanë publikuar rezultate të gabuara, kinse periudha e Islamit ka përfunduar dhe ka perënduar me rënien e halifatit osman, dhe tash për tash zotëron filozofia perëndimore me të gjitha format e saj të shekullarizmit, të djathtëve, të majtëve, liberalëve në shkolla e universitete, mjeteve të komunikimit masiv etj. Mirëpo të gjitha këto hidhen poshtë kur të shikosh këta miliona njerëz të bashkuar e të vëllazëruar, të cilët, në emër të Islamit, kryejnë ritualet fetare të haxhit pranë njëri-tjetrit, nuk të mbetet tjetër veçse të dorëzohesh para faktit se Islami është gjallë dhe i rrënjosur thellë në shpirtat e myslimanëve. Andaj ata që mendojnë se Islami është themeli i rizgjimit të ymetit dhe ndjenjave të tyre dhe përbërjen e tij nuk mund të komentojnë se si rastësisht mundet islami të rikthehet me tërë atë fuqi dhe mallëngjim. Në të vërtetë, haxhiu duhet ta kuptojë rolin e tij sa i takon shkuarjes në vendet e shenjta, dhe nuk duhet këtë vizitë ta kufizojë vetëm për të kryer këtë obligim, dhe si i tillë dhe të kthehet i falur nga mëkatet sikurse atë ditë që është lindur nga nëna e vet, dhe të mjaftohet me kaq, veçse duhet ta ndiejë dhe ta përjetojë fizikisht e psikikisht gjendjen e ymetit dhe si i tillë të dalë më i mirë se sa ka hyrë, - të përmirësojë raportet me Allahun xh.sh., po dhe ndaj njerëzve të tjerë, me ymetin e tij dhe përgjegjësinë ta marrë mbi vetveten, nëse nuk i praktikon udhëzimet, po dhe frymëzimet e reja që ka marrë nga kjo vizitë. Ymeti ynë i tëri ka një drejtim drejt Qabesë, ka një program hyjnor të përjetshëm dhe të pandryshueshëm, emocionet i kanë të njëjta dhe, nëse zgjohet dhe I kthehet Krijuesit absolut , me Emrin e



Tij, nuk do të mungojë assesi ndihma e Allahut, sepse Ai thotë: "…Allahu është mbizotërues i punës së vet, por shumica e njerëzve nuk e dinë (fshehtësinë e çështjeve)". (Suretu Jusuf, 21.)

## Haxhi zgjon ndjenjat e besimtarëve

Për çdo vjet në qytetin e bekuar të Mekës tubohen me miliona haxhinj, të cilët krijojnë një atmosferë dhe skenë të papërshkrueshme, të cilët si emblemë kanë faktorin e unitetit dhe vëllazërimit, I drejtohen Allahut Fuqiplotë me lutje të sinqerta, ku duaja përzihet me lotë, duke pyetur: Çfarë lidhjeje ka Islami me të gjithë këta njerëz? Si arriti Islami t'i barazojë të gjitha racat dhe kategoritë shoqërore? Dhe njëmend përgjigjen e gjen vetë në praktikueshmëri, duke jetuar ditë për ditë një realitet të tillë. Ata (haxhinjtë) janë vetëm një mostër që përfaqëson ymetin islam, pa marrë parasysh a janë nga shtresat e varfra, të cilët ndoshta për vite me radhë kanë ndarë nga kafshata e tyre, që të vijnë dhe ta kryejnë këtë ibadet kaq madhështor në Islam, apo nga shtresa e mesme apo e pasura. Nga mënyra e organizimit të Haxhit, vërehet se nuk ka fe apo drejtim fetar në botë që mund të tubojë kaq shumë njerëz në të njëjtën kohë dhe në të njëjtin vend, të cilët thonë "Lebejke Allahume lebejk, lebejke lasherijke leke lebejk, innel hamde venimete vel mulk la sherijke leke". Të veshur të gjithë me një petk të njëjtë (ihrame), të cilat zhdukin klasat dhe dallimet njerëzore, s'ka të pasur e të varfër, të gjithë vishen njësoj, dhe kjo pamje e krijuar në këto momente detyrimisht ndikon në emocionet e haxhinjve. Pastaj qëndrimi në fushën e Arefatit të krijon një emocion të veçantë, pasi na kujton qëndrimin në këmbë në ditën kur do të dalim para Allahut xh.sh., kur do të ekspozohen veprat tona dhe do të lexojmë librin e veprimeve tona.

"Secilit njeri ia kemi ngjeshur në qafë flutaraken (shënim-për veprimin) e tij, në Ditën e Gjykimit, Ne do t'ia prezentojmë atij libër të hapur. Lexo librin tënd, mjafton të jesh sot vetë llogaritës i vetvetes" (El-Israë, 13-14.)

Gjuajta e guralecave në Mina na e kujton armiqësinë dhe na e ngjall në zemrat tona luftën e përhershme ndaj djallit të mallkuar, dhe nuk ka ndonjë kohë kur ai ndihet më i nënçmuar se në ato çaste, dhe myslimanët kryejn dhe u përgjigjen Urdhrave të Allahut me një bindje të thellë. "O bijt e Ademit (kriminelë), po a nuk ju dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapur!? (Ju porosita) Të Më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt. Vërtet, ai ka humbur shumë njerëz prej jush, a nuk keni mbledhur mend?" (Jasin 60-62.)

Dhe, kështu Allahu i urdhëron haxhinjtë që gjatë kryerjes së lutjeve të Haxhit, të mos bëjnë vepra që bien ndesh me këtë ritual. "Nuk duhet t'i afrohet gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e Sheriatit, as nuk duhet të shkaktojë grindje". (El Bekaretu 197). Pra, atmosfera e Haxhit duhet përjetuar me tërë qenien e tij dhe që dashuria, toleranca, zemërgjerësia, durimi, paqja dhe vëllazëria të zotërojnë në shpirtin dhe mendjet e haxhinjve gjatë këtyre ditëve të bekuara.

Ky udhëtim për haxhinjtë është udhëtim vendimtar në mes udhëzimit hyjnor dhe humnerës, prandaj ajeti i lartpërmendur tregon shumë qartë drejtimin e duhur të myslimanit, meqë e ka kryer këtë shtyllë të pestë të Islamit, ku myslimani "lidh" një kontratë të re me Allahun xh.sh., është një lindje e re. Myslimani që merr pjesë në këtë kongres mbarëbotëror islam, ka edhe një emanet më të madh se të tjerët, që s'kanë arritur apo s'ua ka mundësuar Allahu të bëjnë një ibadet të tillë. Ata duhet ta kujtojnë Allahun në çdo kohë, sikurse është dhe një shans i mirë për t'u lutur edhe për vëllezërit e tyre, të cilëve u rrezikohet jeta nga armiq të shumtë në çdo kohë, të luten për rehatinë e tyre, për lirinë e tyre dhe për prosperitetin dhe mirëqenien islame që aq shumë po i mungon shumicës së vendeve islame anekënd globit tokësor.

Vetëm duke përjetuar të gjitha vështirësitë e udhëtimit, turmën e madhe të haxhinjve dhe vështirësitë e tjera të Haxhit, - njeriu mund të arrijë e të kuptojë ajetin e lartpërmendur të Allahut xh.sh. "Fshetësia më e madhe e haxhit qëndron në atë se është ibadet me trup dhe me mund të madh e me jetë të pamësuar, me pasuri e me shpenzime bukur të mëdha. Më në fund, në haxh mund të arrihet mësimi më i lartë se si duhet njeriu të sakrifikojë veten dhe pasurinë për hir të të Dashurit-Zotit, si duhet të jetë i durueshëm, si duhet të jetë jeta në bashkësi, si është barabarësia para Allahut për të gjithë e njëjtë, si thërrasin të gjithë myslimanët me një gjuhë Zotin e tyre, etj".[7]

*Fusnotat:*

1. Kur'ani i madhërishëm, prof. Hasan I. Nahi, Tiranë, 2006
2. Kur'ani përkthim me komentim në gjuhën shqipe, H. Sherif Ahmeti, ribotim i Medine Munevere, 1413 h
3. http://forumi.kurandhesunet. net/haxhxhi(6)/haxhi(2728).html.
4. Fikhu sune, Sejjid Sabik, , botimi i dytë, Dar el Fikr, Liban vl. 1, fq 462.
5. Jeta e të dërguarit Muhamedit a.s Lejla Azzam-Aisha Gouverneur, fq 120, Logos A, Shkup 1994.
6. Nektari i vulosur i xhenetit, fq 533, Safijurrahman El Mubarekfuri, Nun 1999.
7. Ibid fq 534.

# Metodologjia islame në komunikimin e Haxhit

**Mr. Musa Vila**

Çdo obligim islam ka disa veçori që e bëjnë të jetë karakteristikë nga forma, mënyra, kryerja, aplikimi etj. I tillë është edhe Haxhi, i cili manifestohet si obligim trupor- shpirtëror dhe financiar. Prej veçorive të Haxhit është edhe metodologjia e përsosur e thirrjes islame, apelit islam për obligueshmërinë dhe domosdoshmërinë e tij.

Fillimisht Allahu xh.sh. sinjalizon për domethënien esenciale të themelimit të Qabesë, që nga ngritja e saj nga Ibrahimi a.s., dhe tregon për rolin dhe rëndësinë e saj në të ardhmen për shumë e shumë gjenerata ndër shekuj. Allahu xh.sh. e ngarkoi të dërguarin e tij, Ibrahimin a.s., që bazë e ngritjes së shtëpisë-Qabesë të ishte monoteizmi si dhe të mohonte nga ajo politeizmin e të bëhej shtëpi universale për të gjithë njerëzit pa dallim ngjyre, race dhe kombi.

Në kontekst me këtë, Allahu xh.sh. thotë:

"Përkujtoje kur e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë së shenjtë (Qabesë), që të mos më bëjë rival në adhurim (politeizëm), shtëpinë time ta pastrosh prej politeizmit për ata që e vizitojnë, që falen dhe bëjnë sexhde". (el Haxh: 26)



### Thirrja botërore

Shtëpia e shenjtë nuk përkufizohej vetëm për Mekën dhe Kurejshitët, ajo është shtëpia e Allahut në tokën e Tij të gjerë. Për këtë Allahu xh.sh. e urdhëroi Ibrahimin a.s. t`i thërriste të gjithë njerëzit për Haxhin në ditë të caktuara dhe të njohura, që të këmbejnë njerëzit mirësitë, dobitë në mes njëri-tjetrit, të përmendin Allahun xh.sh. për dhuntitë dhe vlerat që i ka dhënë, për furnizimin e lehtë me gjëra ushqimore, kafshë… etj.

Në këtë thirrje, Allahu xh.sh. i thotë Ibrahimit t'i thërrasë njerëzit për Haxh në shtëpinë e Allahut :

"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin. Ata do të vijnë tek ti në këmbë dhe hipur (në lloje të ndryshme udhëtimi), do të vijnë nga rrugët e largëta. Për të qenë të pranishëm në dobitë (mirësitë) e tyre dhe që të përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) për atë që i ka furnizuar me kafshë. Hani pra prej tyre (kurbanë) dhe ushqeni të varfrin e mjerë". (el Haxh: 27-28)

Me shprehjen kuranore me foljen në urdhërore me fjalën *edh-dhin-thirr*: nënkuptojmë tri pika të thirrjes, ose të shprehemi më saktë, nënkuptojme tri komponente të ndërlidhura njëra me tjetrën, që janë: **el edhan**, **el muedhin, el mustemiun-thirrrja, thirrësi, dhe të ftuarit** (njerëzit). Të shprehurit në këtë mënyrë sinjalizon rëndësinë e obligueshmërisë së këtij ibadeti (Haxhit), për se Allahu xh.sh. e urdhëroi të dërguarin e tij, Ibrahimin, në mënyrë të prerë që të bënte thirrje haptazi për këtë të vërtetë të Haxhit… Këtu tregohet edhe pozita e lartë dhe e përhershme e thirrjes (apelit), që buron nga natyrshmëria e Haxhit, e kjo është thirrja për në shtëpinë e shenjtë të Allahut xh.sh.

Për sa i përket komponentit të parë, që është ***el edhan*-thirrja**, këtë me përkushtimin më të madh e kishte kryer Ibrahimi a.s. si urdhër nga Allahu xh.sh. Ai i thirri njerëzit për Haxh. Këtu qartazi fjala thirrje simbolizon një adresë, ftesë të qartë për një adhurim mbarënjerëzor e me karakter ndërkombëtar, për një shtyllë të rëndësishme të Islamit, që është HAXHI.

Për sa i përket komponentit të dytë, i cili është ***el muedhin*-thirrësi,** ky simbolizon Ibrahimin a. s., i cili ishte i urdhëruar nga Zoti i tij të ishte në detyrën e komunikuesit për tubimin e njerëzve për një samit mbarënjerëzor. Ai ishte vetëm ekzekutues i vendimit që vjen nga lart. Mirëpo, Ibrahimi a.s. në vetveten e tij ndiente nje lloj zbrazëtie në zbatimin e urdhëresës që kishte marrë nga lart. Kjo më së miri shprehet tek komponenti i tretë, që janë *të ftuarit* (njerëzit).

Ai ishte i brengosur se a do t`i përgjigjeshin njerëzit thirrjes së tij, prandaj tha: "O Zoti im, njerëzit janë të shkapërderdhur në vise të largta, e zëri im nuk u arrin atyre. Zoti i tha: Ti thirr, e detyrë Imja është publikimi dhe komunikimi i thirrjes sate. Atëhere Ibrahimi a.s. u ngjit në kodrën Ebi Kubejs dhe tha: *" O ju njerëz, vërtet Zoti juaj ka ndërtuar një shtëpi, e ju kryejeni haxhin"* - e thirrjen e tij e dëgjuan të gjithë krerët e fiseve, bile edhe ata që gjendeshin në mitrat e grave, për të cilët Allahu e dinte se do ta kryenin Haxhin. Të gjithë iu pëgjigjën thirrjes duke thënë: ***Lebbejke Allahume lebejk-****të përgjigjemi, o Zoti* ***im*** *të përgjigjemi.*[1]




Për besimtarët që do ta kryejnë Haxhin, Allahu xh.sh. ka vendosur disa shenja dhe synime që fshihen në haxhin e tyre.

*Synimi i parë:* Haxhinjtë prezentojnë në dobitë dhe mirësitë e Haxhit. Ata janë të pranishëm në një samit të madh me karakter botëror.

Në këtë samit të madh botëror, ai, haxhiu takon myslimanë të ngjyrave dhe gjuhëve të ndryshme, të ardhur nga viset e largta. Secili i gëzuar pyet vetveten: A është e mundur që unë të gjendem në këtë kongres madhështor, ku edhe kodrat duke jehuar i kthejnë zërat e haxhinjve: **"lebbejke allahume lebejke, lebbejke la sherike leke lebbejke. Innel hamde ven-niamete leke vel mulk la sherike lek".** "*Të përgjigjemi, o Zoti ynë, përgjigje pas përgjigjesh, të përgjigjemi se nuk ke rival, vërtet falënderimi, begatia, (*pasuria*) janë për Ty, e Ti nuk ke rival."*

Haxhinjtë jetën e tyre e lënë prapa atyre zërave të jehueshëm, prapa shpinave të tyre, atyre u mjaftonte fati që gjendeshin në tokën më të bekuar, në shtëpinë më të respektuar, në rrotullimin më të mrekullueshëm (tavafin) përreth shtëpisë së shenjtë, në vendin më të sigurt të paqes.

Në këtë kontest Allahu xh.sh. thotë:

"Me të vërtetë shtëpia e parë për adhurim dhe lutje për njerëzit është në Beka (Mekë) përplot bekime, mirësi, dhe udhëzuese për mbarë njerëzimin. Në të ka shenja të qarta, vendqëndrimi i Ibrahimit, kushdo që hyn në të (Mekë), është i sigurt…" (Ali-Imran: 96-97)

Siguria krijon kushte për këtë kongres të madh, jeta nuk njeh një gjë të tillë e as bota asnjëhere nuk dëshmoi një qytetërim të tillë, si në pastërti, në bamirësi, në kënaqësi dhe respekt. Këtu zemrat pastrohen si asnjëherë më parë, shpirtrat lidhen njëri me tjetrin, hapen rrugët e bashkëpunimit, mirësisë, devotshmërisë, këmbehen begati materiale dhe kulturore në dritën e Islamit. Këtu përjashtohen ecuritë negative, mohohet egoizmi. Njeriu e sheh se nuk mjafton jeta në vetmi, duhet të jemi të organizuar si shoqëri në institucione, e kjo arrihet duke i mposhtur intrigat e shejtanit, mendjemadhësinë, mbizotërimin mbi tjetrin; sado që të ngrihemi në aspektin e jetës, pozitës, pushtetit, - nuk duhet harruar se jemi krijesa si të tjerët, të krijuar prej ujit e dheut. Etniteti dhe identiteti nuk luajnë rol pa vepra të mira, që burojnë nga shpirtëdëlirësia dhe zemërgjerësia.

*Synimi i dytë:* Gjuha mendja, zemra vazhdimisht e kujtojnë Allahun xh.sh.. Kujtojnë madhështinë, veprat e mëdha të Krijuesit, ndër to edhe këtë tubim madhështor, i cili është vepër e Allahut xh.sh. në sipërfaqen tokësore. Haxhinjtë mahniten deri në piedestalin shpirtëror për vullnetin e gjuhës dhe zemrës, që janë në lëvizje pandërprer, ato ndiejnë një afërsi të veçantë tek Krijuesi i tyre dhe një çlodhje të madhe fizike e shpirtërore.

*Synimi i tretë:* Ky manifestohet pasi të zhveshim ihramin. Haxhinjve iu lejohen ndalesat që kishin më përpara, e kjo përputhet me Fjalën e Allahut xh.sh.:

"Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre.". (el Haxh: 23)

Fjala *et-tefeth*, d.m.th. 'mbeturinë, papastërti'.[2] ngase haxhiu në atë kohë është i pluhurosur, i pakrehur, i paparfumosur. Kur të kryejnë obligimin e Haxhit, ata zhveshin ihramet, rruajnë kokën, presin thonjtë, pastrojnë trupin, parfumosen dhe veshin teshat e zakonshme, kështu që, me këto veprime mënjanojnë papastërtitë dhe vazhdojnë jetën e tyre normale.

*Synimi i katërt:* Synimi për realizimin e premtimeve. Allahu xh.sh. thotë:

"Le t`i zbatojnë premtimet e veta" (Haxh: 29), për ato që kishin premtuar nga veprat e mira para dhe gjatë ditëve të Haxhit. Ç'kanë premtuar prej therjeve të kurbanit, dhënies së lëmoshës, sadakasë, për hir të pamjes së Qabesë, vizitat në vendet që kanë peshë në historinë islame, etj.

Po dhe prej premtimeve të tjera që ndërlidhen me jetën e përditshme, që janë prej të drejtave njerëzore e që ndikojnë në zhvillimin e marrëdhënieve reciproke të njëri-tjetrit. Këto veprime është më së miri të zbatohen në vendet e shenjta, aty ku gjendet haxhiu.

*Synimi i pestë:* Një synim mjaft me rëndësi dhe peshë të madhe për haxhiun në obligimet e Haxhit, është *tavafi*. Allahu xh.sh. thotë:

"Dhe le të sillen rreth shtëpisë së lashtë". (Haxh:29) Pra, le ta kryejnë tavafin. Këtu bëhet fjalë për tavafin që është farz, i cili vjen pas qëndrimit në Arafat. Urdhri në këtë ajet për tavafin vjen sipas radhës (et-tertib), pas therjes së kurbanëve, që nënkupton *tavaful ifada*-tavafin farz pas zbritjes nga Arafati. Me këtë tavaf përfundojnë edhe detyrimet e Haxhit, dhe mbetet edhe tavafi lamtumirës,[3] i cili është si ndarje e fundit nga Qabeja, sepse pas tij haxhiu nis udhëtimin për t'u kthyer në gjirin familjar.

## Thirrja për haxhin lamtumirës

Pas obligueshmërisë së Haxhit në vitin e dhjetë të hixhretit, i cili quhet edhe Haxhi islam, i Dërguari s.a.v.s. i bëri thirrje masës islame se ai do ta kryente haxhin në shtëpinë e shenjtë të Allahut xh.sh. në Mekë. Ky ishte apeli i parë i Pejgamberit s.a.v.s. për Haxh.

Këtë e tregon më së miri shoku i Pejgamberit s.a.v.s., Xhabir ibn Abdilah, i cili thotë: "Një numër i madh i njerëzve kishin ardhur në Medinë nga vise të ndryshme, që të gjithë dëshironin t`i bashkoheshin Pejgamberit s.a.v.s. e të vepronin ashtu siç vepronte Ai s.a.v.s. Këta kishin për qëllim që t`i kryenin me saktësi shtyllat dhe obligimet e Haxhit, pa risi dhe devijime, ashtu siç është e vërtetë se duhet kryer". Xhabiri r.a. thotë: "Drejtova shikimin tek Pejgamberi s.a.v.s., pashë turmën e kalorësve dhe këmbësorëve që, si nga ana e djathtë edhe nga e majta edhe nga prapa, ishin në numër të njëjtë …"[4]

Në bazë të transmetimeve, numri i haxhinjve atë vit arrinte njëqind mijë e më tepër. Të gjithë ishin të flaktë që takoheshin, tuboheshin me Pejgamberin s.a.v.s. Për të marrë në mënyrë të drejtpërdrejtë obligimet nga Ai. Dëshironin të përfitonin sa më shumë nga veprat dhe thëniet e tij s.a.v.s. Në anën tjetër, i Dërguari s.a.v.s. ishte i urdhëruar në misionin e tij që t'u printe haxhinjve dhe të takohej me ta, për t`u percjellë mesazhin e Zotit me fjalë përmbledhëse me domethënie të gjerë, që përmbanin porosi, këshilla, fondamente të qarta dhe të vërteta. Pejgamberi s.a.v.s. ata haxhinj i shihte si misionarët dhe trashëgimtarët më të mirë të fjalës së tij prej gjeneratave që do të vinin pas tyre ndër shekuj, deri në ditën e Kiametit.

Pejgamberi s.a.v.s. Hidhte shikimin e tij vazhdimisht në fytyrat e tyre të ndritshme, një shikim për ardhmërinë e shumë gjeneratave të ardhshme. Ai kësodore shihte se si Bota Islame do të jetë e madhe, do të mbushej toka me besimtarë në lindje e perëndim, në veri dhe jug. Pandërprerë e falënderonte Allahun xh.sh. që i mundësoi të përmbushte dhe të kryente misionin e tij të shenjtë. Në Kuran thuhet:

"Kur erdhi ndihma e Allahut dhe çlirimi (ngadhënjimi) dhe i pe njerëzit që po hynin turma-turma në fenë e Allahut.



Ti, pra, lartëso lavditë dhe falënderimet e Zotit tënd dhe kërko faljen e Tij. Ai vërtet pranon shumë pendim dhe fal shumë." (En-nasër: 1-3)

## Thirrja në tevhid dhe haxh

Ditën e shtunë, dita e njëzetepestë e muajit Dhul ka`de, Pejgamberi s.a.v.s., së bashku me atë turmë të madhe haxhinjsh, doli nga Medina dhe arriti në vendin Dhul Hulejfe (vend ku medinasit veshin petkun e ihramit dhe nisen për Haxh). Aty e kaloi natën. Në mëngjes u pastrua për ihram, u parfumos, e leu kokën e tij dhe fali dy rekate namaz. Pastaj hipi në devenë e tij, duke thirrur për tevhid dhe haxh: *Lebbejke Allahume lebbejke, lebbejke la sherike leke lebbejk, innel hamde ven-niamete leke vel mulk, la sherike lek. (Të përgjigjemi, o Zoti ynë, përgjigje pas përgjigjeje. Të përgjigjemi, Ty Që nuk ke rival, vërtet falënderimi, begatia dhe pasuria janë për Ty, Që nuk ke rival.*[5]

Apeli, thirrja e dytë, *Lebbejke: Të përgjigjemi* - d.m.th. do të qëndrojmë në nënshtrimin Tënd me një qëndrim të paluhatshëm, do të përgjigjemi me përgjigje të plotë duke u orientuar tek Urdhri Yt, o Allah… Për secilin që ia mësyn Haxhit, hyrja në Haxh fillon me thirrjen e njohur, që është ngritja e zërit me telbije - përgjigje për ftesën e Allahut. Njëherësh kjo është edhe thirrja për të hyrë në ihram…, kjo përgjigje është thirrje individuale dhe kolektive, e shoqëruar me përkushtim ndaj Urdhrit të Allahut.

Apeli, thirrrja për Haxh, nënkupton nxitje në përkushtimin dhe të përmbajturit ndaj asaj për se na ka informuar i Dërguari s.a.v.s. me praktikën e tij në Haxhin dhe obligimet e tij. Thirrja e tij në tevhid nënkupton të kundërshtuarit e traditës paraislame në thirrjet e tyre përplotë shirk (politeizëm).[6]

Allahu xh.sh. nuk ka nevoje për ngritjen e zërave të myslimanëve në telbijepërgjigjen e tyre. Ai dëgjon gjithçka, zërin e ulët dhe të lartin, por thirrja në atë formë ka për burim natyrshmërinë e Haxhit thirrës (publik). Me këtë formë *thirrjeje,* haxhiu përmbledh-bashkon në mes nijetit të pastër në formën e fshehtë dhe thirrjes, që është forma e jashtme. Të shprehurit shpirtërisht në këtë formë të përshtatshme në mediet e sotme bashkëkohore konsiderohet shtyllë e rëndësishme për t`u realizuar me sukses një obligim.

## Thirrja (informimi) dhe mjeti informativ thirrës

Pasqyrën e Haxhit lamtumirës më së miri na e përshkruan Xhabiri r.a., i cili tregon për masën e madhe të njerëzve që iu bashkuan Pejgamberit s.a.v.s. në vitin e dhjetë, me qëllim që të mësonin sa më shumë për fenë e Allahut, duke filluar nga namazi, agjërimi, zekati, deri tek çështjet jetësore, si nga adhurimi, shitblerja, ekonomia, jurisprudenca, gjykata e, më së fundi, kishte mbetur shtylla e pestë e Islamit, që është Haxhi.

Traditat dhe simbolet e xhahiletit ishin zëvendësuar me traditën e pastër islame. Fishkëllimat, brohoritjet, duartrokitjet, të zhveshurit, shtyrjet, grumbullimet e palejueshme të të rinjve - ishin zëvendësuar me norma dhe rregulla të pastra të Haxhit. Por, cila është rruga e komunikimit? S`ka dyshim se i Dërguari s.a.v.s. mesazhin e Zotit të botëve e komunikonte… përmes besës, zotimit, marrëveshjes kuvenduese e ligjore, të përcjellë në hytben (ligjëratën) historike lamtumirëse, që përmban porosi, këshilla, fondamente islame dedikuar turmës së madhe të njerëzve me ndërmjetësimin e disa personave që dalloheshin për nga fuqia e zërit komunikues, të cilët përpiqeshin pandërprerë që çdo fjalë të bartej prej burimit - gojës së Pejgamberit s.a.v.s. deri tek ndëgjuesi-turma.

Xherir bin Abdullah mbante qetësinë ndër njerëz, ndërsa Rebia bin Umejje u komunikonte njerëzve fjalët e të Dërguarit s.a.v.s. duke ia persëritur turmës se i Dërguari s.a.v.s. po e thoshte këtë e këtë.[7]

## Thirrja (informimi) dhe komunikimi

I Dërguari s.a.v.s. në këtë komunikatë, për mbështetje kishte mjetet natyrore të fjalimit (komunikatës), si: Thirrjen, fjalinë urdhërore (imperativin), pjesëzat përforcuese, pjesëzat që tërheqin vëmendjen, pjesëzat hyrëse të fjalive, ngase këto përbënin metodën më të përshtatshme të komunikimit përplot retorikë. Me këto mjete kishte për qellim të arrinte synimin për se e mbante ligjëratën, e cila përfshinte komunikatën, që përmbante njohje të çështjeve të ndryshme, dispozita, ndalesa, urdhëresa. Me këtë metodë, turma e njerëzve e kapte shumë lehtë fjalimin historik. Pejgamberi s.a.v.s. nganjeherë i drejtohej masës: "O ju njerëz"…; një herë tjetër thoshte: "Dëgjoni fjalën time"; nganjëherë thoshte: "A nuk jua komunikova?"…pjesëzat: *a nuk* (*ela*) këtu janë përdorur për t`ia tërhequr vëmendjen dëgjuesit se ç'do të pasonte pas atyre fjalëve. Pastaj përdori pjesëzën pyetëse *(hel) A?* … që kërkonte vërtetësi të fjalëve. Si duket, Pejgamberi s.a.v.s., përmes këtyre fjalëve, tregonte se misioni i Tij në Tokë, po përfundonte. Këtë e vërteton përsëritja e fjalës së tij: "*me të vërtetë, unë nuk e di se a do të takohemi me ju pas këtij viti tim. "*

## Komunikata dhe vërtetësia

Pejgamberi s.a.v.s., në hytben e tij historike, jo rrallë u drejtohej me pjesëzën pyetëse, që kishte për qëllim vërtetësinë dhe saktësinë e të dëgjuarit të fjalëve. Me pjesëzën e parë pyetëse*: Hel: A*, aludonte sasinë e fjalëve të kuptuara, sa ishin të kuptueshme ato fjalë, ndërsa me pjesëzën e dytë pyetëse synonte shpjegimin dhe shtjellimin e fjalëve që i thoshte më herët. Ai thoshte: A e dini se cila ditë është kjo? Ata thoshin: Allahu dhe i dërguari i tij më së miri e dinë!! Një pyetje e tillë i shtynte ata të dyshonin në të kuptuarit e tyre. Ata supozonin se edhe në këtë pyetje (cila ditë) fshihej ndonjë emër tjetër që ata nuk e dinin (f.v. për ditën). Ata mendonin se ajo ditë kishte edhe ndonjë emër tjetër të ri, që vinte nga Islami e që nuk ishte i njohur në etapën e injorancës. Madje edhe vetë transmetuesi i hadithit (Ebu Bekrete) në shpjegimin e tij thoshte: Ata mendonin se Ai s.a.v.s. do ta quante këtë ditë me ndonjë emër tjetër!! E kur u thuhej: A nuk është dita e haxhit të madh, ata përnjëherë thoshin: po, si jo.

Nga këto që u thanë, pamë se si Islami në thirrjen për Haxh ka përdorur metodat më të përsosura që përdorin sot mediet bashkëkohore dhe të komunikimit masiv, si bazë për të realizuar me sukses aspiratat e tyre duke filluar nga burimi informativ, përmes mjetit komunikues, deri tek synimi, që është arritja e lajmit në vendin për ku është dedikuar.

---

*Fusnotat:*

1. Shënon ibën xherir dhe ibn el xhevzij fi zadil mesir, vëll: 5, fq: 423.
2. Lisanul areb, vëll: 2, fq: 37-38. Bot. II, Bejrut, 1997.
3. Zadul mesir, li ibni xhevzij, vëll: 5, fq: 427
4. Ebu Davud vëll: 2, fq: 458, nr: 1905. Bot. i pare, Siri 1970.
5. Sahih Muslim bi sherh en-Nevevij, vëll: 8, fq: 88.
6. Po aty: 8, fq: 174.
7. Sire Ibn Hisham, vëll: 4, fq: 86.

# Historiku i Qabesë

Ndërtesa e kubesë, që njihet me emrin Qabe (ka'bah), për nga lartësia nuk mund të jetë rivale me rrokaqiejt, ose për nga gjerësia shtëpitë e mëdha, - por ndikimi i saj në histori dhe tek qeniet njerëzore është i pakrahasueshëm.

Qabeja është dërtesa të cilën njerëzit e kanë përpara fytyrës pesë herë në ditë gjatë namazit. Kjo bëhet që prej kohës së profetit Muhammed a.s. para më shumë se 1400 vjetësh.



### Përmasat e Qabesë

Gjatësia e Qabesë është 39 pëllëmbë dhe gjatësia totale arrin në 627 metra katrorë. Dhoma e brendshme e Qabesë është 13x9 metra. Muret e Qabesë janë të trasha një metër. Kati i brendshëm është 2.2 metra i lartë se vendi ku njerëzit e bëjnë tavafin. Tavani dhe kulmi janë dy nivele të bëra nga druri. Ato ishin rindërtuar nga dru tik, dhe ishin bërë me çelik të pandryshkshëm. Të gjitha muret janë të ndërtuara me gurë. Gurët nga brenda janë të pagdhendur, kurse të tjerët nga jashtë janë të gdhendur.

Kjo ndërtesë e vogël ishte ndërtuar dhe rindërtuar nga profetët: Adem, Ibrahim, Ismail dhe Muhammed (paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi ta). Asnjë ndërtesë tjetër nuk e ka vlerën që ka ajo (Qabeja).

### Emërtimet e tjera të Qabesë

Në të vërtetë, Qabe në arabisht do të thotë 'një vend i lartë me një respekt dhe prestigj të madh'. Fjala *Qabe* rrjedh nga një fjalë që ka kuptimin e kubesë. Disa nga emërtimet e tjera janë: *Bejt ul Atek,* që, në përputhje me një thënie, do të thotë *hershmëri* dhe *lashtësi*. Në përputhje me një kuptim të dytë ajo do të thotë *pavarësi* dhe *çlirim*. Të dy kuptimet mund të përdoren.

### Historiku i Qabesë

Studiuesit dhe historianët thonë që Qabeja ka qenë e rikonstruktuar pesë deri dymbëdhjetë herë. Konstruksioni i parë i Qabesë ishte bërë nga profeti Adem (a. s), për se në Kuran thuhet që kjo ishte shtëpia e parë që ishte ngritur për ta adhuruar njerëzit Allahun xh.sh. Pas tij, Qabenë e rindërtuan profetët Ibrahim dhe Ismail a.s.

Përmasat e fondamentit të Qabesë së Ibrahimit a.s. ishin:

Muri lindor ishte 48 pëllëmbë - ana e Hatemit ishte 33 pëllëmbë, ana në mes të Gurit të zi dhe këndit Jemeni ishte 30 pëllëmbë, ana perëndimore ishte 46 pëllëmbë.

Që prej asaj kohe pati edhe disa rikonstruktime para kohës së profetit Muhammed a. s.

Profeti Muhammed a.s. kishte marrë pjesë në një nga rindërtimet e Qabesë para se t'i vinte Shpallja për profet nga Allahu xh. sh.



### Guri i zi

Ka disa të dhëna ku bëhet fjalë për faktin se cili kishte nderin për ta vendosur Gurin e zi në vendin e tij. Për këtë çështje kishte shpërthyer lufta kur Ebu Umejja, njeriu më i vjetër i Mekës, propozoi që njeriu i parë që do të hynte në portën e xhamisë në mëngjesin vijues, do të vendoste se kush do ta vinte Gurin e zi. Ai njeri qe Profeti. "Ky është një njeri i besueshëm (Al-Amin)", ata kënduan një refren. "Ky është Muhammedi". Ai erdhi tek ata dhe e pyetën nëse do të pranonte ta vinte Gurin e zi, dhe ai pranoi.

### Rindërtimi pas kohës së Profetit a.s., nga Abdullah ibn az-Zubejr

Armata siriane shkatërroi Qabenë në muajin Muharrem 64 (data e hixhrit) dhe para Haxhit tjetër, Abdullah ibn az-Zubejr e rikonstruktoi atë në tërësi.

Ai dëshiroi që Qabenë ta bënte ashtu sikur pati dëshiruar edhe Profeti Muhammed a.s., mbi themelin që kishte bërë Profeti Ibrahim.

Ai kishte thënë: "E kam dëgjuar një shok të Pejgamberit që kishte thënë: "Nëse populli juaj nuk do të kishte braktisur injorancën, dhe nëse unë do të kisha kushte të mjaftueshme për rindër-







timin e saj, unë do të dëshiroja t'i shtoja pesë kube nga Hixhri, gjithashtu, do t'i bëja dy dyer; një për të hyrë brenda njerëzit dhe një tjetër për të dalë".

Ibn Zubejri tha: "Sot, unë mund ta bëj atë dhe nuk kam frikë nga njerëzit".

Ibn Zubejri e ndërtoi Qabenë mbi themelin e Qabesë së Ibrahimit a.s. Ai vendosi tri shtylla me një lloj druri që përmban aromë të mirë, i cili tradicionalisht digjet dhe lëshon aromë të mirë jashtë në tërë Arabinë.

Në këtë konstruksion ai vendosi dy dyer. Një të kthyer nga lindja dhe tjetrën të kthyer nga perëndimi, ashtu siç kishte dëshiruar Profeti a.s., por që nuk arriti ta realizonte.

Ai ndërtoi Qabenëë mbi fondamentin e asaj që kishte ndërtuar Ibrahimi a.s., që do të thotë se kishte përfshirë edhe hapësirën e hatemit. Hatemi është hapësira afër Qabesë, e mbyllur nga një mur i ulët gjysmëharkor.

Abdullah Ibn Zubejri gjithashtu bëri disa shtojca dhe modifikime:

- Vendosi një dritare të vogël të mbyllur në kulm të Qabesë, për të bërë dritë.
- Lëvizi derën e Qabesë dhe shtoi një derë tjetër.
- Shtoi nëntë kube në lartësi të Qabesë, për t'u bërë 20 kube të larta.
- Zvogëloi në tri shtyllat përbrenda shtëpisë, sepse më përpara ishin 5, të cilat i kishin ndërtuar Kurejshitët.

## Rindërtimi gjatë kohës së Abdul Malik bin Marvanit

Më 74 hixhr (ose në vitin 693 të kalendarit gregorian), El Haxhaxh bin Jusuf el-Takafi, i njohur si tiran i asaj kohe, i pranuar nga Umejd Abdul Malik bin Marvani, rrënoi gjithçka kishte shtuar Ibn az Zubejri. Disa nga ndryshimet që bëri ky, ishin:

- i dha një pamje të re, që e ka edhe sot
- nxori jashtë Hatemin
- lëvizi shkallët që ishin prej druri, të cilat Zubejri i pati vendosur brenda Qabesë.

## Rindërtimet gjatë kohës së sulltanit Murad Kan

Në vitin 1039 hixhr, nga të reshurat e mëdha, vërshimet dhe breshri, dy nga muret e Qabesë u rrëzuan. Uji që kishte depërtuar brenda Qabesë, kishte zënë gjysmën e sipërfaqes, kështu që, më 20 të muajit Shaban 1039, ditë e enjte, muri lindor dhe perëndimor qenë rrëzuar. Kur më 21 të muajit Shaban u tërhoqën vërshimet, filloi pastrimi i saj. Katër shtyllat e ngritura nga ibn Zubejri u ngritën përsëri dhe filloi rindërtimi më 26 të muajit Ramazan (9 maj, 1039). Themelet e mureve, përveç të atij afër Gurit të zi, ishin shkatërruar. Më datën 2 Dhulhixhe 1040 (2 qershor 1631) filluan rikonstruktimet nën drejtimin e kalifit osman Murad Kan. Nga pika e Gurit të zi e më poshtë, bënë po rindërtimet që ishin bërë nga Abdullah ibn Zubejri.

## Çfarë mund të shohim brenda në Qabe?

Dr. Muzamil Sidik është kryetar i Shoqatës Islamike për Amerikën Veriore (ISNA). Ai e ka vizituar brenda Qabenë në tetor të vitit 1998. Në një intervistë me Sound Vision, ai e përshkroi Qabenë në këtë mënyrë:

"Brenda gjenden dy shtylla (të tjerët thonë tri), është një tavolinë në të cilën janë të vendosur parfume - ka dy fenerë që bëjnë dritë nga tavani, hapësira është e akomoduar për 50 persona, brenda nuk ka drita elektrike, muret dhe dyshemeja janë nga mermeri. Brenda nuk ka dritare, është vetëm një derë, muret brenda Qabesë janë të mbuluara me perde të shkruara".

## Kibla

Kibla është një fjalë arabe nga i drejtojnë myslimanët fytyrat e tyre gjatë faljes së namazit. Më përpara kjo bëhej me fytyrë të drejtuar nga Jerusalemi (që thirret edhe si kibla e parë e dy kiblave). Në vitin 624, kur Muhammedi s.a.v.s. migroi në Medinë, kibla kishte ndërruar pikën, mori drejtimin e Qabesë, dhe aty mbeti përgjithmonë.

Kibla, nga cilado pikë e referencës së Tokës është drejt në Qabe. Në praktikën religjioze islame, lutësit duhet të drejtohen më fytyrë nga Qabeja. Por duhet të theksohet që lutësit nuk bëjnë adhurim për Qabenë ose përmbajtjen e saj, sikurse krishterët adhurojnë kishën ose kryqin, Qabeja është një pikë kryesore për lutësit. Lokacioni i Qabesë ndodhet në gjatësinë e gjerësinë gjeografike: 210 25' 24" në veri dhe 390 49' 24" në lindje. Muslimanët i drejtojnë fytyrat e tyre nga muret e Qabesë gjatë kryerjes së ritualit të namazit.

*Përmbledhje nga disa autorë muslimanë botërorë*

*Përgatiti:*
***Atullah Rexhepi***

# A lejohet zëvendësimi për Haxh?

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

Data e publikimit: E diel, 25 nëntor 2007
Web-site:www.qaradavi.net; /21.11.2007



***Pyetja:*** *Çfarë është qëndrimi i Sheriatit islamik për personin të cilit i kanë vdekur prindërit e tij dhe nuk e kanë kryer Haxhin, a lejohet që Haxhin për ta ta kryejë dikush tjetër, apo nuk lejohet?*

***Përgjigjja:*** (Pyetjeve u përgjigjet Dr. Jusuf el-Kardavi, Kryetar i Ligës Botërore Islame):

**Falënderimi qoftë për Allahun, ndërsa salavatet dhe selamet qofshin mbi të Dërguarin e Allahut, mbi familjen e tij, shokët e tij dhe mbi ata që e pasojnë.**

**Esenca e adhurimeve (ibadeteve) - sidomos e adhurimeve fizike/trupore – është që njeriu vetë t'i kryejë ato. E nëse nuk i kryen vetë personalisht, atëherë mund t'i kryejnë pas tij fëmijët e tij. Sepse Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Fëmijët tuaj janë nga fitimi juaj". Fëmija i prindit është pjesë e tij, ai është pjesë e veprës së tij, dhe konsiderohet vazhdimi i tij edhe pas vdekjes së tij, siç theksohet në hadith: "Nëse vdes biri Ademit (njeriu), do t'i ndërpriten veprat e tij, përveç në tri raste: nëse ka lënë pas vetes një vepër bamirësie (sadaka) të vazhdueshme, nëse ka lënë një dituri nga e cila përfitojnë të tjerët, dhe nëse ka lënë një fëmijë të mirë, i cili lutet për të".**

Pra, fëmija i mirë është vazhdimi i prindit të tij dhe vazhdimësi e ekzistencës së tij. Së këndejmi, u lejohet fëmijëve të tij që ta kryejnë Haxhin në vend të prindit të tyre. E nëse nuk e kryejnë vetë, ata kanë mundësi të autorizojnë dikë tjetër që ta kryejë Hahxhin në vend të tyre. E kishte pyetur një grua Pejgamberin s.a.v.s. për babanë e saj, për të cilin Haxhi ishte bërë i obliguar në pleqëri, kur as nuk ishte në gjendje të udhëtonte, pastaj kishte vdekur, pa e kryer Haxhin. A ta kryente ajo Haxhin për të? Tha: *"Po, kryeje Haxhin për të"*. Edhe një grua tjetër – siç theksohet në hadithin e Ibni Abbasit – e kishte pyetur Pejgamberin s.a.v.s.: "A të kryente Haxhin për nënën e saj, e cila ishte zotuar se do ta kryente Haxhin, por ndërkohë kishte vdekur pa e kryer? Thotë: *"Kryeje Haxhin për të, si do të ishte po të kishte ajo ndonjë borxh, a do t'ia paguaje?"* Tha: Po. *Tha (Pejgamberi s.a.v.s.): Atëherë kryeje, Allahu meriton më tepër që t'i paguhet".* Kurse, sipas një transmetimi tjetër, *"Borxhi i Allahut është me prioritet në pagesë".*



Sikur që fëmija mund t'ia paguajë prindit të vet borxhin, ai po ashtu mund ta bëjë këtë edhe në çështjet shpirtërore dhe në çështjet e adhurimit. Kështu, e bija a i biri mund ta kryejë Haxhin për prindin e vet, ose së paku mund të autorizojë dikë që ta bëjë këtë. Haxhin duhet ta kryejë duke filluar nga vendi (qyteti) i tij, përkatësisht nga vendi prej nga e ka pasur obligim ta kryente Haxhin i ndjeri. P.sh., nëse ka qenë nga Katari, kur ta autorizojë dikë, ai duhet të shkojë nga Katari, e jo nga ndonjë vend tjetër; ose nëse ka qenë nga Siria, ai duhet të shkojë në Haxh duke u nisur nga Siria, dhe kështu më tutje... Përjashtimisht, nëse nuk i mjaftojnë mjetet financiare të vdekurit – nëse ka pasur ndërmend ta kryejë Haxhin me mjetet e tij – atëherë, prej nga ka mundësi të plotësohen mjetet për këtë obligim.

Në rast se fëmija e dërgon të autorizuarin për Haxhin e prindit me mjetet e tij financiare, atëherë ai e bën këtë prej cilit vend të ketë mundësi materiale.

Kush shkon në Haxh për tjetërkënd, ai e ka kusht që së pari ta ketë kryer Haxhin për vete.

*Nga gjuha arabe*
*përktheu dhe përshtati:*
***Miftar Ajdini***

Burimi: **http://www.qaradawi.net**

# Kurbani

**Rrustem Spahiu**

Kurbani është bërë obligim në vitin e parë hixhri, sikurse edhe zekati, sadakatul fitri dhe dy bajramet, dhe ky është bazuar në Kuran, Synet dhe ixhma. Kurani flet për kurbanin në mënyrë të përgjithësuar. Ai nuk thellohet në detaje, aty vetëm thuhet: ”andaj, falu dhe prit kurban për hir të Zotit tënd”, gjegjësisht fale namazin e bajramit dhe prit kurban.

Obligime të tjera, që kanë të bëjnë me kurbanin, si p.sh.: kush është i obliguar të presë kurban e kush jo, cila kafshë mund të pritet kurban e cila jo, si pritet kurbani e ç'të bëhet me lëkurën e kurbanit, si ndahet mishi i kurbanit etj., i ka sqaruar Pejgamberi a.s. me hadith.

Pejgamberi, në raport me Kuranin, paraqitet si sqarues i urdhrit kuranor. Detyra e Pejgamberit është që të sqarojë disa gjëra më pak të qarta në Kuran: ”Ne ty ta zbritëm Kuranin që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur atyre…” (En-Nahl 44), e që ta sqarojë të vërtetën kur njerëzit të shpërndahen ”ne nuk ta shpallëm për tjetër Kuranin, vetëm që t'u sqarosh atyre atë për se u përçanë“ (En-Nahl 64).

Kurani, më tutje vë në pah se duhet të respektohet patjetër vendimi i Pejgamberit a.s. Allahu ia ka dërguar Pejgamberit Kuranin si urtësi, që t'u mësojë njerëzve normat fetare: ”Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta, nga mesi i tyre, dërgoi të dërguar, që atyre t'ua lexojë Shpalljen e tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kuranin dhe Sheriatin, edhe pse ata më parë ishin krejtësisht të humbur”. (Ali-Imran 164).

Në këtë ajet urtësia përmendet si synet i Pejgamberit, sipas mendimit të shumicës prej dijetarëve. Kurani na urdhëron që ta falim namazin, por nuk sqaron se si të falet, ai përmend disa kushte të namazit, si p.sh. abdestin në suren (El-Maide 6), veshmbathjen në suren El-Araf 31, kthyerjen nga Kibla (El-Bekare 144), kohën e namazit (El-Rrum 17 e 18). Mirëpo, të gjitha normat e tjera, si p.sh. sa kohë të namazit janë, sa rekate, koha e kryerjes së namazit, namazet e kaluara, ç'e prish namazin etj., janë të sqaruara në synet.

Kurani na urdhëron gjithashtu që ta agjërojmë muajin e Ramazanit. Mirëpo, ç'e prish agjërimin, çfarë i lejohet agjëruesit e çfarë jo etj., e sqaron syneti.




Njësoj është edhe lidhur me Kurbanin. Kurani urdhëron që t'I falemi Allahut dhe të presim kurban, por nuk është sqaruar se si dhe në ç'mënyrë duhet bërë kjo. Detajet që flasin për prerjen e kurbanit, i gjejmë në synetin e Pejgamberit. Ka disa lloje të kurbanëve, për të cilat do të flasim këtu veç e veç, si: Kurbani i detyrueshëm, Kurbani ndëshkues, Kurbani premtues dhe ai vullnetar.

### Kurbani i detyrueshëm

Kurbani i detyrueshëm (Ud-Hijjetun vaxhibetun) është kurbani që pritet në kohën e Bajramit .

Sipas medh'hebit Hanefi, çdo mysliman e myslimane që posedon pasuri, në shumë të një nisabit (91g ar ose 641g argjend), detyrohet të presë kurban. Ky detyrim vlen për besimtarin që është në shtëpi të vet e jo për mysafirin, udhëtarin, gjë që kuptohet nga ajeti, në të cilin thuhet: ” Fe Salli Li rabbike ven-har”, dhe hadithin, në të cilin Pejgamberi a.s. thotë: ”Men vexhede seaten ve lem judahhi fe la jakerebenne musa lana” (ai që ka mundësi të presë kurban dhe nuk pret, të mos i afrohet vendit ku falet namazi i Bajramit).

Ata që e konsiderjonë kurbanin vaxhib, gjithashtu i referohen edhe hadithit, në të cilin Pejgamberi a.s. urdhëron një ashab, i cli e kishte prerë kurbanin para namazit të Bajramit, që në vend të tij, të priste një tjetër; kjo e sqaron se kurbani është vaxhib, sepse, në të kundërtën, Pejgamberi nuk do ta kishte urdhëruar ashabin të priste një kurban tjetër pas namazit të Bajramit. Në këtë festë, pas namazit të kurban Bajramit, pritet kurbani. Kush vepron kështu, vepron sipas Synetit tim, e kush e pret kurbanin para namazit të Bajramit, kjo është prerje e zakonshme. Ky nuk është ibadet. Atëherë u ngrit Ebu Burda B.Nijar, i cili e kishte prerë kurbanin para namazit, e tha - O Pejgamber i Zotit, unë kam edhe një dele tjetër.

### Prite në emër të kurbanit

Sipas medh'hebeve të tjera (shafi, maliki dhe hambeli), kurbani është synet. Bazë për këtë është hadithi që transmeton Ibni Selema, në të clin Pejgamberi thotë: ”Kur të hyjnë 10 ditët e para të muajit Dhul-Hixhe, e dikush prej jush do të presë kurban…”Në bazë të këtij hadithi, ata thonë se kurbani është synet, sepse kryerja e tij është lënë në dëshirën e atij që do të presë kurban”. Sido që të jetë, Kurani kërkon që ky obligim të kryhet dhe ky varet nga mundësitë e secilit mysliman. Kurani dhe hadithi, lidhur me këtë lloj të Kurbanit, thonë si vijon:

- Se ky është obligim i secilit musliman dhe muslimane të pasur;

- Se për kurban mund të pritet lopa dhe devja nga gjedhat e mëdha njëherit dashi, delja, dhija dhe cjapi prej gjedheve të imëta;
- Se për kurban nuk bën të prehet shtaza e verbët, topalle, e ligësht dhe e sëmur, sipas hadithit të Pejgamberit;
- Se gjedhet e imëta mund të shërbejnë vetëm për një kurban, kurse gjedhin e madh mund ta presin 7-të persona (Në kohën e luftës në Hudejbi bashk me Pejgamberin e Zotit kemi pre kurban, deve dhe lopë për shtatë persona, (thot Xhabir Iben Abdullahi);
- Se një kurban mund të pritet për gjithë familjen sepse praktitka në kohën e Pejgamberit tregon se kishte As' hab që një kurban e kanë pre për vete dhe për familjen;
- Që koha e prerjes e kurbanit fillon pas namazit të Bajramit dhe vazhdon deri në fund të ditës se tretë të Bajramit;
- Se gjatë prerjes duhet pasë kujdes në rregullat e sheriatit;
- Se është e pëlqyeshme që burri ta pret kurbanin vet për vete e nëse prerjen e bën dikush tjetër, është mekruh që prerësi të paguhet me mishin e Kurbanit (transmetohet nga Aliu r.a. se Pejgamberi e kishte urdhërua që ta mbikqyr prerjen e kurbanave të tij dhe ta ndaj mishin, lëkurën dhe të tjera dhe se prej misht të kurbanit askujt mos t'i ipet në emër të prerjes së kurbanit);
- Mishi i kurbanit duhet të ndahet në tri pjesë, një pjesë mbahet për vete, një pjesë iu ndahet të varfërve e pjesa e tretë iu dhurohet familjarëve dhe miqve, sepse në Kur'an thuhet "hani nga ai mish dhe ushqene atë i cili lyp dhe atë i cili nuk lyp".
- Lëkura e kurbanit nuk guxon të përdoret për nevojat personale por në kushtet tona ajo i falet fondit të bashkësisë islame të Kosovës për mbajtjen e nxënësve të Medreseve dhe të Fakultetit të Studimeve Islame, "kush e shet lëkurën e kurbanit, ai është sikur të mos kish prerë fare kurban". Në këtë kategori të kurbanit bënë pjesë edhe kurbani i cili prehet gjatë emërtimit të fëmiut. Sipas normave emërimi i fëmijut, ose akika, bëhet në ditën e shtatë, katërmbëdhjetë ose të njëzet e një të lindjes së tij e mundet edhe më vonë me këtë rast Imami me tekbire dhe besmele e kthen fëmiun kah kiblja e pastaj në veshin e dhjatht ja këndon ezanin e në të majtin ikametin,e pastaj një ashere të Kur'anit dhe duan dhe pastaj sipas dëshirës së prindërve i pari e shqipton emrin e fëmiut.
- Në koleksionin e Buhariut është një hadith në të cilin thuhet se muslimanët në kohën e Pejgamberit i sillnin fëmijët në shtëpinë e tij që ai t'iu bëj dua gjë të cilën Pejgamberi e ka bërë me shumë dëshirë.
- Kurbani i cili prehet me këtë rast është suneti Muekkede. Dhe këtë e ka praktikuar Pejgamberi, as'habët dhe muslimanët e parë. Në shumë hadise ka shënime se Pejgamberi e ka prerë nga një dash kur ua ka dhënë emrat nipave të tij Hasanit dhe Hysejnit.

### Kurbani Kefaret

Ky lloj i kurbanit është i lidhur me ritet e haxhit dhe prehet në rast të kundërvajtjeve si vijon:

- Nëse haxhiu bën marrëdhënie intime para se të lirohet nga ihrami pasi të kthehet nga Arefati, Muzdelifja e Mina;
- Nëse haxhiu e kryen tavafin zijaretin xhunub, e nuk e përsërit këtë derisa është në Mekë;
- Nëse haxhiu, derisa është në ihram, përdor erëra dhe me to aromatizon disa pjesë të trupit, si p.sh., duart, fytyrën etj.;
- Nëse vesh diçka që është e qepur;
- Nëse tërë ditën, derisa është në ihram, e mban kokën të mbuluar;
- Nëse rruan kokën, mjekrën ose vendet që rruhen për pastërti, derisa është në ihram;
- Nëse merret me gjueti;
- Nëse i pret thonjtë së paku të një dore ose të një këmbe, për secilën dorë a këmbë - nga një kurban, nëse prerja nuk është bërë në një interval kohor;
- Nëse e lëshon Tavafin kur arrin dhe kur shkon nga Meka.

Për të gjitha këto kundërvajtje, duhet prerë kurban, me përjashtimin që në dy rastet e para të kundervajtjes, pritet kurban i madh, kurse për të tjerat kurbani nga kafshë të imëta .

Kundërvajtjet e rënda (kryerja e tavafi zirajetit xhunub, marrëdhëniet intime para lirimit nga ihrami, gjahu, rruarja e kokës dhe prerja e thonjve), patjetër duhet të sanksionohen. Arsyetimi se kundërvajtja është bërë nga harresa apo nga padija, nuk mund të merret si justifikim.Mirëpo, nëse nga harresa mbulohet koka,vishet diçka që është e qepur, përdoret vaji aromatik etj., atëherë harresa ose mosnjohja e normave mund të merret si arsyetim, sepse Pejgamberi në një hadith ka thënë: "Pasardhësve të mi u është falur ajo që është bërë pa qëllim, nga harresa, si dhe ajo që bëhet me detyrim, me dhunë.

### Kurbani i premtuar

Kurbani i premtuar (Ud-hijjetun Mendhuretun) është kur dikush premton se do të presë një kurban, atëherë ky person duhet ta plotësojë këtë premtim, sepse Allahu në Kuran thotë: "Dhe le t'i plotësojnë premtimet e tyre", e Pejgamberi në një hadith thotë: "Kush premton se do t'I nënshtrohet Allahut, le t'I nënshtrohet Allahut". Posa të plotësohet kushti, duhet të pritet kurbani i kushtëzuar.

Mirëpo, personi që i ka kushtëzuar vetes prerjen e kurbanit vdes, dhe nuk e plotëson premtimin, atëherë këtë premtim duhet ta plotësojnë të afërmit e tij. Mishi i kurbanit të premtuar duhet të ndahet patjetër në tërësi, pa lënë asgjë për vete.

### Kurbani vullnetar

Ky kurban pritet në bazë vullnetare, sidomos në kohën e kurban-bajramit. Prerjen e kurbanëve vullnetarë e ka bërë edhe Pejgamberi a.s.,andaj ky lloj ibadeti hyn në grupin e ibadeteve nafile.

Mishi i kurbanit vullnetar shpërndahet dhe lihet edhe për vete.



*Ora Kozmike*

# Nga atomi e deri tek multiuniversi I falen ZOTIT FUQIPLOTË, i vogël e i madh

**Mr. Hamdi Thaçi**



Meqenëse kjo forcë e rëndesës ose e tërheqjes kozmike drejton gjithmonë njësoj dhe në mënyrë të qëndrueshme të gjitha lëvizjet në sistemin diellor, e bën atë *një orë kozmike* të vërtetë, të përsosur, vigane. Kjo orë, me gjithë madhësitë e rrotave të saj, me gjithë largesat e njërës prej tjetrës dhe shpejtësitë, me të cilat rrotuhollet rreth vetes dhe rreth Diellit, është aq e përsosur, saqë nuk ka vonesë kurrë asnjë orë, asnjë minutë, madje asnjë sekondë. Kjo orë kozmike vigane komandon të gjithë observatorët tanë, të gjitha fabrikat tona të orëve dhe të gjitha orët tona të xhepit, vlejnë vetëm nëse dhe po qe se e dëgjojnë këtë Orë Kozmike, dhe janë vetëm aq të përsosura sa i përgjigjen asaj. Nëse nuk është e mundshme që të rregullohen sipas saj, atëherë dhe nuk vlejnë asgjë!

Nëse shikojmë para, Diellin dhe planetet që rrotullohen rreth tij, në të vërtetë rrotat e kësaj ore kozmike vigane, si dhe se me cilat shpejtësi dhe në të cilat largesa sillen këto rrota rreth qendrës së vet dhe forcën që i drejton dhe i mban në rend që të gjitha këto, e shohim se kjo orë diellore është një kryevepër arkitekturale e përsosur dhe gjeniale, e cila nuk ka ndër ne as shoqe dhe as imazh. Por, ajo megjithatë ka dhe shoqe, dhe imazhe, që janë në ndërtimin e sistemeve të tjera kozmike, sepse sistemi ynë diellor është vetëm njëra ndër kryeveprat e tjera gjigante, përsosurisht të ndërtuara, në gjithësi.

### Astronomë dhe natyralistë të tjerë i thurin lavdi Krijuesit të gjithësisë

*Themeluesit e astronomisë moderne* – Që të mos lëmë pa përmendur fare astronomë të mëparshëm, do të themi për ta diçka vetëm shkurt, dhe kjo vetëm për të mëdhenjtë, për themeluesit, për ata që i kanë hedhur themelet astronomisë moderne.

Ne e kemi sot të ditur mirë sistemin diellor, heliocentrik, të Kopernikut, atë sistem të cilin e përshkruam më parë në vija të përgjithshme, në dallim nga sistemi gjeocentrik ose i Ptolemeut. Njerëzit, edhe të diturit edhe të padituritt, e kishin këtë sistem të Ptolemeut gjithnjë deri te Nikollaj Koperniku (1473-1543). Koperniku nxori dhe shtjelloi pohimin e vet se Toka nuk është qendra, rreth së cilës rrotullohen Dielli dhe planetët, siç mendonin deri atëherë, veçse përkundrazi, Dielli është qendra, rreth së cilës rrotullohen edhe Toka, edhe të tetë planetët e tjerë. Prandaj ky sistem edhe quhet sistemi i Kopernikut ose Diellor, heliocentrik (greqisht: *helios – diell*). Këtë e kanë pranuar edhe e pranojnë të gjithë astronomët, edhe të mëdhenj edhe të vegjël; këtë shkencë ata vetëm e ndriçojnë më tej dhe punojnë në të.

A i flisnin gjë për Zotin Kopernikut të madh sistemi diellor dhe gjithësia? "Kush do të mund të qëndronte pa u tërhequr drejt Fuqimadhit - këlthet ai - dhe që të mos mahnitet nga Krijuesi i Gjithëfuqishëm, nëse i shkon mendja se si e ka rregulluar gjithësinë Zoti i Gjithëfuqishëm!"[1] Edhe mbishkrimi në varrin e Kopernikut flet qartazi për qëllimin e tij ndaj Zotit: "Nuk lutem për mëshirën, çfarë ia fal Palit" - shkruan kështu në gurin e përmbivarrshëm të Kopernikut" - as për falje të mëkateve, çfarë ia dhe Pjetrit, veçse Të lutem nga zemra që të ndjesh ashtu siç e ndjeve kusarin në kryq".[2]

Themeluesi i dytë i astronomisë moderne është Johan Kepler (1575-1630). Kepler ka zbuluar tri ligjet kozmike bazë, të cilat shpjegojnë se si sillen rreth Diellit Toka dhe planetët e tjerë. Këto ligje dhe quhen sipas Keplerit "Ligjet e Keplerit".

Po, a i flisnin gjë atij për Zotin këto ligje dhe gjithësia?

"Të falënderoj, Krijuesi dhe zotëria im - shkruan Kepleri - që t'i thurja lavdi krijimit Tënd, që të mahnitesha



Nikollaj Koperniku



Izaak Newton



Johan Kepler

nga veprat e Tua, nëse mundi të kuptonte arsyeja ime e kufizuar madhështinë Tënde të pamatë. Nëse thashë gjë që do të ishte e padenjë për Ty, ose nëse kërkova ndokund lavdinë time, atëherë ki mëshirë dhe më ndje”.[3]

*Themeluesi i tretë i astronomisë moderne është Isak Njuton (Izaak Newton, 1643-1727). Merita kryesore e tij është se ka zbuluar dhe ka shtjelluar ligjin e rëndesës, të tërheqjes ose të gravitacionit kozmik. Ky është njëri nga zbulimet natyroreshkencore më të rëndësishme të të gjithë shekujve.*

A i fliste gjë për Zotin Njutonit gjithësia? “Rregullimi jashtëzakonisht i mrekullueshëm i Diellit, i planetëve dhe i kometave - thotë kështu Njutoni - ka mundur të krijohet vetëm ngaqë vetëm Zoti i Gjithëfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm ka dashur dhe e ka dhënë”.[4] Njutonin e përshkonte aq shumë respekti ndaj Zotit, për të cilin i fliste gjithësia e yjëzuar, saqë e kishte zakon të hiqte kapelën dhe të përkulej, kur dëgjonte ta thoshte dikush emrin e Zotit. Për të thuhet edhe kjo, se, kur shikonte gjatë mbrëmjeve të kthjellëta gjithësinë e qëndisur me yje, do të hiqte kapelën edhe atëherë dhe kishte për t’u përkulur, sepse i bëhej sikur dëgjonte se si I këndonte gjithësia Krijuesit të vet: aliluja!

Galileo Galilei (1564-1642) është themeluesi i katërt i astronomisë moderne. Ka shpikur teleskopin e parë dhe me anën e atij teleskopi ka zbuluar hënat e Jupiterit dhe unazën e Saturnit. Për Zotin shkruan kështu: “Unë nuk jam në vete dhe I jam mirënjohës pa masë Zotit që më bëri të zbuloj mrekulli kozmike aq të mëdha!”[5]

Me këtë klasik të astronomisë moderne të përmendim edhe Urban Leverierin, “një gjigant në astronominë moderne”, siç e mbiquan drejtori i Observatorit të Griniçit (Greenwich). Leverier ka zbuluar planetin e Neptunit pasi kishte mbushur me llogaritje, lidhur me shmangiet e planetit të Uranit, dhjetë mijë faqe.



Galileo Galilei



Stanly Artur Eddington

Një ditë - që ndodhi pak para vdekjes së tij - kur ia sollën nga shtypshkronja faqen e fundit të veprës së tij mbi Neptunin, kishte thirrur me këto fjalë të Shkrimit të Shenjtë: “Tash e lër të qetë shërbëtorin tënd, Zotëri!” Njëherë Mgr. De Coutances do t’i thoshte: “I dashuri mësues, ja, tash jeni ngjitur tek yjet”. “Po, Coutances, -do t’ia priste Laverrier- por, unë kam caktuar edhe më shumë, unë shpresoj fort se do të ngjitem në qiejt”.[6]

*Natyralistët e rinj dhe më të rinj, sidomos astronomë.* - As astronomët e rinj dhe më të rinj nuk mbesin mbrapa themeluesve të sipërpërmendur të astronomisë në panegjirikun që I bëjnë Krijuesit të gjithësisë. “Jemi plot me nderimin më të thellë – thërret astronomi K. W. Wagner - kur mendojmë për ngjarjen vigane në gjithësi, për largësitë e padepërtueshme, por prapëseprapë të matura... edhe për të fshehtat edhe më të thella që qëndrojnë prapa këtyre sendeve. Qiejt shpërndajnë lavdinë e Zotit...”.[7]

Duke pasur parasysh marrëdhënien mes shkencave të natyrës dhe fesë, në veçanti marrëdhëniet mes astronomisë dhe fesë, astronomi R. Bourgeois, anëtar i Akademisë Franceze të Shkencave të Natyrës, shkruan: “Zbulime të reja theksojnë gjithnjë e më shumë për çdo ditë se në tërë gjithësinë gjithçka lëviz sipas ligjeve unike, se gjithkund në përbërjet kimike sundojnë ligje unike dhe se gjithçka vjen nga Një Nismës. A




nuk dëshmon kjo se lënda nuk ka mundur t'ia imponojë vetë vetvetes ligjet që përcaktojnë lëvizjen e saj, edhe që vetëm një Mendim, i cili e ka krijuar, drejton dhe sundon zhvillimin e botës?....

Asgjë nuk është kundër që fryma shkencore të përputhet me bindjen e formuar fetare; përkundrazi, shqyrtimi i thellë shkencor e përforcon këtë harmoni, sepse ai nxjerr edhe më fort në dritë atë që ka bërë Krijuesi".[8]

Kjo njësi e ligjeve astronomike të lëvizjes dhe të tërheqjes, të cilat sundojnë në gjithësi, e pushton edhe H. Androyerin, i cili është gjithashtu astronom dhe një anëtar i Akademisë Franceze të Shkencave të Natyrës. Andoyer pohon vendosmërisht se fakti që nuk mund ta kapim dot qenësinë e sendeve; që nuk mund ta mposhtim dot padituriné tonë; fakti që arsyeja jonë aspiron ligjet e përgjithshme dhe unike, do të thonë domosdoshmërisht se është një Zot, i cili është Gjeometër edhe Arkitekt, edhe Mekanik, edhe, thënë më thjesht, një Krijues".[9]

Në gjuhën e njëjtë flet edhe një anëtar tjetër i Akademisë Franceze, astronomi P. Puiseux. "Se, sa shumë që jepet më me qejf njeriu pas kërkimeve - shkruan ky astronom i njohur - nëse ka bindjen se një Arsyelirë dhe më e larta sundon në gjithësi, dhe se secili send, nga mjegullnaja e deri tek atomi, në të cilin mund të arrijmë, mund të na e zbulojë ndonjë veprim të radhës së amshuar".[10]

"Në këtë gjithësi, ku gjithçka, në fund të gjithçkaje është i Pafundi! - thërret Ch. Moireux, edhe ky një anëtar i Akademisë në fjalë. -Se ç'njësi kolosale, e lartë! Përfytyroni-nëse ju përshkon ajo që është e pamundshme-një pamje më madhështore të bukurisë së kthjellët dhe më mahnitëse, një burim më të pastër të një ëndjeje më të lartë! Vrojtoni, mahnituni, peshoni, krahasoni, ëndërroni, fantazoni! E kur nuk mund të bëni më tej me anë të arsyes dhe ta shihni se jeni i pafuqishëm, i mposhtur, i dërrmuar, i tronditur, mbrohuni, nëse mundeni, që të mos ju rrëmbejë ndjenja e përulësisë para së fshehtës magjike, madhështia e së cilës ju pushton dhe ju huton. E, nëse nuk mund të mbroheni, atëherë pranojeni se ju duhet të arrini patjetër në konkluzionin... ndaj më thoni se a ju shkon mendja për ndonjë Qenie të gjithëfuqishme e të përsosur, ndonjë Mbiqenie, Krijues dhe Ligjëvënës i gjithësisë... "[11]

Sikur të ketë rënë në ujdi me këta astronomë francezë, flet edhe astronomi rumun Aristid Caradje. "Sa më thellë që ta njohim natyrën-kështu i shpreh përjetimet e veta ky astronom-edhe Zoti na tregon gjithmonë si gjithë ajo Fuqi më e fuqishme... "[12]

Sigurisht se këtu nuk bën assesi të mos përmendim dy astronomët anglezë modernë më të mëdhenj: Stanly Artur Eddington dhe J. Jeans. Eddington shkruan: "Shkenca mund të zbulojë njërën pas tjetrës të fshehta të natyrës, por nuk do të arrijmë kurrë në dukjen e vërtetë të gjithësisë. Shkencat moderne të natyrës dhe astronomia shpien pashmangshmërisht tek Zoti... Gjithësinë e njeh deri në fund vetëm Ai që e ka shestuar dhe *Krijuar*".[13] Edhe J. Jeansin e mahnitin lëvizja dhe ndërtimi i rregullt, përsosurisht sa s'thuhet në gjithësi, ndaj kjo e çon në mënyrë të papërmbajtshme tek një Krijues i urtë pa masë. "Makar të jetë kjo që do ta them-shkruan kështu në një përjetim të thellë të vet J. Jeans-e-nde shumë e paplotë dhe të mos e shprehë mendimin tim deri në fund, do të bëjmë më së miri, nëse e marrim me mend se gjithësia përbëhet nga vetë mendimet; mund ta përfytyrojmë si mendime të një Qenieje, të cilën duhet ta paramendojmë në vete si një Matematikan të madh pa masë, meqenëse nuk kemi fjalë, e cila do Ta emërtonte më mirë... "

"Ligjet e natyrës - vazhdon J. Jeans-mund t'i mendojmë si ligje të një Shpirti të pafund..." "Edhe shkencës moderne gjithësia i paraqitet ngapak më shumë si një mendim i madh sesa si një makinë".[14]

Me një fjalë, ky astronom i madh bashkëkohor, ashtu si të gjithë të tjerët radhazi, të cilët të sipërpërmendurit vetëm sa i përfaqësojnë, nuk gjejnë fjalë të mjaftueshme për të shprehur gjithçka që ua ndien shpirti kur shikojnë gjithësinë vigane dhe kur mendojnë për madhësinë e saj, për largësitë e diejve të panumërt kozmikë si dhe për shpejtësitë e rrufeshme, me të cilat sillen, e nuk gjejnë fjalë të mjaftueshme për arsye se e shohin se sa shumë të vegjël që janë para kësaj vepre të Arsyes së paanë të Zotit.

---

*Fusnotat:*

1. Tek: *O. Zockler,* Gottes Zeugen im Reich der Natur (Gutersloh 1905) 81
2. "Non parem Puli gratim requiro,
   Veniam Petri neque posco, sed quam
   In crucis ligno dederas latroni.
   Sedulus oro. "Tek: *O. Zockler,* vep. e cit. 83
3. Tek: *O. Zockler,* vep. e cit. 134.
4. Tek: *O. Zockler,* vep. e cit. 175.
5. V.: "Rheinischer Merkur", Pfingsten 1958, fq. 20.
6. Tek: *A. Eymieu,* La part des croyants dans les progres de la science au XIX siecle (Paris 1920) I, 63-67
7. *K. W. Wagner,* Bau und Entstehung des Weltalls (Braunschweig 1949) 35.
8. V.: *R. de Flers,* Le sentiment religieux et la science. Anquete supres des Members de l'Academie des Sciences (Paris 1928) 51-52.
9. V.: *R. de Flers,* vep. e cit. 20.
10. V.: *R. de Flers,* vep. e cit. 134.
11. V.: *R. de Flers,* vep. e cit. 118.
12. *A. Caradja,* Meine Weltanschauung, në "Natur und Kultur", Nov. 1937, 438.
13. V.: *J. M. Lenz,* Die Himmel ruhmen... Bilder vom Weltall (Innsbruck-Wien 1950) 502.
14. *J. Jeans,* Der Weltenraum und seine Ratsel (Munchen 1951) 193, 198, 208, 209.

# Religjionet dhe shfaqja e tyre

**Mr. Driton Morina**

كَانَ ٱلنَّاسُ أُمَّةً وَٰحِدَةً فَبَعَثَ ٱللَّهُ ٱلنَّبِيِّـۧنَ مُبَشِّرِينَ
وَمُنذِرِينَ وَأَنزَلَ مَعَهُمُ ٱلْكِتَـٰبَ بِٱلْحَقِّ لِيَحْكُمَ بَيْنَ ٱلنَّاسِ
فِيمَا ٱخْتَلَفُوا۟ فِيهِ ۚ وَمَا ٱخْتَلَفَ فِيهِ إِلَّا ٱلَّذِينَ أُوتُوهُ مِنۢ بَعْدِ
مَا جَآءَتْهُمُ ٱلْبَيِّنَـٰتُ بَغْيًۢا بَيْنَهُمْ ۖ فَهَدَى ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟
لِمَا ٱخْتَلَفُوا۟ فِيهِ مِنَ ٱلْحَقِّ بِإِذْنِهِۦ ۗ وَٱللَّهُ يَهْدِى مَن يَشَآءُ إِلَىٰ
صِرَٰطٍ مُّسْتَقِيمٍ

## Hyrje

S'ka dyshim se njeriu është krijesa më e përsosur në këtë botë. Ai është nderuar me mendje dhe intelekt si dhe është dalluar nga të gjitha krijesat e tjera. Natyrisht, njeriu veçohet nga krijesat e tjera edhe për ndjenjën e besimit, ndjenjë kjo e cila ekziston vetëm tek krijesa njeri. Kështu, pra, që kur njeriu i dha vetes të drejtë të mendojë dhe filloi që jetën e vet ta udhëheqë duke u bazuar vetëm në mendjen e vet, në botë filluan të përhapeshin ide, mendime dhe kultura të ndryshme. Natyrisht, feja nuk shpëtoi pa u ndikuar nga këto ide, mendime e perceptime, shpeshherë të gabuara, të cilat në shumicën e rasteve ishin më shumë të dëmshme sesa dobiprurëse. Si pasojë e kësaj, në botë u shfaqën religjione të shumta, të cilat u zhvilluan dhe u shumuan saqë shifra e tyre arrin në qindra e mijëra. Kështu pra, David Barret dhe grupi i tij studiues sjellin disa statistika që dëshmojnë se sot në botë ekzistojnë më se 19 grupe të mëdha religjionesh, të cilat ndahen përafërsisht në dhjetë mijë religjione dhe besime të ndryshme.[1]

## Ç'nënkupton fjala fe-religjion

Para se të flasim për shfaqjen e 'feve', apo më mirë të themi, religjioneve, është e udhës që së pari të definojmë se ç'nënkupton termi fe apo religjion. Për sa i përket konceptit perëndimor, fjala religjion rrjedh nga fjala latine *religare,* që do të thotë 'lidhje së bashku' apo 'rilidhje', prandaj fjala religjion në kuptimin terminologjik perëndimor nënkupton: "*Besim dhe adhurim i një Zoti apo i zotave, ose sistem i një besimi apo adhurimi të tillë*".[2] Ndërsa në aspektin islam, fjala fe, e mirënjohur edhe si 'Din', rrjedh nga fjala arabe '*Ed Dejn*', që do të thotë "borxh", andaj, si e tillë, kjo fjalë në veten e vet ngërthen tërë kuptimin që përmban fjala "borxh", veçanërisht borxhin që I ka njerëzia Allahut për të mirat e shumta që Ai ua ka dhuruar.[3]

Po ashtu, rëndësi të madhe ka edhe fjala Islam, që rrjedh nga fjala arabe *Se-le-me,* që do të thotë 'paqe, mbarëvajtje, mirëqenie' apo 'gjendje e shëndoshë'. Prandaj fjala Islam, si emër i zakonshëm, rrjedh nga Se-le-me = Paqe, por në kuptimin terminologjik - Islam do të thotë *bindje dhe nënshtrim, kjo pra përfshin bindjen, nënshtrimin dhe dorëzimin ndaj Allahut të Gjithëpushtetshëm*.[4] Andaj me termin Islam ose Feja Islame nënkuptohet feja e Allahut të Madhërishëm drejtuar mbarë njerëzimit, përmes melekut Xhibril, deri tek Muhamedi a.s.; ky përshkrim i fesë ka ardhur në mënyrë precize në Kuranin famëlartë: "Vërtet fe e vetme e pranuar tek Allahu është Islami". (Ali Imran, 19).[5]

Sido që të jetë, në aspektin e përgjithshëm, studiuesit e religjioneve, duke u bazuar në mënyrën e besimit, religjionet i ndajnë në dy kategori kryesore: 1. Religjionet Ibrahimiane, ku bëjnë pjesë: Islami, Hebraizmi, Krishterimi dhe Bahaizmi, dhe 2. Religjionet Dharmike, ku bëjnë pjesë: Hinduizmi, Budizmi, Xhajanizmi (Jainism) dhe Sikhizmi.[6] Andaj, për të kuptuar më mirë se si u shfaqën këto religjione, duhet të studiojmë secilën sipas burimeve të saj, e pastaj të bëjmë krahasim në mes tyre ashtu që të njohim se cila prej tyre mund të jetë feja e vërtetë.

## Si u shfaqën religjionet-fetë

S'ka dyshim se, për sa i përket mënyrës së shfaqjes së religjioneve në botë, ekzistojnë shumë teori, sido qoftë këtu do të përpiqemi t'i vëjmë në pah dy metodologji respektivisht dy aspekte të qasjes studimore të religjioneve, atë perëndimor-krishterë dhe atë islam. Kur flasim për aspektin islam të studimit të religjioneve, medoemos duhet të marrim parasysh se Kurani famëlartë mund të konsiderohet një lloj enciklopedie e vogël religjionesh, jo për nga aspekti i sqarimit të llojeve apo themeluesve të religjioneve të atilla, por për nga aspekti i sqarimit të mënyrës së besimit dhe besëtytnive që ato përmbajnë.

Prandaj, sipas mësimeve islame, njerëzit janë krijuar në natyrshmërinë e pastër islame. Këtë e përshkruan Kurani fisnik në mënyrë koncize, duke thënë: "Përqendroje (Ti o Muhamed) fytyrën tënde drejt fesë së pastër, natyrshmëria e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, nuk ka ndryshim në natyrshmërinë e Allahut, por shumica e njerëzve nuk e dinë" (Er Rrum, 30). Gjithashtu Kurani thekson se njerëzit ishin një bashkësi (ummet) e vetme, që kishin po të njëjtin besim, andaj në Kuran thuhet: "Njerëzit ishin bashkësi (Ummet) e vetme, e Allahu i dërgoi të dërguarit përgëzues dhe qortues, dhe u zbriti atyre libra me të vërtetën (në to), që të gjykojnë në mes të njerëzve për atë që ata kishin kundërthënie (mospajtim)" (El Bekare, 213).[7]

Këto dy citate bëjnë të qartë shfaqjen e religjioneve, duke vënë në pah faktin se njerëzit fillimisht ishin të krijuar në monoteizëm, respektivisht në fenë e drejtë islame, por më vonë, duke i dhënë përparësi mendjes dhe pasioneve të veta, njerëzit kundërshtuan njëri-tjetrin dhe devijuan nga rruga e vërtetë. Si pasojë e këtij devijimi, lindën shumë religjione, dhe kështu u ndie nevoja e dërgimit të Pejgamberëve për t'i udhëzuar njerëzit në rrugë të drejtë e të mbarë. Prandaj, sipas mësimeve islame, parim kryesor dhe origjinal i njerëzimit është monoteizmi dhe religjionet e tjera kanë lindur si pasojë e devijimit të njerëzisë. Një fakt të këtillë e argumenton edhe hadithi i Muhamedit a.s., i cili, pasi filloi hutben e një dite, Ai s.a.v.s., tha: "Vërtet Zoti im më urdhëroi mua që t'jua mësoj juve atë që nuk e dini e që Zoti im ma mësoi mua në këtë ditë, Allahu i Madhërishëm thotë: Unë i krijova të gjithë njerëzit në natyrshmërinë e pastër (islame), pastaj atyre u erdhën djajtë e i devijuan ata nga feja e tyre, ua ndaluan atyre atë që u pata lejuar dhe i urdhëruan ata të më bëjnë shirk (të më shoqërojnë partner), gjë për të cilën nuk u pata dhënë leje as të drejtë, dhe as që u pata zbritur Shpallje...".[8]

Nga ana tjetër, sipas aspektit perëndimor të studimit të religjioneve, shumica dërrmuese e studiuesve perëndimorë janë të mendimit se fillimisht në këtë botë nuk ka pasur religjione fare, por ato do të kenë lindur më vonë, si pasojë e mendjes njerëzore, herë-herë nga iluzionet dhe halucinacionet e mendjes njerëzore, po nganjëherë edhe nga dëshira e njeriut për të ditur terminalin e fundit të jetës se vet.[9] Sido që të jetë, kur flitet mbi qasjen studimore perëndimore ndaj religjionit, medoe-



mos duhet të merret në konsideratë fakti se Bibla nuk jep asnjë sqarim rreth religjioneve të tjera përveç Hebraizmit dhe Krishterimit. Në Bibël ceken disa fise çifute, sikur farisenjtë dhe disa nga idhujtarët, por aty nuk gjendet assesi diçka rreth besimit zjarrputist, dualist (*mezdeki*), natyralist (*dehrij*), adhuruesit e djallit (*abedetu shejtan*) etj., besime këto të cilat ekzistonin pothuajse gjatë së njëjtës periudhë kohore krahas Hebrarizmit dhe Krishterimit në Gadishullin Arabik dhe në Persi.[10] Gjithashtu, në Bibël nuk flitet asgjë as për besimin islam, i cili si besim i pastër (*hanefij*) datonte në Gadishullin Arabik qysh herët, së paku që nga koha e Ibrahimit a.s., e i cili më vonë, me ardhjen e Muhamedit a.s., u zhvillua aq shumë, saqë mori dhenë dhe nënshtroi para vetes dy superfuqitë e atëhershme botërore, Perandorinë Romake dhe atë Persiane.

Prandaj, duke pasur parasysh këtë fakt, studiuesit perëndimorë nuk iu qasën asnjëherë studimit të religjioneve nga këndvështrimi biblik, por ata u munduan që këtij fenomeni t'i qaseshin nga aspekti sociologjik, psikologjik e historik. Me fjalë të tjera, nga aspekti i shkencave humane, mu për këtë, vërejmë se Sigmund Freud, Max Weber, Emile Durkheim, si studiues të shkencave humane, iu qasën studimit të religjionit si fenomen njerëzor. Përderisa Freud mendonte se religjioni është një fenomen psikologjik, i cili u shfaq në bashkësinë njerëzore si rezultat i iluzioneve, frikës dhe halucinacioneve të krijesës njeri, Weber dhe Durkheim ishin të mendimit se njeriu religjionin e gjeti në shoqëri dhe ai nuk e solli atë. Pra, sipas Weberit dhe Durkheimit, religjioni është një fenomen sociologjik, i cili lindi së bashku me shoqërinë njerëzore.[11]

Sidoqoftë, të gjithë këta studiues iu shmangën studimit të religjioneve nga aspekti religjioz, duke mos pasur fakte as nga Bibla dhe as nga ndonjë libër tjetër i 'shenjtë' përveç Kuranit famëlartë. Prandaj, për ta arsyetuar metodologjinë e tyre 'shkencore' të studimit të religjioneve, në vend të përkufizimit të religjionit (*defining the religion*), Weber dhe Durkheim shpikën teorinë e tyre të njohur si "gjetja e religjionit (*finding the religion*)", andaj ata u hodhën pas studimit të religjioneve antike, si *shamanizmi*, *taoizmi*, *animizmi* e shumë besime të tjera, të cilat ekzistojnë akoma në mesin e njerëzve të pacivilizuar, qoftë pranë brigjeve të Amazonës në ShBA, qoftë në mesin e aborigjenëve në Australi, Indonezi, në pjesë të Malajzisë, Tajlandës e Kinës a gjetiu. Qëllimi kryesor i studimit të këtyre shoqërive primitive, ishte argumentimi i teorisë sociologjike (të M. Weber Ç. E. Durkheim), se shoqëritë primitive janë të paprekura nga ideologjitë bashkëkohore të shoqërisë së civilizuar, dhe, si të tilla, këto shoqëri paraqesin formën më origjinale të religjionit në botë.[12] Megjithatë, si Weber ashtu edhe Durkheim, për metodologjinë e tyre të studimit u kritikuan ashpër nga shumë studiues të tjerë dhe teoria e tyre u konsiderua si e dështuar; veçanërisht për sa i përket besimit të aborigjenëve në Australi, sepse aborigjenët besonin në një hyjni që quhej *Atnatu,* që karakterizohej nga të gjitha hyjnitë e tjera në tokë dhe as kolonializmi perëndimor nuk arriti tu ndryshonte besimin e tyre origjinal.[13]

## Përfundim

Sipas asaj që u tha më lart, arrijmë në përfundimin se ndjenja e besimit është një pjesë origjinale e natyrës së njeriut si krijesa me e përsosur mbi sipërfaqe të tokës. Ajo ndjenjë e besimit u manifestua në krijesën njeri që nga zanafilla e tij, por njeriu, kohë pas kohe, humbi arsyen dhe logjikën e shëndoshë e toleroi veten që të bjerë në pozita aq të ulëta, saqë filloi të adhuronte Diellin, Hënën, madje edhe gurin, drurin dhe statujat që i ndërtoi me dorën e vet. Andaj ky punim orvatet të vërë në spikamë se ndjenja e besimit tek njeriu duhet të jetë nën kontrollin e arsyes së shendoshë, se, përndryshe, nëse njeriu mundohet që çdo gjë që e rrethon, ta kuptojë vetëm me mendjen e tij, ai sigurisht që do të përfundojë në ateizëm, sepse ka plot gjëra që nuk shihen me anë të syrit, as mendja e njeriut nuk mund t'i perceptojë, por megjithatë ato prapëseprapë ekzistojnë. Po ashtu, nëse njeriu mundohet të besojë vetëm me anë të zemrës, pa vënë në shërbim aspektin e tij intelektual, atëherë ai sigurisht se do të përfundojë në panteizëm, dhe do të adhurojë gjithçka, - Diellin, Hënën, gurin, drurin madje edhe statujat, djajtë (satanët) e shpirtrat e këqij. Kjo, sepse natyrshmëria e njeriut është po ajo që ka krijuar Zoti Fuqiplotë qysh në fillim të krijimit të njeriut, e njeriu për nga natyra e vet, është i prirur për të devijuar. E sa bukur që është përfundimi me Fjalën e Allahut: "Përqendroje (Ti o Muhamed) fytyrën tënde drejt fesë së pastër, natyrshmëria e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, nuk ka ndryshim në natyrshmërinë e Allahut, por shumica e njerëzve nuk e dinë".[14]

---

*Fusnotat:*

1. David B. Barrett, "*World Christian Encyclopedia: A Comparative Survey of Churches and Religions in the Modern World*," (Oxford University Press, 2001). Shih po ashtu www.ReligiousTolerance.org.
2. Cambridge Advanced Leraners's Dictionary
3. Kamar Oniah Kamaruzaman, *Understanding Islam Contemporary Discourse* (*Të kuptuarit e Islamit Predikim Bashkëkohorë*), (Kuala Lumpur: Saba Islamic Media, 2007), fq. 33.
4. Po aty, 35. Shiko po ashtu Muhammed Sayyid Al Attas, *Islam and Secularism (Islami dhe Shekullarizimi)* (Kuala Lumpur: ISTAC, 1993).
5. Sherif Ahmeti, *Kur'ani me Përkthim e Komentim*, Prishtinë. Surja Ali Imran, ajeti *19*.
6. 'Major Religious Groups', Wikipedia, the Free Encyclopedia.
7. Sherif Ahmeti, *Kur'ani me Përkthim e Komentim*, Prishtinë. Surja El Bekare, ajeti 213.
8. Musned Ahmed Bin Hanbel, nr 16837, Kitab Esh Shamijjin. Meusuatu El Hadith El Kutub Et Tisa'a (CD).
9. H. Allen Orr, The God Project, What the science of religion can't prove (Projekti hyjnor, Çka nuk mund të largojë shkenca e religjionit) April 3, 2006)
10. The Bible Library (CD Collection).
11. Max Weber, Sociology of Religion (Berlin: 1920), shiko Wikipedia the Free Encyclopedia.
12. Emile Durkheim, The Early Forms of Beleif in Human Society (Forma të Hershme të Besimit në Shoqërinë Njerëzore), (Paris: 1950), fq. 115.
13. Ahmed Didat, What is His Name (Si është Emri i Tij), (Islamic Propagation Centre, Durban, South Africa: 2001), fq. 14.
14. Kaptina Er Rrum, ajeti 30.

# Pasqyrë e shkurtër rreth rrënjëve historike të projektit të shoqërisë njerëzore

**Emine A. Vezaj**




### Bashkësia e parë njerëzore Formimi i bashkësisë së parë njerëzore

Sa herë flitet për Ademin a.s. dhe krijimin e tij, gjithherë duhet pasur parasysh fakti i krijimit të tij si krijim specifik dhe i veçantë karshi të gjitha krijesave të tjera që vijnë pas tij. Kjo, pikërisht për faktin se krijimi i tij është specifik dhe nuk është i ngjashëm me asnjë krijesë tjetër njerëzore. Pa dashur të zgjerohem shumë në këtë temë, do të mundohem të përkufizoj rrënjët dhe projektin e shoqërisë njerëzore në pika shumë të shkurtra, mirëpo, vetë fakti që është krijesë me një krijim të jashtëzakonshëm dhe më ndryshe nga krijesat e tjera, detyrimisht lind ideja e një përpilimi më të gjerë argumentesh se si erdhi faza e krijimit dhe mënyra specifike që e dallon këtë krijesë të parë.

Ademi a.s. është krijuar drejtpërsëdrejti me dorën (përkujdesjen) e Allahut xh.sh.: "...dhe kur ta kem përsosur atë dhe t'i kem dhënë nga ana Ime shpirt",[1] ndërsa pasardhësit e tij janë krijuar me ligj të rregullt përmes lidhjes bashkëshortore, që është edhe rrjedhojë e vazhdimit të racës njerëzore. Sipas disa mufesirëve e historianëve, si Ibn Kethiri, Nesefiu, Ibn Xheriri dhe Ibn Is'haku, nëna jonë, Hava, bashkëshortja e Ademit a.s., ka lindur njëzet herë. Sipas disa llogarive të bëra, bashkësia e parë njerëzore kishte dyzet e dy anëtarë. Këto lindje kanë qenë specifike, nga secila shtatzëni kanë lindur binjakë, njëri mashkull e tjetri femër. Është specifik fakti se, pa bashkimin e dy gjinive të kundërta në rrjedhën e jetës bashkëshortore, nuk mund të formohet shoqëria njerëzore, pra nevojitet martesa apo bashkimi i tyre.[2] Që nga paraardhësit e parë, fëmijët midis tyre ishin vëllezër e motra dhe martesa midis tyre qysh prej asaj kohe ishte e ndaluar. Ademit a.s., i cili mendonte se si ta zgjidhte këtë çështje, Allahu i shpalli që çdo fëmijë femër të një barku ta martonte me fëmijën mashkull të barkut tjetër. Duke ditur se Pejgamberët e Allahut, si të zgjedhur të Tij, përuleshin përpara çdo Urdhri të Allahut xh.sh., atij urdhri Ademi a.s. iu përul pa asnjë dilemë. Ai veproi sipas porosive kuranore. Ç'është e vërteta, në këtë mes, binjakja e Kabilit, që quhej Aklima, ishte shumë më e bukur se binjakja e Habilit, dhe Kabili nuk pajtohej të martohej me të dytën, por me motrën me të cilën kishin lindur binjak, mirëpo këtë kërkesë të tij e kundërshtonte Sheriati i Allahut xh.sh., dhe kështu ajo u bë rast për konfliktin e parë të bashkësisë së parë njerëzore. Sa për ilustrim korrekt, në këtë punim e shoh me vend të sjell edhe ajetin kuranor, në të cilin Allahu xh.sh. e paraqet këtë ngjarje në detaje. Në suren El-Maide: 27-31, Allahu xh.sh. thotë: "Dhe rrëfeju atyre rrëfimin e vërtetë rreth dy bijve të Ademit, kur të dy kishin prerë kurbanë, dhe kur nga njëri prej tyre u pranua e nga tjetri jo, ky i dyti tha: 'Gjithsesi që do të të mbys'-Ai tha: 'Me të vërtetë Allahu pranon vetëm nga të devotshmit. Nëse ti shtrin dorën tënde mbi mua të më mbysësh, unë nuk e shtrij mbi ty për të të mbytur, sepse I frikësohem Allahut, Zotit të botëve. Unë dua që ti të bartësh edhe mëkatin tim edhe tëndin, dhe të jesh banor i zjarrit. E ky pra është dënimi për të gjithë kriminelët". Dhe epshi i tij e shtyri ta mbyste të vëllanë dhe e mbyti, kështu që u bë nga të humburit. Atëherë Zoti dërgoi një sorrë e cila të gërryente në tokë, për t'i treguar atij se si ta mbulonte (varroste) trupin e vdekur të të vëllait. 'Ai tha: Mjerë për mua, a nuk mundem që edhe unë, si kjo sorrë, ta mbuloj (varros) trupin e vdekur të vëllait tim! Dhe u pendua'. Rrjedhimisht, kuptohet se që në bash-

kësinë e parë njerëzore e ka zanafillën gabimi fillestar, pra edhe Ademi a.s., si dhe Kabili, djali i tij, gabuan dhe ranë në kurthin e shejtanit të mallkuar. Të parin e mashtroi shejtani, dhe nga harresa e tij ra në kurthin e tij, kurse të dytin lakmia e tij ndaj asaj që e konsideronte të bukur dhe pjesë të tij.

### Gabimi i parë i bashkësisë së parë njerëzore

E konsidroj të dobishme dhe shumë me interes që në këtë punim të shqyrtoj edhe pikëpamjet e krishtera ndaj Ademit a.s., si dhe gabimit të tij të parë.

“Në kopshtin e qetë të Edenit, një armik endej fshehurazi. Ai ishte satani. Fillimisht edhe satani ishte një nga engjëjt e Perëndisë në qiell, por, për shkak të mendjemadhësisë së tij, ai ngriti krye kundër Perëndisë... satani e dinte se dy njerëzit që ishin në tokë, mund të gëzonin lumturinë, vetëm në qoftë se besonin dhe i bindeshin Perëndisë. Satani do të mundohej t’i shpinte në rrugë të gabuar, dhe ndoshta edhe mund t’i shpinte drejt mosbindjes. Gjarpri, që është kafsha më dinake nga të gjitha, ishte një vegël e mirë, për t’u përdorur në duart e satanit. Një ditë, gruaja po shkonte vetëm në mes të kopshtit, gjarpri i afrohet dhe miqësisht e pyet:- shiko sa pemë të bukura ka këtu në kopsht, a është e vërtetë se ti e ke të ndaluar të shijosh frutat e tyre? Gruaja iu përgjigj aty për aty: - Kjo nuk është e vërtetë, ne mund të provojmë frutat e çdo peme këtu në kopsht, përveç kësaj peme këtu. Perëndia na urdhëroi që të mos i prekim frutat e saj. Ai na ka thënë se, po të mos i bindemi urdhrit të Tij, do të vdesim...” dhe, derisa dëgjonte gjarprin, gruaja mendonte se sa të shijshme ishin frutat e asaj peme, dhe pa një pa dy, ajo zgjati dorën dhe provoi pak nga njëra frutë. “...ajo takoi Adamin dhe i tregoi se ç’i kishte ngjarë, por nuk i tha se sa e frikësuar dhe e mërzitur ishte. Ajo e mashtroi të shoqin në të njëjtën mënyrë siç ishte mashtruar edhe vetë, duke përsëritur mashtrimin e gjarprit, dhe i tregoi frutën që e kishte këputur nga pema e ndaluar”.[3] Sipas doktrinës krishtere, Adami, pas këtij gabimi, pa marrë parasysh se ishte shumë pishman për atë që bëri, nuk u pendua. Edhe nëse supozojmë se u pendua, ajo nuk sillte ndonjë dobi. Duke u bazuar në mëkatin e parë që bëri Adami, të gjithë fëmijët e tij u konsideruan mëkatarë, dhe kështu lindi “mëkati i njerëzisë”. Por, sipas kësaj doktrine (asaj

يَا أَيُّهَا النَّاسُ إِنَّا خَلَقْنَاكُمْ مِنْ ذَكَرٍ وَأُنْثَى
وَجَعَلْنَاكُمْ شُعُوبًا وَقَبَائِلَ لِتَعَارَفُوا
كْرَمَكُمْ عِنْدَ اللَّهِ أَتْقَاكُمْ إِنَّ اللَّهَ عَلِيمٌ خَبِيرٌ

të krishterë), njëri nga atributet e Zotit është “dashuria”, kështu që në librat e shenjtë hasim në shprehje të tipit “Zoti është dashuria”. Dashuria e Zotit shprehet përmes udhëzimit të njerëzve në rrugën e shpëtimit. Mëkati i parë që bëri Adami, shkaktoi zbritjen e tij dhe fëmijëve të tij në sipërfaqe të Tokës dhe pas kësaj njeriu tashmë në mënyrë të prerë u largua nga Zoti, por Zoti nga atributi i Tij i lartë i dashurisë, dëshiroi që ta afronte atë nga Vetja dhe, për këtë arsye, për t’i shpëtuar njerëzit, e dërgoi në këtë botë “birin e Tij të vetëm” Jezusin (Isain a.s).

S’do mend se Islami, i cili nuk e pranon “mëkatin njerëzor”, kësaj teme i qaset me një studim më ndryshe dhe më cilësor nga ajo që pamë deri tani. Ajetet kuranore që flasin në lidhje me këtë subjekt, janë shumë më ndryshe krahas bindjeve dhe koncepteve të doktrinës së krishterë. Në një nga ajetet ceket se shejtani ishte shkaku kryesor që Ademi a.s. të pësonte disfatë nga shejtani, dhe nuk flitet për ndonjë sjellje rebeluese të Ademit a.s. ndaj Allahut xh.sh. Në ajetin në vijim, do të shohim edhe qasjen e Kuranit lidhur me këtë çështje: “Dhe Ne thamë: O Adem, jetoni ti dhe gruaja jote në xhenet, dhe hani në të sa të doni dhe nga të doni, por mos iu afroni këtij druri, sepse do t’i bëni padrejtësi vetvetes. Dhe shejtani i shtyri që të (t’u) rrëshqisnin (këmbët) për shkak të drurit dhe i nxori prej andej ku ishin. Dhe thamë - zbritni, do të jeni armiq të njëri-tjetrit, do të qëndroni në tokë dhe do të jetoni deri në afatin e caktuar. Dhe Ademi pranoi disa fjalë nga Zoti tij, dhe Ai ia fali. Ai me të vërtetë pranon pendimin, Ai është i mëshirshëm”.[4]

Duke kaluar nga dy këto skena të kësaj ngjarjeje, të asaj krishtere dhe islame, mund të arrijmë tek një analizë dhe të shohim se në të parën, pra, sipas doktrinës krishtere, natyra e gabimit të Adamit paraqitet edhe si rrjedhojë e pandërprerë që vazhdon dhe përsëritet në çdo gjeneratë në brezat e ardhshëm. Kurse në të dytën, ndryshe nga kjo, Kurani flet sesi Ademi a.s., pasi bëri gabimin, Iu lut Zotit, pranoi prej Tij disa fjalë, dhe Zoti ia pranoi pendimin. Sipas kësaj (besimit islam), nuk është e mundur që për shkak të gabimit të Ademit/Adamit, përgjegjës dhe mëkatarë t’i konsiderojmë fëmijët e tij. Nga ky formim i idesë (besimit krishterë) se njeriu në veten e vet e ka të vulosur mëkatin e paraardhësve të vet, Adamit dhe Evës, krijohet perceptimi se njeriu i tanishëm është larg nga mundësia për të qenë i përkryer dhe ideal. E, nëse nuk mund të jetë ideal, atëherë nuk ka fort rëndësi nëse bën gabime dhe mëkate të tjera gjatë jetës, sepse mëkati rezulton i ligjësuar si natyrë e tij dhe është aktiv brenda tij. Në thelb kjo doktrinë krishtere refuzohet nga logjika e shëndoshë, sepse parimisht logjika nuk pranon që, për shkak të mëkateve dhe gabimeve të dikujt, të përgjigjet dikush tjetër. Fëmijëve të Ademit a.s. u janë treguar rruga e vërtetë dhe rregullat të cilave duhet t’u përmbahen. Allahu xh.sh. thotë: “Thamë: Zbritni nga ai të gjithë! Do t’ju vijë prej Meje udhëzimi, dhe ata që do ta ndjekin udhëzimin Tim, nuk do të kenë frikë nga asgjë dhe nuk do të jenë për asgjë të dëshpëruar. E ata që nuk besojnë dhe që mohojnë librat Tanë- do të jenë banorë të xhehenemit, aty do të mbesin përgjithmonë”.[5]

Pas gabimit të Ademit a.s., për pasardhësit e tij është qëndrimi me rëndësi që ata do të marrin ndaj udhëzimeve kuranore. Por assesi të hamendemi nga doktrina krishtere, e cila aspiron ta ketë më të drejtë konceptin e saj në lidhje me këtë gabim, dhe përsëritjen e gabimit në brezat e rinj. Për ilustrim të kësaj bindjeje krishtere, mund të sjellim edhe faktin se, “nëse e shohim sjelljen dhe natyrën e fëmijës derisa ai është i vogël dhe jashtë ndikimit të ide-




ve se ka lindur me mëkatin fillestar të paraardhësve, shohim se fëmija aspiron të jetë ideal, i dashur për të gjithë, i dëshiruar nga të gjithë dhe i dhënë pas të gjithë njerëzve të rrethit të vet. Bile edhe fakti që ai e dëshiron dhe kërkon më së shumti praninë e s'ëmës, është provë e aspiratës së të qenit ideal...dashuria e diferencuar qartë e fëmijës për t'ëmën e ka burimin tek pastërtia me të cilën lind krijesa njerëzore, e cila edhe në atë fazë të jetës, e ka të programuar në shpirtin e vet, që ta njohë atë që e ka më afër...dhe, po të lindte me mëkatin fillestar (sipas doktrinës krishtere), të paraardhësve, fëmija do të duhej ta kishte të programuar në veten e tij që ta urrente më së shumti atë që e ka lindur, sepse do t'i rezultonte që ajo është shkaktare e ardhjes së tij në këtë botë me barrën e mëkatit dhe rrezikun që të ngarkohet gjatë jetës edhe me shumë mëkate, dhe të përfundojë në humbje të plotë në të dy botët".[6] Por, sidoqoftë, edhe sikur të ishte ky fakt i vetëm, e rrëzon tezën krishtere sipas së cilës e keqja është brenda njeriut, natyrë e tij ose pjesë thelbësore e natyrës së tij.

Së këndejmi, shihet shumë qartë se, lidhur me këtë temë, dallimi midis besimit islam dhe atij të krishterë në këtë botëkuptim rreth mëkatit të parë dhe përsëritjes në gjeneratat e mëvonshme, është tepër i madh, dhe ato botëkuptime janë larg njëri-tjetrit. Përderisa Krishterimi tërë njerëzimin e konsideron përgjegjës për një mëkat të një njeriu, Islami e kundërshton këtë botëkuptim të tyre me argumentin se njerëzit para Zotit janë përgjegjës vetëm në bazë të respektimit apo mosrespektimit të urdhrave apo ndalesave të Allahut xh.sh.

Më tutje, të kthehemi tek rasti i Kabilit dhe Habilit, një rast i cili, në rrafshin shoqëror, konsiderohet konflikti i parë njerëzor. Dy bijtë e Ademit a.s., Habili dhe Kabili, për shkak të martesës, kishin rënë në konflikt dhe si pasojë e këtij konflikti, kishte ndodhur mbytja e Habilit. Këtë e dëshmon edhe thënia kuranore, ku Allahu xh.sh. tregon qartë për këtë ndodhi: "Tha: Gjithsesi do të të mbys. Ai tha: Allahu pranon vetëm nga të devotshmit". Këtu shihet edhe konflikti i parë njerëzor, por më tutje kemi edhe rastin tjetër, që është me rëndësi të përmendet në këtë punim, se, kur Allahu i lajmëroi melekët se do të krijonte një mëkëmbës në sipërfaqen e tokës, melekët këtë vendim të Tij e pranuan duke thënë: "A po krijon një (njeri), i cili do të bëjë fesat (trazira) dhe gjakderdhje?". Po Allahu iu drejtua atyre më fjalën e Tij: "Gjithsesi, Unë di atë që ju nuk e dini". Rrjedhimisht, vrasja e Habilit nga ana e Kabilit, tregon se frika e melekëve ishte me vend, sepse, siç e pamë, konflikti në të cilin hynë të dy vëllezërit për këtë apo atë shkak, rezultoi me gjakderdhje.

Nga kjo lind edhe përgjigjja se që nga fillimi i gjinisë njerëzore rezultuan gabimet dhe gjakderdhja. Gabimi i Ademit a.s. është i atillë, sepse ai shkeli një ndalesë të Allahut xh.sh. dhe u bë pishman e u pendua, ndërsa, në anën tjetër, në rastin e Kabilit, përmendet se ai vetëm ishte bërë pishman, por jo edhe të kishte kërkuar falje apo të ishte penduar për mëkatin e bërë.

## Burimet njohëse të bashkësisë së parë njerëzore

Fakti se si erdhi tek burimet njohëse bashkësia e parë, është ndër çështjet që edhe sot e kësaj dite diskutohet. Bazuar në bindjet perëndimore, në të shumtën e rasteve, prej tyre pohohet se njeriu njohuritë e para i ka marrë nga natyra, i ka përfituar edhe nga objektet, sendet që ka përdorur, për t'i mësuar disa nevoja të reja. Është e pamundshme të thuhet se në këto supozime nuk ka fare vërtetësi, sepse është e vërtetë që burim i disa njohurive të njeriut është rrethi ku jeton dhe kushtet e këtij rrethi, të cilat ndryshojnë vazhdimisht. Njeriu, me anë të potencialeve që i janë dhënë, i zbulon këto njohuri, i zhvillon dhe, duke i kombinuar me njohuritë e vjetra, përfiton njohuri të reja. Kjo është e vërtetë. Por është gabim të thuhet se burime të njohurive të njeriut janë vetëm këto. Mendimi perëndimor njohurisë i jep një dimension krejtësisht njerëzor, atë e kupton si aktivitet, si përfitim specifik vetëm për njeriun. Ja, kjo pra është mangësia dhe gabimi.[7] E vështruar më tutje, Kurani temën e njohurisë diturisë e shqyrton paralelisht me temën e krijimit dhe na lajmëron se me krijimin e njeriut të parë lindi edhe çështja e njohurisë. Njohuria në këtë drejtim mund të sqarohet se ka kaluar në tri faza themelore:

1. njohuri të mësuara nga dikush
2. njohuri të zbritura
3. njohuri të mësuara vetë

### 1. Njohuritë e mësuara nga dikush

Pasi Allahu xh.sh. krijoi Ademin a.s., atij ia mësoi edhe emrat e sendeve, realitetin e tyre, veçoritë që të jetojë në tokë dhe që të ketë dobi reale. Sipas mendimeve të përbashkëta që hasim në librat e tefsirit me fjalët "emrat e mësuar", nënkuptojmë emrat e ekzistencave, si p.sh. qielli, toka, malet, detet, lumenjtë, drunjtë, erërat, zjarri etj. Në disa tefsire përmenden edhe emrat, si pjatë, enë e dheut etj. Disa thonë se ia ka mësuar emrat e melekëve, kurse të tjerë thonë se emrat e pasardhësve të Ademit. Siç shihet, dijetarët kanë mospajtime se cilët emra ia mësoi Allahu xh.sh. Ademit a.s., pastaj se cilët emra ia ka mësuar Allahu xh.sh. Ademit a.s., argumentohet edhe nga hadithi që transmetohet nga Enes Ibn Maliku, sipas të cilit njerëzit në Ditën e Kiametit do të shkojnë tek Ademi për të kërkuar ndërmjetësimin e tij dhe do t'i thonë: Ti je babai i njerëzimit, Allahu xh.sh. të ka krijuar me dorën e Tij, Melaqet të kanë bërë sexhde, dhe t'i ka mësuar emrat e të gjitha sendeve...[8] Ademi a.s., si një qenie e krijuar nga toka dhe të cilit iu fry shpirti, nuk posedonte kurrfarë njohurish rreth gjërave. Sikur të dërgohej në kë-

të gjendje në sipërfaqen e tokës, sa rëndë, sa probleme do të kishte! Dërgimi i tij në tokë në këtë gjendje kundërshton urtësinë e krijimit, sepse Allahu xh.sh, Që krijoi njeriun e parë, synonte që atë ta bënte mëkëmbës të Vetin në sipërfaqen e tokës, ta ngarkonte me disa obligime dhe prej tij të kërkonte që të vepronte, të sillej sipas një sistemi të caktuar. Pra, ka qenë Allahu xh.sh. Ai Që ka mësuar njeriun e parë, por edhe pejgamberët, kohë pas kohe, për ndonjë nevojë përkatëse. Si të tilla, mund të përmenden rastet e Davudit dhe Sulejmanit a.s. Thotë Allahu xh.sh "...po çdonjërit prej tyre (Davudit dhe Sulejmanit) u patëm dhënë urtësi dhe dije".[9] Ngjashëm me këtë, të përmendim edhe rastin e Davudit a.s. se si Allahu xh.sh. e kishte mësuar të ndërtonte teknika, me të cilat mund të mbrohej prej armiqve: "Ne i mësuam atij (Davudit) mbarimin e rrobave (të hekurta)..."[10], prandaj mund të thuhet se punët e para të anijendërtimtarisë, zdrukthëtarisë, rrobaqepësisë, farkëtarisë dhe bujqësisë, si dhe teknikat e tjera janë realizuar në këtë mënyrë. Këto mund të përkufizohen edhe si njohuri të marra nga dikush tjetër.

**2. Njohuritë e zbritura**

Bazuar tek ajeti kuranor: "Ne nga gjiri juaj dërguam që t'jua lexojë ajetet Tona, t'ju pastrojë, t'jua mësojë Librin dhe urtësinë e edhe t'jua mësojë atë që nuk e dinit"[11], del në shesh fakti se pse këtë lloj njohurie e quajmë njohuri e zbritur. Karakteristikë kryesore e kësaj njohurie është e vërteta se ajo deri tek njeriu vjen përmes pejgamberëve. Rasti i Ademit a.s., i mësimit të emrave nga ana e Allahut xh.sh., që, më pastaj, pasi i mësoi për vete, ua përcolli edhe fëmijëve të vet, respektivisht familjes së parë njerëzore. Pastaj, mësoi se si duhej të jetonin, sipas cilave norma duhej ta rregullonin jetën e vet, ç'kishin të lejuar e ç'kishin të ndaluar. Por, edhe në bazë të këtyre njohurive të marra, njeriu ndien edhe përgjegjësinë, nga e cila edhe do të shpërblehet ose të ndëshkohet.

**3. Njohuritë e mësuara vetë**

Dallimi ndërmjet dy llojeve të para dhe këtij të tretit, është i vështirë, sepse është e dyshimtë që njeriu të dëshirojë të përdorë një gjë për të cilën nuk ka njohuri. Pa dyshim që njeriu kishte mësuar qysh më parë se zjarri digjte, kishte mësuar për funksionin e ujit. Por, faktin se mishi i pjekur mbi zjarr është më i shijshëm për ta ngrënë, ndoshta e ka mësuar më vonë me anë provash. Gjithashtu rasti i Kabilit, i cili kishte vrarë të vëllanë, të vërtetën se si dhe ku duhej ta varroste kufomën e të vëllait, e mësoi nga varrimi që i kishte bërë një sorrë, një shpendi tjetër të mbytur. Thotë Allahu xh.sh.: "Allahu pastaj dërgoi një sorrë që të gërryente në tokë, që t'i tregonte se si duhej ta varroste trupin e vëllait të vet".[12] Ky është një rast me skenar hyjnor, me qëllim që njeriu të pajisej me dituri. S'do mend që, kur lind, njeriu nuk zotëron kurrfarë njohurie në kuptimin abstrakt, por ai lind në një ambient shoqëror, ku që më përpara ekziston një thesar i njohurive dhe shkathtësive dhe, sipas kësaj, ai e ka të lehtë t'i mësojë, e t'i përvetësojë ato.

## Feja e bashkësisë së parë njerëzore

Pas krijimit të njeriut të parë, pasi t'i jetë dhënë shpirti atij, pas krijimit të bashkëshortes tij, pas formimit të familjes së parë, pas gjitha atyre ngjarjeve që ndodhën në këtë bashkësi, - detyrimisht shtrohet edhe pyetja shumë me interes në këtë drejtim: Vallë, cila ka qenë feja e bashkësisë së parë njerëzore? Ne pa ndonjë hamendje, si deri edhe më tash në trajtimin korrekt të kësaj çështjeje e të kësaj teme, metod që do të ndjekim për sqarim të drejtë, na mbetet metoda e bazuar në thëniet kuranore, siç vepruam deri më tash në këtë punim. Gjithashtu, brum më besnik, më korrekt dhe më të saktë, përveç Kuranit, nuk mund të ketë. Do të ishte vërtet naive sikur të diskutonim fenë e bashkësisë së parë njerëzore, meqë u pa qartë nga kjo që thamë deri tash, që nga pendimi i Ademit a.s., pastaj prerja e kurbanëve nga djemtë e tij, pastaj falja e Ademit a.s. nga ana e Allahut xh.sh. - pra, që nga Ademi a.s. e gjer tek Muhamedi a.s. - të gjithë Pejgamberët gjatë gjithë kohëve, fe të tyre kishin Fenë Islame, përkatësisht burimin e saj të artikuluar sipas karakteristikave të kohës dhe popullit që i ishte dërguar një Pejgamber.

Kjo është vërtetuar në shumë citate kuranore, ku Allahu xh.sh thotë: "Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thotë: 'Adhuroni vetëm Allahun e largohu djajve (adhurimit të tyre)'.[13] Pastaj në ajetin tjetër në vijim, Allahu xh.sh. thotë: 'Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka Zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni".[14]

Që do të thotë se secili popull ka pasur një udhërrëfyes që i ka ftuar për besim në një Zot. Prandaj, koha e Ademit a.s. pa dyshim nënkupton shoqërinë e parë njerëzore, popullin e parë në sipërfaqen e tokës, kurse vetë Ademi a.s. ishte Pejgamber i tyre. Prej Ademit a.s. e deri tek Muhamedi a.s. ka vazhduar vija e njëjtë. Thelbi i kësaj feje (Islamit) është ky: Zoti është Një, nuk ka zot tjetër përveç Tij; njerëzit duhet ta adhurojnë vetëm Atë.

Por, edhe nga ajeti "E Ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë (lutje), prandaj Ai ia fali (gabimin), Ai është mëshirues dhe pranues i pendimit".[15]

Nga ky ajet i fundit dhe ajetet e sipërpërmendura, shihet se Ademit a.s., drejtpërdrejt i është komunikuar Shpallja, dhe kjo gjithashtu dëshmon edhe praninë e Islamit, i karakterizuar në këtë rast mbi bazën e Pejgamberit. Ndërsa në anën tjetër, për faktin se Islami ishte fe e pranishme që nga fillet e njerëzimit, përveç dëshmisë që jep ngjarja e Ademit dhe Havës, një gjë të tillë e dëshmon edhe ngjarja e dy djemve të tij, Habilit dhe Kabilit. Me këtë rast, si dëshmi që argumenton praninë e Islamit në shoqërinë islame, është edhe ajeti kuranor i sures Maide: 27-28, të cilin tashmë e kemi përmendur më lart, në të cilin Allahu xh.sh. tregon për prerjen e kurbanit të të dy djemve dhe zgjidhjen e problemit të tyre. Pra, gjithashtu në këtë ajet prerja e kurbanëve është një lloj testimi i të drejtit krahas të padrejtit. Dhe, krejt në fund, nga ajeti "...unë nuk e zgjas tek ti dorën time për të të mbytur; unë I frikësohem Allahut, Zotit të botëve", argumentohet besimi i pastër i Habilit dhe sinqeriteti i një myslimani të vërtetë. Si dhe bindja e fortë në besimin e pastër, në Islamin.

---

*Fusnotat:*

1. Kurani; Sad: 72
2. Ali Bullaç Historia, shoqëria dhe tradita, Logos-A, Shkup, 2003. fq. 109.
3. Anne De Vries, Libri i madh me tregime për historinë e Biblës, fq. 5-6.
4. Kurani; El-Bekare: 35-37.
5. Kurani; El-Bekare: 38-39.
6. Dr. Milazim Krasniqi, Dhuna dhe qytetërimi perëndimor/Islami si fillim i historisë/, Logos-A, Shkup, 2006. fq. 34-35.
7. Ali Bullaç, Historia, shoqëria dhe tradita, Logos-A, Shkup, 2003. fq. 120.
8. Sipas Tefsirul Kuran, Ibën Kethirit, V-I- fq. 101.
9. Kurani; El-Enbija: 79.
10. Kurani; El-Enbija: 80.
11. Kurani; El-Bekare: 15.
12. Kurani; El-Maide: 31.
13. Kurani; Nahl: 36.
14. Kurani; Enbija: 25.
15. Kurani; El-Bekare: 37.

# Allahu si preokupim i besimtarit në 'vorbullin' bashkëkohor

Nexhat Ibrahimi




### Hyrje

Periudha e shekujve XX e XXI është kohë e shpejtësisë, e nxitimit dhe e dinamikës së përgjithshme të të gjithëve: nxitimi për në shkollë, nxitimi për në punë, nxitimi në ngrënie, nxitimi në rrugë....! Njeriu për çdo ditë është i shtrënguar për të nxituar nga koha që gjithnjë e më shumë na mungon të gjithëve. Të gjithë dëshirojnë të veprojnë diçka, të punojnë e të fitojnë më shumë, më shumë, më shumë, kurse asnjëherë mjaft...!

Si të vendoset, si të gjendet njeriu në këtë nguti të vazhdueshme, në këtë rrëmujë detyrimesh e obligimesh, shtrëngesash e stresesh?! Si ta programojë njeriu kohën, që të bëjë sa më shumë nga detyrimet e ditës, por që njëkohësisht të mos e harrojë Krijuesin fisnik, të dashur, Allahun e Madhërishëm – burim dhe mbajtës i jetës!? Si ta përgatisim zemrën tonë që ajo të ruajë baraspeshën ndërmjet synimeve të tepruara biologjike dhe materiale të organizimit dhe futjes së biologjikes dhe materiales në shërbim të dashurisë së sinqertë, në shërbim të përkushtimit dhe bindjes ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij.

Këto çështje janë në interes të të gjitha shtresave, të të gjitha moshave, të të gjitha ngjyrave dhe kombeve. Ky interes konsiston në faktin që Allahu duhet të bëhet gjithnjë preokupim në mendjen dhe zemrën e secilit. Largimi i Tij nga preokupimi ynë nënkupton mungesën e besimit tek njeriu, respektivisht zbehjen e besimit në zemrën e tij.

Duke mos dëshiruar të teoretizojmë, në vazhdim do të përpiqemi të propozojmë disa porosi, të cilat i mendojmë si jo të vetmet, por mjaft të rëndësishme për besimtarin, i cili dëshiron të dalë fitimtar nga rrëmuja e përshkruar më lart.

**Porosia e parë:** Shoqërimi me Kuranin dhe librat islamë

Besimtari në vazhdimësi duhet të shoqërohet me Kuranin, me përkthimet dhe shpjegimet e tij, me hadithe dhe me literaturën përkatëse islame. Meqenëse Islami është një sistem jete, ai kërkon një përgatitje të mirëfilltë nga besimtari, ashtu si kërkojnë çështjet e tjera të jetës. Manuali (doracaku) më i mirë është Kurani dhe hadithi. Për këtë arsye, përpiqu që çdo ditë të lexosh Kuran, nëse nuk di arabisht, atëherë përkthimin e tij. Rekomandohet që leximi të bëhet arabisht, sepse Kurani është Kuran vetëm në origjinal. Vetëm Kurani në origjinal e ka fuqinë e shërimit (shifaun) dhe mëshirës (rahmetun), të zbutjes së zemrave tona nga sëmundjet e shumta psikike dhe fizike që preokupojnë dhe mundojnë jetën njerëzore. Lexoje Kuranin në gjuhën arabe, qoftë edhe të mos kuptosh asnjë fjalë, sepse të kuptuarit dhe meditimi lidhur me të do të pasojë me kohën.

Kurani, krahas karakteristikës së parë, është edhe udhëzues në rrugën e vërtetë (sirat'ul-mustekim). Besimtari do të vazhdojë dhe pjesën e lexuar në gjuhën arabe, në kohën e përshtatshme, do ta lexojë edhe në përkthim dhe interpretim të përshtatshëm, nga dijetarë të udhëzuar. Ndihmesë të madhe në këtë angazhim ofrojnë hadithet e Muhamedit a.s., por edhe shpjegimet e dijetarëve të mëdhenj. Këtë lexim besimtari duhet ta shoqërojë patjetër me dashuri të përhershme dhe përkushtim këmbëngulës. Sot nuk bën të lexojmë disa faqe Kuran dhe më pastaj për muaj të tërë të pushojmë. Jo, Allahu është aktiv dhe kërkon aktivitetin tonë të vazhdueshëm, ta kujtojmë Krijuesin çdo ditë e çdo çast. Pikërisht vazhdimësia dhe këmbëngulësia në leximin e Kuranit dhe të librave islamë është një kundërvënie ndaj shtrëngesave dhe ndikimeve të kohës moderne dhe kujtimi i përhershëm i Krijuesit dhe Lajmëtarit të Tij, Muhamedit a.s.. Kjo vazhdimësi duhet të përsëritet deri në fund të jetës.

Koha e praktikimit të leximit është çështje e vlerësimit individual, secilit për vete, por më e mirë është që kjo të bëhet në mëngjes. Nuk është keq të furnizohesh edhe me Kuran dhe me përkthim në format xhepi, në mënyrë që ta kesh me vete ngado: në punë, shkollë apo edhe derisa pret në stacione trenash, autobusësh, aeroplanësh, në pritje për shkak aksidentesh në rrugë, gjatë pushimeve në shkollë, në punë, në klasë kur mungon ndonjë profesor etj. etj.. Përfito nga rasti të lexosh faqet e Kuranit apo të meditosh më tepër rreth tyre.

Besimtari duhet t'i kushtojë rëndësi edhe cilësisë së leximit të Kuranit dhe librave islamë, sepse nuk është njësoj të

lexosh Kuranin dhe Komedinë Hyjnore të Dante Aligierit. Nuk bën ta lexosh Kuranin sa për të thyer monotoninë, apo sa për të ndjellë gjumin. Kuranin lexoje me kujdes, ndieje me zemër dhe përjetoje me shpirt.

Atë që mëson nga leximi, përpiqu që në ditët vijuese ta zbatosh në jetë. Kështu kanë vepruar myslimanët e parë me Muhamedin a.s. në krye, ashtu duhet të veprojmë edhe ne sot.

**Porosia e dytë:** Obligimet fetare të kryhen me përkushtim

Është e qartë se besimtari ka obligime fetare, sikurse janë: namazi, agjërimi, zekati, haxhi etj. Ai duhet të krijojë ambient të përshtatshëm për namaz, kudo që të gjendet: në punë, në fushë apo në shtëpi, porsa të kthehet nga vendi i punës ose nga shkolla. Namazi duhet të kryhet me përqëndrim; duhet të jesh i qetë, i thelluar në mendime, sepse namazi është komunikim me Krijuesin. *"Namazi është mi'raxhi i besimtarit",* - ka thënë Pejgamberi i Zotit. Por, falja e tij, duhet të reflektohet thellësisht në sjelljet, veprimin dhe meditimin e besimtarit kundrejt vetvetes, rrethit dhe Krijuesit të Tij - Allahut të Madhërishëm. Njësoj duhet kuptuar dhe vepruar edhe me agjërimin, Haxhin dhe zekatin. Këto detyrime fetare janë shtylla të Islamit dhe të vetë njeriut. Njeriu që beson drejt, që fal namazin dhe e përjeton si komunikim me Krijuesin, që agjëron dhe ndien urinë e etjen, sikurse miliona njerëz të varfër në botë, që ndan një pjesë të pasurisë në dobi të nevojtarit, që kryen Haxhin për t'u bërë pjesëtar i familjes së madhe ibrahimiane, - meriton të shpërblehet në këtë botë dhe në botën tjetër.

**Porosia e tretë:** Qëllimi, lutja dhe angazhimi

Nëse do të mendonim më thellë, do të kuptonim fare qartë se qëllimi (nijeti), lutja (duaja) dhe angazhimi janë faktorë që mund t'i plotësojmë ne njerëzit. Faktori i rezultatit nuk është në dorë të njeriut.

Gjëja e parë që duhet ta kemi parasysh, është qëllimi, nijeti përse e bëjmë punën e caktuar, si para vetes ashtu edhe para Allahut. Duhet të vendosim në kokën tonë se këtë punë dua ta bëj për këtë dhe këtë qëllim, sepse dora që fiton me hallall dhe që jep nga ajo pasuri, është më e mirë se fitimi i pandershëm dhe koprracia njerëzore. Thuaje ndonjë lutje të mirë me fjalët e tua, por sinqerisht dhe



nga zemra. Pastaj, puno sa më mirë që të mundesh, pa përtaci e mashtrim dhe vetëm atëherë prite rezultatin. Falënderoje për rezultatin, qoftë ai i favorshëm ose jo. Fitimi, sikurse edhe humbja, mund të jenë sprovë. Sprova e fitimit konsiston në faktin sa je i gatshëm ta ndash fitimin me të tjerët nëpërmjet sadakasë, zekatit apo ndihmave të tjera. Sfida e humbjes konsiston sa je i gatshëm të durosh goditjet që të vijnë gjatë jetës. Merre shembull Muhamedin a.s., ose Ejubin a.s., ose Jusufin a.s.. Me rëndësi të pakontestueshme është që t'i ta përcaktosh qëllimin e punës, t'i lutesh Atij, me nder të angazhohesh dhe të mbështetesh në Zotin e Madhërishëm.

**Porosia e katërt:** Robërimi vetëm ndaj Allahut

Njeriu është i lirë në domenin që i ka caktuar Allahu. Për këtë domen ai ka liri dhe përgjegjësi. Mirëpo, për lirinë e dhuruar brenda domenit të përmendur, njeriu duhet të falënderojë Krijuesin dhe t'I robërohet Atij. Çdo robërim ndaj vetvetes apo krijesave të tjera, përbën shkatërrim të njeriut. Çdo planifikim i njeriut në mënyrë absolute, është i parealizueshëm, sepse vetëm planet e Allahut janë pa përjashtim të realizueshme. Këtë të gjithë ne e kemi përjetuar në raste të ndryshme. Kemi planifikuar të punojmë diçka ose të bëjmë një sheti, dhe shiu na ka penguar, ose mysafirët kanë penguar planifikimin tonë.

Këmbëngulja në planifikimet njerëzore, do të thotë robërim ndaj njerëzores dhe rrënim i planit metafizik. Në rrafshin praktik, këmbëngulja në planifikimet njerëzore, do të thotë rënie në kurthin e "stilit" perëndimor të kohës, ku planet njerëzore kanë epërsi ndaj planeve metafizike. Rezultat të ngatërrimit të prioriteteve, në rastet ekstreme, kemi vetëvrasjet në Japoni, Suedi e në vende të tjera të zhvilluara. Kjo nuk do të thotë që myslimanët nuk duhet të bëjnë llogari për rezultatet. Jo, kjo do të thotë se myslimanët nuk duhet t'u robërohen rezultateve, qofshin pozitive apo negative. Nëse fitojmë, E falënderojmë Zotin, nëse humbim, sërish E falënderojmë Zotin, me kokën të ftohtë e pa blasfemuar fatin. Një hadith (kudsij) thotë: "Mos e shaj kohën, sepse koha është Vetë Ai (Krijuesi)."

Synimi i punës në Perëndim (sekullarizëm) është ndryshe nga ai në Islam. Sipas perëndimorëve, synimi i punës është materialist dhe çdo punë pa fitim material konsiderohet e pasuksesshme. Por, mësimi islam dallon, sepse besimtari, edhe nëse nuk arrin rezultatin material, do të fitojë shpërblimin dhe kënaqësinë e Allahut.

Ekzistojnë edhe porosi të tjera. Secili nga ne le t'i caktojë vetes disa prioritete, le t'i caktojë vetes mënyrën si t'i afrohet kënaqësisë së Allahut. Format janë të porositura në Kuran dhe Hadith. Më e larta është besimi i Zotit Një dhe i Vetëm, kurse më e ulëta është të heqësh nga rruga diçka që i pengon njerëzit. Të gjitha ato do të ndihmojnë që në vorbullën e globalizmit besimtari mysliman të qëndrojë me dinjitet, duke sunduar rrethin ku jeton, dhe jo duke u bërë skllav dhe vegël e lëvizjeve dhe ideologjive të ndryshme.

(*Është shfrytëzuar:* http://www.znaci.com/kultura_ponasanja/savjeti/art204_0.html

# Letër vëllait mysliman që ngurron të vijë në xhami! - (2)

**Orhan Bislimaj**



*I nderuar vëlla, mysliman!*

Unë nuk do të harroj asnjëherë të të ftoj në xhami, derisa të mos i përgjigjesh pozitivisht kësaj ftese. Fundja, unë nuk kam ndonjë interes nga ardhja apo mosardhja jote. Interesi im i vetëm është se po e çoj në vend Urdhrin e Allahut për thirrje në rrugën e Tij, dhe se, duke të ftuar, unë po bashkëndiej për ty atë që e dua për vete. Besoj se këtë e di dhe sigurisht ke respekt. Kjo është për ty dhe vetëm për ty. Unë, 'el-hamdulilah', i kryej ibadetet, që na ka obliguar Allahu, dhe ato nuk më pengojnë aspak për të kryer detyrimet e jetës së përditshme, të cilat i kryen edhe ti. Në vetveten time prej një myslimani, kam bashkuar të gjitha vlerat pozitive. Kjo, falë besimit islam, i cili i mundëson njeriut t'i tejkalojë të gjitha dobësitë njerëzore. Por, altruizmi i vërtetë, që ma ka mbjellë feja islame në zemrën time, nuk më lë të qetë derisa ty dhe të gjithë myslimanët të mos i shoh pjesëmarrës në rrugën që është gurthemel për lumturi dhe mirëqenie të vërtetë. Ajo është rruga për të cilën unë po të flas. Islami dhe xhamia të mësojnë që të mos ndihesh i lumtur, për aq kohë sa vëllezërit e tu të mos e kenë mundësinë për të qenë të tillë. Ndoshta ti mendon se ke edhe tani lumturi në vetveten tënde. Por kjo, në të vërtetë, nuk është lumturi. Ajo është një veti e imponuar apo e adaptuar, në mungesë të lumturisë së vërtetë. Shëndetit kurrë nuk i dihet vlera përderisa të mos vuajmë sëmundjen. Këtë 'lumturi' që ke tani, do ta gjykosh për brishtësi, vetëm pasi ta shijosh lumturinë e besimit. Të lutem, më thuaj, kush mund të jetë më i lumtur se ai i cili, me devotshmërinë e tij, e fiton kënaqësinë e Allahut?! Ai, që fjalën e Allahut e nxjerr në plan të parë. Kush është ai që nuk e dëshiron përkrahjen e Allahut?! Përkrahja e Allahut nuk arrihet pa shprehur interesim konkret për të. Allahun e kemi pranë nesh, aq sa ne të jemi pranë Tij (Kurani, 47:7). Të them sinqerisht, mos u bëj shkak që Allahun ta kesh kundër! Nëse mbetemi në dorë të Allahut, kemi mbetur në duar të sigurta, e nëse mbetemi në dorë të njerëzve, kemi mbaruar përgjithmonë.

Prandaj, ngurrimi për të shkuar në xhami, është një shenjë e apatisë ndaj ndihmës së Allahut dhe respektit ndaj Tij. Njeriut i vjen shumë rëndë nëse fëmija i tij nuk e dëgjon ndonjëherë, bile edhe kur ky i fundit ka arsye për këtë. Menjëherë fillon një ftohje e marrëdhënieve prindërore. Nëse prindi pyetet për këtë, ai numëron një mori arsyesh për të treguar arrogancën e fëmijës. A nuk e shohim se çfarë arrogance është mosrespekti ndaj Allahut?! A po e harrojmë këtë?! Prindi po kërkon respekt prej fëmijës së vet, vetëm sepse është kujdesur për rritjen e tij në kohën kur fëmija ka pasur nevojë. Për atë zhvillim që, fundi i fundit, e ka pasur obligim të natyrshëm dhe ia ka mundësuar Allahu. Po, a nuk po na shkon mendja se Allahu hidhërohet për mosrespektin që po i bëjmë Urdhrit të Tij, duke mos shkuar në xhami?! Pa dyshim se Allahu hidhërohet me robin e tij bukëshkalë. Unë të këshilloj, mos u bëj bukëshkalë, eja në xhami dhe duaje Allahun më shumë se fëmijët dhe familjen! Duaje më shumë se vetveten tënde! Ai të përgjigjet në çdo moment dhe kurrë nuk të zhgënjen.

*Vëlla i dashur!*

Mua më bëhet qejfi kur nga vetë ti dëgjoj se Kuranin e konsideron libër të shenjtë dhe e beson plotësisht përmbajtjen e tij. Por, kjo nuk mjafton, ani pse është hapi kryesor. Duhet ta lexosh atë, duke i kushtuar një kujdes të veçantë. Këtë mund ta bësh kurdoherë dhe kudo që ke mundësi, në shtëpi, në bibliotekë, në tren, në aeroplan etj. Ndoshta duke e lexuar atë dhe duke hasur në ndonjë gjë të paqartë që kërkon komentim nga kompetentët, do të të shtohet kureshtja, dhe një ditë do ta thyesh akullin dhe do të shkosh në xhami për ta pyetur hoxhën për gjërat që të interesojnë. Unë edhe këtë e shpresoj si një pretekst. Po ashtu, më ka gëzuar qëndrimi yt korrekt për pejgamberinë e Muhamedit a.s.. Ti, për faktin që E beson Allahun Një dhe të Vetëm, që e beson Kuranin për libër hyjnor dhe Fjalë të Allahut të Madhëruar, që i është zbritur Muhamedit a.s., të transmetuar besnikërisht që prej zbritjes së tij e deri në ditët e sotme pa asnjë devijim në asnjë shkronjë të tij, pastaj, ti që e beson se Muhamedi a.s. është pejgamber i fundit, i dërguar nga Allahu, fjalët e të cilit janë të vërteta në të gjitha ato që ka thënë, dhe që me besnikëri janë transmetuar deri tek ne, - atëherë më duhet të të them se je krejtësisht afër për të shijuar ëmbëlsinë e Fesë së cilës i takon. Tek ti nevojitet vetëm një këndellje thelbësore, - ta heqësh mendjemadhësinë, t'i hedhësh një shikim më serioz jetës sate, të bindesh se je qenie që padituriné e ke cilësi të pashmangshme dhe ke nevojë për avancim, të bindesh se njeriu cilësinë e së keqës e ka gjen natyror, nga e cila nuk mund të ikë, - do të shohësh se nevoja për të shkuar në xhami është diçka e pashmangshme dhe rilindje e vërtetë në jetën tënde.

Kur biseduam herën e kaluar, të them sinqerisht, më bëri përshtypje të veçantë një fjalë jotja, kur the:'*zemrën e kam të pastër'*, duke aluduar se nuk ke nevojë për lutje tek Allahu, apo për të shkuar në xhami. Kjo fjalë, që fatkeqësisht nuk e kam dëgjuar vetëm nga ti, po edhe nga disa të tjerë, më ka irrituar pa masë, sepse më ofroi para vetes një mentalitet të cekët, që aspak nuk ka njohuri mbi fenë e vet, dhe as interesim. Më tregoi se kontributi i imamëve me ligjërata e derse nëpër të gjitha xhamitë, ende nuk ka depërtuar tek një pjesë e myslimanëve. I heshtur në vete, kam thënë: "O Allah, ndriçoja zemrën këtij njeriu, udhëzoje

në rrugën Tënde, vetëm Ti mund t'i rrotullosh zemrat! O Zot, udhëzoji të gjithë myslimanët!"

Edhe atëherë të kam folur për këtë, por po të flas edhe tani. Të lutem, harroje këtë shprehje! Ajo është nënçmuese për vetë ty, ngase ke pohuar diçka që bie ndesh me realitetin tënd të hapur. Je mysliman, dhe ajo nuk të përket ty. Nëse je njeri me ndjenja, e në trupin tënd zë vend hidhërimi, inati, padituria, animi, mburrja e shumë të tjera, - atëherë duhet ta pranosh se nuk je engjëll. Ti e pranon këtë, apo jo!? E pra, je njeri që gabon vazhdimisht. Nëse me atë fjalë e ke për qëllim zemrën, si një copëz mishi apo si një pompë që përçon gjakun në trupin e njeriut, duhet ta dish se copë mishi të këtillë kanë edhe kafshët. Të lutem, mos u mburr me këtë! E nëse me atë fjalë e ke për qëllim 'zemrën' si një burim që dirigjon mendimet e tua, ndjenjat dhe orientimet e tua në përgjithësi, atëherë në këtë aspekt je shumë larg nga zemra e pastër. Pastërtia e zemrës nuk mund të vërtetohet as nga ti e as nga unë. Secili për vete thotë se e ka zemrën të pastër. Një gjë të tillë e thotë edhe krimineli.

Mirëpo, pastërtinë e zemrës e di vetëm Allahu, sepse Ai i di të fshehtat dhe të hapëtat. Ne mund të themi diçka, e në anën tjetër të fshehim në zemër diçka tjetër. Kjo mund të bëhet para njerëzve, por jo edhe para Allahut. Prandaj, përveç Allahut, askush tjetër nuk mund ta dijë se kur është e pastër zemra. Ai në Kuranin e Tij na ka treguar kriteret që vlerësojnë pastërtinë e saj. Njeri me zemër të pastër konsiderohet ai që me të vërtetë është i pastër: që nuk i ka borxh askujt. Që nuk ka borxh ndaj vetvetes, që nuk ka borxh asgjë ndaj njerëzve dhe që nuk ka borxh ndaj Allahut. Këto janë tri sfera, që karakterizojnë tërë jetën e njeriut në përgjithësi. Të lutem, llogarite vetveten tënde vetëm në këto fusha, dhe më trego se sa je i pastër në zbatimin e tyre. A je ai që nuk e ka ofenduar askënd, që nuk i ka hyrë në hak askujt, që i kryen obligimet ndaj vetvetes, ndaj Krijuesit dhe ndaj të tjerëve, që kujdeset për familjen e vet dhe edukimin e saj me edukatë islame, që të kaluarën e tij e ka të pastër dhe të pamëkate, që është i ndershëm moralisht, që kurrë nuk ia dëshiron askujt të keqen dhe shumë elemente të tjera, që nuk kemi nevojë t'i numërojmë, etj.. Unë, për një çast, dua të bëhem jomodest dhe po të them: "*fatkeqësisht zemrën e ke shumë të nxirë*." Le të përmendim vetëm një segment. Vetë fakti që nuk po i përgjigjesh Fjalës së Allahut për të shkuar në xhami dhe për t'i kryer adhurimet ndaj Tij, je borxhli i madh. Nëse borxhi ndaj dikujt prej njerëzve, është obligim të përmbushet, atëherë borxhi ndaj Allahut është më prioritar.



Ndërsa mospërmbushja e borxhit është një e keqe e madhe, pra është mëkat. Madje, nuk është një mëkat që mbaron vetëm për një ditë. Jo, ky akumulohet për çdo ditë.

Tani të pyes: Ç'mendon nëse dikush të ka borxh dhe nuk ta kthen atë, çfarë do të mendoje për të? Pa dyshim se do ta konsideroje si një njeri të papërgjegjshëm dhe shumë të keq, sepse ai që nuk brengoset për borxhin e vet, ai nuk ka kufizim në të këqijat e tij. Ani, për çfarë borxhi mund të bëhet fjalë, për një borxh njerëzor, që megjithatë nuk ka ndonjë vlerë ku ta di se çfarë? Po borxhi ndaj Allahut, a e di ti se çfarë vlere ka? Ai është vetë jeta jonë. Të gjitha të mirat që kemi ne, dhe që i shfrytëzojmë në tokë e në qiell, janë në njëfarë mënyre (moralisht) borxh tek Allahu. Por, Allahu nuk është borxhdhënës me shpagim, sepse vlera e dhuntive të Tij nuk mund të kompensohet dot. Kjo është e pamundur! Ai është Dhurues i Madh. Edhe pse na 'ka huazuar' gjithë këto të mira, pa caktim dhe pa kufizim, nuk kërkon që t'Ia kthejmë borxhin, sepse kjo është e pamundur, kërkon vetëm t'ia dimë shyqyrin (për nder) atij borxhi duke E falënderuar për to. Duke E falënderuar në atë mënyrë që për çdo ditë dhe sa herë që na kujtohen mirësitë e Tij, e ato na shoqërojnë në çdo kohë, t'i themi vetvetes: Sa jam në rrugë të Allahut, sa i përfill kërkesat e Tij?

Atëherë, nëse nuk e bëjmë këtë, dhe nëse nuk i respektojmë kërkesat (urdhrat) e Tij për ato që Ai ka kërkuar nga ne, a nuk është një mëkat!? A nuk është kjo pikë e zezë në zemrën e njeriut!? Pa dyshim që po. Sa për të të kujtuar, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur njeriu e bën një mëkat (të keqe), në zemrën e tij i vihet një pikë e zezë, nëse nuk pendohet për të, ajo rritet gjersa t'ia mbulojë zemrën tërësisht". Kjo pikë e zezë e mbulon dhe e mbyll të tërën, dhe kjo pikë është ajo për të cilën Allahu i Madhëruar në Kuran thotë: "…Por, të këqijat që punuan, zemrat e tyre ua mbuluan (ua kanë nxirë)" (83:14). Fjala e Allahut dhe thënia e Pejgamberit a.s. janë hak, pa kurrfarë dyshimi në to.

Tani të pyes, a thua, sa pika të zeza ke në zemrën tënde. Unë dua të besoj se, me këtë nivel të papërgjegjshmërisë ndaj urdhëresave dhe ndalesave të Allahut, nuk bëhet fjalë më për pika, por a thua të ka mbetur vend i panxirë në zemër? Këtë nuk po e them për të të ofenduar dhe as për të të zhgënjyer, por, përkundrazi, për t'i treguar ndërgjegjes sate se zemrën nuk e ke të pastër. Për të të thënë edhe një herë se ke përgjegjësi për pastrimin e saj dhe nuk ke aspak luks për t'u krenuar për gjoja zemrën e pastër. Ani, kjo që po ta them, është vetëm për një aspekt që nxin zemrën, pra, vetëm për obligimet (borxhet) ndaj Allahut, po ku janë edhe shumë të tjera? Ku janë obligimet ndërnjerëzore, obligimet ndaj familjes, obligimet ndaj vetvetes, që jam më se i sigurt se nuk i ke në nivel të kënaqshëm, pa marrë parasysh se mund të krenohesh për rregullsinë e tyre. Këtë e them, sepse, nëse nuk e njeh Fenë e Allahut, nuk di se si t'i zbatosh këto obligime, për të cilat je përgjegjës. Thjesht, nuk di si të sillesh me vetveten. Të kam thënë edhe herën e shkuar se edhe për vetveten tonë kemi përgjegjësi. Nuk mund të sillemi si të dëshirojmë, por si duhet, sepse vetja jonë, ndonëse është nën sundimin tonë përgjatë jetës në këtë botë, ajo nuk është jona, për arsye se ne nuk e kemi krijuar që të mos kemi përgjegjësi për dëmtimin e saj. Për gjithçka kemi përgjegjësi: për kohën si e shpenzojmë dhe ku e kalojmë, si e kemi kaluar rininë tonë, e cila është gurthemeli për formimin e drejtë të personalitetit të individit; ushqimin, prej nga e fitojmë, a e fitojmë në mënyrë të lejueshme apo jo? Pastaj, a ushqehemi me ushqim hallall, dhe shumë të tjera. Me një fjalë, për gjithë jetën tonë në përgjithësi, për jetën private dhe publike, madje edhe për mendimet tona - kemi përgjegjësi. Edhe këto, ndër shumë të tjera, janë që lënë pika të zeza në zemrën e njeriut, nëse nuk zbatohen sipas asaj që Allahu na ka mësuar.*

* Kjo 'bisedë' është vazhdim i punimit nga numri i kaluar "Letër vëllait musliman që ngurron të vijë në xhami."

# Mëkatet... tronditëse të zemrave

Shumë njerëz nuk kanë njohuri për mëkatet - gjynahet dhe mendojnë se ato janë vetëm ato gjëra që mund të perceptohen me ndjenja ose që kanë të bëjnë me gjymtyrët e jashtme, siç janë mëkate e duarve, të këmbëve, të syve, të veshëve, të gjuhës, të hundës e të ngjashme me to, që ndërlidhen me instinktet e stomakut dhe organeve intime.

Shumë nga këta njerëz nuk i imagjinojnë mëkatet e tjera që kanë të bëjnë me zemrën dhe të cilat nuk hyjnë - në ato që sytë mund t'i shohin-ose që veshët mund t'i dëgjojnë, ose që hunda mund t'i nuhasë ose që gjuha mund t'i shijojë...




### Mëkatet e gjymtyrëve

Në llojin e parë janë mëkatet e syrit, siç mund të jetë shikimi i gjërave që janë të ndaluara; pastaj mëkatet e veshit, siç mund të jetë dëgjimi i asaj që është e ndaluar; pastaj mëkatet e gjuhës, siç mund të jetë të folurit e gjërave të ndaluara, si p.sh. gënjeshtra, përgojimi, tallja, betimi i rrejshëm, premtimi i rrejshëm, dëshmia e rrejshme, etiketimi i të tjerëve etj...; pastaj mëkatet e dorës, siç mund të jenë rrahja e të tjerëve, vrasja, shkrimi i asaj që është e ndaluar të shkruhet; pastaj mëkatet e këmbëve, siç mund të jenë - të ecurit për ndonjë mëkat, vizita e ndonjë tirani-zullumqari, udhëtimi në ndonjë vend, me qëllim që të bëhet ndonjë mëkat ndaj Allahut xh.sh.; pastaj mëkatet e organeve intime, siç mund të jetë amoraliteti e të ngjashme; pastaj mëkatet e stomakut, siç mund të jenë të ngrënët ose të pirët e ndonjë gjëje që është e ndaluar, sikur janë mishi i derrit, alkooli, droga, kamata, fitimi nga bixhozi, fitimi nga shitblerja e ndaluar, marrja e ryshfetit ose gjëra të ngjashme me to.

### Mëkatet shkatërruese

Të gjitha këto veprime janë të ndaluara dhe janë mëkate të qarta; disa prej tyre janë prej gjynaheve e mëkateve të mëdha, mirëpo të gjitha hyjnë nën ombrellën e mëkateve të jashtme ose mëkateve të gjymtyrëve të jashtme, dhe çdo mysliman është i obliguar të largohet nga mëkatet e jashtme dhe nga ato të brendshmet në tërësi. Allahu xh.sh. thotë:

"Dhe mos bëni mëkate as haptas as fshehtas. Ata që bëjnë mëkat, do të ndëshkohen për mëkatin e bërë". (El-En'am, 120.)

Mirëpo mëkatet e fshehta janë më të rrezikshme sesa mëkatet e hapëta, ose, thënë ndryshe: mëkatet e zemrës janë më të rrezikshme sesa mëkatet e gjymtyrëve, sikundërse adhurimet e zemrës janë më të rëndësishme sesa adhurimet e gjymtyrëve; madje veprat e gjymtyrëve nuk pranohen përveçse me veprim të zemrës, pra me nijetin dhe me sinqeritet të pastër.

Kur themi mëkatet e zemrës, kemi për qëllim ato mëkate të cilat burojnë nga zemra, si p.sh. - mendjemadhësia, vetëkënaqësia, egoizmi, hipokrizia, koprracia, dashuria ndaj kësaj bote, dashuria ndaj pasurisë dhe autoritetit, xhelozia, inati, hidhërimi... dhe të ngjashme me to, mëkate të cilat Imam Gazaliu, në librin e tij "Ihjau-Ulumid-din", i ka quajtur: *"el-muhlikat"* - mëkatet shkatërruese, duke u bazuar në hadithin e Pejgamberit a.s., në të cilin thuhet:

"Tri gjëra janë shkatërruese: koprracia e tejskajshme, pasimi i epshit-egos dhe vetëkënaqësia e çdonjërit me mendimet e tij".

**Madhësia e rrezikut nga këto mëkate është për disa arsye:**

E para: Sepse ato kanë lidhje direkte me zemrën, e zemra është pasqyra e çdo njeriu; sepse nuk merret parasysh vetëm pamja lëndore e jashtme e njeriut, i cili ha, pi dhe zhvillohet, por merret parasysh brendësia e tij, të cilën ne e quajmë - zemër ose shpirt, ose çfarëdo emërtimi tjetër. Për këtë Pejgamberi a. s. ka thënë: "Në trupin e njeriut është një copë mishi, e cila, nëse përmirësohet, përmirësohet i tërë trupi dhe, nëse prishet, prishet tërë trupi, - e kjo është zemra". Pastaj në një hadith tjetër thotë:

"Me të vërtetë Allahu nuk shikon trupin as fizionominë tuaj, por shikon zemrat dhe veprat tuaja".

Kurani famëlartë e ka theksuar se baza e shpëtimit në botën tjetër është pastrimi i zemrës në këtë botë, Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

"Ditën kur nuk bën dobi as malli, as fëmijët. (Bën dobi) Vetëm kush i paraqitet Zotit me zemër të shëndoshë." (Shuara, 88-89.)




Pastërtia e zemrës ka këtë domethënie: pastërtia e saj nga shirku i dukshëm dhe i padukshëm, nga hipokrizia e madhe dhe e vogël, dhe nga të metat e tjera të cilat e ndyjnë atë, siç janë mendjemadhësia, xhelozia, inati e të tjera.

Ibn Kajjim rahimehullah thotë:

"Pastrimi i zemrës duhet të bëhet nga pesë gjëra: nga politeizmi, i cili bie ndesh me monoteizmin; nga risitë, të cilat bien ndesh me traditën profetike; nga egoja, që bie ndesh me urdhëresat; nga pakujdesia, e cila bie ndesh me syçeltësinë, dhe nga epshet, të cilat bien ndesh me sinqeritetin".

E Dyta: Sepse janë këto mëkate apo këto të meta të cilat bëhen shkaktare për mëkatet e gjymtyrëve të jashtme, sepse të gjitha mëkatet e jashtme burimin e kanë nga: pasimi i egos, ose dashuria ndaj kësaj bote, ose xhelozia, ose mendjemadhësia, ose dashuria ndaj pasurisë dhe kapitalit, ose dëshira për autoritet dhe famë... ose gjëra të tjera.

Madje edhe vetë kufri-mohimi, në të shumtën e rasteve burimin e ka tek xhelozia-hasedi, siç ka ndodhur me çifutët; për se Allahu xh.sh. thotë:

"Shumë ithtarë të librit (jehudinj, të krishterë), edhe pasi u është bërë e qartë e vërteta, nga vetë zilia e tyre personale - dëshiruan që pas besimit tuaj t'ju kthenin në mosbesimtarë, pra ju lini ata dhe largohuni prej tyre derisa All-llahu të sjellë urdhrin e vet. All-llahu ka mundësi për çdo send." (El-Bekare: 109)

Ose nga mendjemadhësia, siç e përmend Allahu xh.sh. Faraonin e popullin e tij dhe qëndrimin e tyre ndaj argumenteve të Musaut a.s., për se thotë:

"Dhe, edhe pse të besueshëm në to me bindje (se ishin nga Zoti), i mohuan në mënyrë të padrejtë e me mendjemadhësi, pra shikoje se çfarë ishte fundi i shkatërrimtarëve." (En-Neml: 14.)

Ose nga dashuria e tepërt ndaj kësaj bote, siç është rasti me perandorin e romakëve, Hirekliun, i cili, edhe pasi ishte njohur me vërtetësinë e të Dërguarit a.s. në mesazhin e tij, dhe me realitetin e pejgamberisë së tij, megjithatë dashuria ndaj kësaj bote mbizotëroi ndaj tij dhe, për pasojë, e refuzoi atë.

Nëse shohim ndonjë rast vrasjesh pa të drejtë, s'ka dyshim se pas saj do të gjejmë ndonjë shkak psikologjik ose shpirtëror, që buron nga zemra, siç mund të jetë nga xhelozia ose hidhërimi, ose nga dashuria ndaj kësaj bote; madje edhe për krimin a vrasjen e parë që ka ndodhur në historinë e njerëzimit, shkak ishte xhelozia, siç ndodhi me dy djemtë e Ademit a.s.:

"... kur të dy flijuan kurbanë, nga të cilët njërit iu pranua. Ai (që nuk iu pranua) tha: "Unë do të të mbys ty" (Kabili i tha Habilit). E ai (që iu pranua) tha: "All-llahu pranon vetëm prej të sinqertëve…. .", deri tek ajeti: "Atëherë epshi i tij e bindi atë për mbytjen e të vëllait dhe e mbyti atë. Ai mbeti prej më të dëshpëruarve (hidhëroi prindërit, mbeti pa vëlla, u përbuz prej Zotit dhe u fut në xhehennem)". (Maide: 27 e 30.)

Kështu pra, çdonjëri që bën ndonjë nga mëkatet e dukshme, siç janë; dëshmia e rrejshme, përgojimi, thashethemet ose diçka tjetër; patjetër që pas këtyre mëkateve do të qëndrojë ndonjë sëmundje shpirtërore. Për këtë Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Mos u bëni dorështrënguar, sepse koprracia është që ka shkatërruar popujt e mëhershëm duke i shtyrë që të bëheshin koprracë, t'i këputnin lidhjet farefisnore dhe të bënin vepra të ndaluara".

E treta: Për mëkatet e jashtme, të cilat burojnë si shkak i dobësisë së njeriut dhe pakujdesisë së tij, njeriu duhet të pendohet shpejt; në të kundërtën, për mëkatet e brendshme, të cilat si shkak kanë prishjen apo sëmurjen e zemrës, ku e keqja përqendrohet më shumë, shumë rrallë ndodh që personi të pendohet.

Pra ky edhe është dallimi mes mëkatit të Ademit a.s. dhe Iblisit.

Mëkati i Ademit a.s. buronte nga gjymtyra, atëherë kur kishte ngrënë nga ajo pemë, ndërsa mëkati i iblisit buronte nga zemra, atëherë kur refuzoi nga mendjemadhësia dhe u radhit në anën e pabesimtarëve.

Mëkati i Ademit a.s. ishte një gafë apo një gabim i vogël, si pasojë e harresës dhe dobësim i ndjenjës, ndërsa mëkati i iblisit ishte gabimi me qëllim dhe buronte nga thellësia e zemrës.

Prandaj Ademi a.s. e vërejti shumë shpejt gabimin dhe e pranoi menjëherë atë e së bashku me bashkëshorten iu lutën Zotit për falje dhe u penduan:

"Ata të dy thanë: "Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë (i bëmë dëm) vetvetes sonë, në qoftë se nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi prej të shkatërruarve!". (El-Araf, 23.)

Ndërsa Iblisi vazhdoi gabimin e tij duke u rebeluar edhe ndaj Zoti të tij dhe duke polemizuar e kundërshtuar me të pavërtetën, atëherë kur Zoti xh.sh. i tha atij:

"(Zoti) Tha: "O Iblis, çka të pengoi ty t'i përulesh atij që Unë vetë e krijova? A bëre kryeneçësi, apo ke qenë prej atyre që shesin fodullëk?" Ai (Iblisi) tha: "Unë jam më i mirë prej tij, mua më ke krijuar nga zjarri, e atë e krijove nga balta!" (Sad, 75, 76.)

Për këtë shkak përfundimi i Ademit a. s. ishte:

"E Ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë (lutje), prandaj Ai ia fali (gabimin), Ai është Mëshirues dhe pranues i pendimit." (Bekare: 37.)

Ndërsa përfundimi i iblisit ishte:

"(Zoti) Tha: "Dil pra prej tij (prej Xhennetit), ti je i mallkuar. Dhe largimi prej mëshirës Sime ka për të të përcjellë deri në Ditën e Gjykimit!" (Sad: 77, 78.)

E katërta: Kjo është si rezultat i çështjeve të mëhershme, që do të thotë se ligji i Sheriatit islam ka ashpërsuar çështjen e mëkateve të zemrës dhe i ka frikësuar njerëzit nga ato, për shkak se rreziku prej tyre është shumë më i madh, siç thotë edhe Pejgamberi a.s. në një hadith:

"Nuk do të hyjë në Xhennet ai person i cili në zemrëm e tij ka mendjemadhësi, qoftë edhe sa grimca e atomit (ose edhe më pak)".

***Vedat Shabani***

# Historia islame

**Hakim Çengaj***

### Hyrje
### Ç'është Historia islame?

Historia islame, është një ‘disiplinë’[1] shkencore, e cila merret me studimin dhe hulumtimin e të dhënave, ngjarjeve dhe ndodhive të myslimanëve që nga koha e Muhamedit a.s. “duke përfshirë të gjithë profetët, që nga njeriu dhe profeti i parë Ademi a.s.” e deri tek Perandoria Osmane. Ajo flet për jetën e profetëve, në veçanti për jetën e profetit tonë Muhamedit a.s., Shpalljen, luftërat, Hulefa’u Rrashidinët, Emevinjtë, Abbasinjtë dhe Perandorinë Osmane.

Me kalimin e këtyre dinastive, Historia Islame si disiplinë shkencore kalon nga “*Historia Islame*” në disiplinën “*Civilizimi i Historisë Islame*”. Kjo shkencë, në ditët tona merret me studimin e civilizimit të popujve myslimanë, ndikimin e Islamit në shoqëritë e tjera, si; në Evropë, Amerikë dhe në vende të tjera të mbarë botës. Njëkohësisht, kjo shkencë, edhe pse ekzistonte me herët në jetën e përditshme të njerëzve, njihet si një disiplinë e re shkencore “*Civilizimi i Historisë Islame*”, që fillon nga shekulli ‘XIX’[2] e këtej.

Historia Islame si disiplinë shkencore, lindi menjëherë me ardhjen e Shpalljes dhe vazhdoi për një kohë të gjatë duke u transmetuar gojarisht, derisa me një seriozitet të madh, mori në duar këtë punë Ibn Is-haku[3] (150/767)[*] dhe shkroi veprën “*Kitab'ul-Megazi*”, një vepër kjo që njihet si vepra e parë në Historinë Islame. Mirëpo, fatkeqësisht, kjo vepër nuk ka arritur deri në ditët tona.

Historia Islame, si disiplinë shkencore, siç thamë edhe më lart, është shkruar dhe është transmetuar gojarisht, por zanafillën e saj si shkencë e ka nga historiani i njohur Dhehebi[*] (748/1347). Dhehebiu ishte historiani i parë që përdori termin “*Tarihu'l-Islam*”, që në gjuhën shqipe d.m.th. “*Historia e Islamit*”-“*Historia e Fesë Islame*” ose “*Historia Islame*”, dhe që nga ajo kohë Historia Islame “edhe pse para tij gojarisht apo në mënyrë të shkruar merreshin me këtë temë”, konsiderohet si disiplinë shkencore.

“Fjala ‘*Tarih'* (*Histori*) është një fjalë me prejardhje arabe, që në kuptimin gjuhësor “*cakton kohën*”, dhe si temë adekuate e historisë janë vetë “*koha, njeriu dhe vendi*”.[4] Fjala *Histori* në arabisht rrjedh nga folja ***erh*** - *tarijhi,* shumësi i së cilës është *tevarijhu,* që ka këto kuptime: Histori, Letër, Kohë, Shkenca e Historisë, Regjistrim, Ndodhi, etj. Ndërsa, fjala ‘*Islam',* po ashtu është fjalë me prejardhje arabe, rrënja e së cilës është folja ‘***esleme***’ që d.m.th. “më i sigurt, i pavarur, i lirë dhe më i shëndoshë”.[5]

Mirëpo, në këtë rast kjo folje bën fjalë për Islamin dhe myslimanët ose, me fjalë të tjera, *esleme, muslimu, Islamun*, që do të thotë se kjo disiplinë shkencore e Historisë Islame flet për “Historinë e Myslimanëve” në tërësi dhe quhet “Historia Islame”, dhe ndërmjet këtyre dy termave: “Historia e Myslimanëve” dhe “Historia Islame” ka një dallim shumë të vogël.

Në gjuhën arabe kemi disa terma rreth historisë, si: “*Tarihu'l-Hajat*” Biografi, Jetëshkrim; “*Tarihu Am-m*”, ose “*Tarihu'l-Umum*”, Histori e Përgjithshme; dhe “*Ulemau't-Tarih*”, Historia e Dijetarëve[6] etj.



### Ndarja e Historisë Islame si disiplinë shkencore në disa kapituj

Në këtë disiplinë shkencore gjatë një periudhe të gjatë historike, historianët në shkrimet e tyre kanë arritur ta pasurojnë Historinë Islame dhe ta ndajnë atë në disa kapituj kryesorë. Ndër kapitujt kryesorë të Historisë Islame, janë:

| | |
|---|---|
| Sier, Megaz: | Jeta dhe Luftërat e Muhamedit a.s. |
| Futuhat: | **Luftërat çlirimtare** Myslimane |
| Tabakat: | Bibliografi, Jetëshkrime |
| Mu’ëxhemat: | Përmbledhje |
| Tarih’ul-Umum: | Histori e Përgjithshme |
| Hususi: | Kalifati dhe Historia e Dinastisë Islame |
| Ensab’i Ejjami’l-Arab: | Fiset Arabe |
| Tarih-i Emval: | Historia e së Drejtës së Pasurisë dhe Obligimi për Të |
| Menakib: | Epope-Ngjarje |

**a. Sier dhe Megaz;** Jeta dhe luftërat e Muhamedit a.s.

Njëri nga kapitujt kryesorë në Historinë Islame është Sier, që në mesin e historianëve myslimanë është më e debatuara çështje. Fjala “*Sier*” vjen nga shumësi “*Sire*”, që të dyja përdoren për jetën e Muhamedit a.s. dhe me kohën “fisin, lindjen, fëmijërinë, rininë, profetësinë, ngjarjet e Mekës dhe Medinës, së bashku me luftërat, - janë libra që flasin në përgjithësi për jetën e Muhamedit a.s. që nga lindja e deri në vdekjen e tij”. Të gjitha këto që thamë deri më tani, janë emërtuar me emrin “*Sieri Nebi*” ose “*es-Siret'un-Nebevij-je*”, shkurtimisht “*Sier*”.

Si nëntitull të “*Sierit*” kemi edhe fjalën “*Megaz*”. Këtu bëhet fjalë më së shumti për: luftërat, vendin e luftërave, ngjarjet e luftërave. Kur mendojmë lidhjen me Muhamedin a.s., na bie në mend për luftërat e tij. Librat e këtillë në atë kohë kanë marrë emrin Megaz.[7]

Njëri që konsiderohet ndër librat e parë, është edhe libri i Ibn Hishamit[8] (218/833)[*] “*es-Siret'un-Nebevij-je*”.

**b. Futuhat;** Luftërat çlirimtare Myslimane

Fjala “Futuhat” është shumësi i fjalës “futuh”, që ka kuptimin ‘luftë, çlirim’ etj. Flet për çlirimin dhe luftërat e Muhamedit a.s. dhe të myslimanëve në përgjithësi. Këta libra flasin edhe për aktivitetet ushtarake dhe për luftërat në përgjithësi. Studiohen me një vëmendje e kujdes të jashtëzakonshëm, saqë nuk lënë anash as plaçkat e luftës.[9]



Ndër veprat më të njohura, është edhe vepra e Vakidi-t "*Futuhu'sh-Sham*"-"*Çlirimi i Shamit*".

**c. Tabakat -** Bibliografi, Jetëshkrime

Fjala "*tabakat*" d.m.th. 'biografi, jetëshkrim'. Janë ato vepra të cilat janë të radhitura në një formë kronologjike. Ato, në fillim flasin për jetën e Profetit a.s. e më vonë, duke filluar nga shokët e tij (ashabët) për t'u shtrirë deri tek dijetarët e shquar të asaj kohe.[10] Shkurtimisht mund të themi se këta libra flasin për jetën e dijetarëve, bibliografinë e tyre. Vepra më e njohur në Historinë Islame është vepra e Ibn Sa'd-it (230/844) "*et-Tabakat'ul-Kubra*".[11]

**d. Mu'ëxhemat** - Përmbledhje

Janë përmbledhje veprash historike të radhitura sipas alfabetit - Alfa Beta.

**e. Tarih'ul-Umum** Histori e Përgjithshme

Fjala "*tarih*", siç e theksuam edhe me herët, ka kuptimin Histori, Letër, Kohë, Shkenca e Historisë, Regjistrim, Ndodhi etj.. Kurse fjala "*umum*" ka kuptimin 'e përgjithshme' ose, me fjalë të tjera, Historia e Përgjithshme. "Flet në përgjithësi për jetën e Ademit a.s., popuj të ndryshëm, e deri tek vetë autori i atij libri, duke përfshirë edhe vetë jetëshkrimin e tij. Mirëpo këtu përfshihet edhe "Sieri Nebi (jeta e Muhamedit a.s.) dhe Shteti Islam në tërësi. Tabari (310/922) '*Tarih'ul-Umem ve'l-Muluk*'".[12]

**f. Hususi -** Kalifati dhe Historia e Dinastisë Islame

Fjala "*humusi*" është shumësi i fjalës "*has*", folja e së cilës është "*hassa*", që ka për qëllim gjërat e veçanta. Kurse në historinë islame flitet për një vend, qytet, ngjarje të rëndësishme etj. Në një mënyrë tjetër ajo flet për kalifatin dhe për historinë e dinastisë islame.

**g. Ensab** - Fiset Arabe

Fjala "*ensab*" është shumësi i fjalës "*neseb*", folja e së cilës është "*nesbun*", që në terminologji d.m.th. flamur, vendi ku është i ngulur flamuri[13], kurse në etimologjinë islame bëhet fjalë për fiset arabe, prejardhjen e tyre etj. Vepra më e njohur në këtë kapitull, është vepra e Ibn'ul-Kelbi-ut (204/820) "*Xhemeret'un-Nesebi*". Në këtë kapitull janë të radhitura fiset arabe dhe emërtimet e fiseve arabe, duke filluar nga vetë personi (autori, luftëtari, personaliteti etj.) i radhitur sipas prejardhjes familjare: gjysh, stërgjysh, katragjysh etj.



**h. Tarih-i Emval** - E Drejta e pasurisë dhe Obligimi për të

Fjala *emval* është shumësi i fjalës *mal,* folja e së cilës është "*mevele*"; që e ka kuptimin 'pasuri, mall'[14] etj. Nga kjo fjalë kuptojmë se në këtë kapitull flitet për myslimanët dhe jomyslimanët që jetojnë në vendet islame dhe për të drejtën e pasurisë, mallit. Imam Ebu Jusuf (182/798) "*Kitab'ul-Haraxh*".[15]

**i. Menakib** -Tregim, Ngjarje, Epope

Fjala "*menakib*" është shumësi i fjalës "*menkib*", folja e së cilës është "*nekabe*", që në terminologji d.m.th. "*epope*"; "poemë e madhe epike ose vepër e gjerë tregimtare në prozë, ku përshkruhen bëma legjendare a ngjarje të rëndësishme historike të jetës së një populli"[16]. Kurse në etimologji ka kuptimin e "*Hulumtimit-Zbulimit*".

---

*Fusnotat:*

* Autori është student i Fakultetit të Teologjisë të Universitetit Uludag-Bursa/TURQI.

1. Halkin, Léon-e. "***Tarih Tenkidinin Unsurlari***" përktheu: Bahaeddin Yediyildiz, Tërk Tarih Kurumu basimevi, Ankara, 1989, fq. 5-7.
2. Kazaci, Ziya "***Islâm medeniyeti ve Mëesseseleri Tarihi***" IFAV, Stamboll, 2003, fq. 19.
3. Ibn Hisham "***es-Sijretu li-ibni'l-Hisham***", Bejrut-Lublan, M. 1981 H. 1391, I/N.

* Ibn Is-hak; lindi ne Medine në vitin 75 dhe vdiq në mes të viteve 150-153h.

* Dhehebi; vdiq në vitin 748 h.

4. Hizmetli, Sabri "***Islâm Tarihi***", (Baslangiçtan Ilk Dört Halife Devri Sonuna Kadar), Ankara Üniversitesi basýmevi, Ankara, 1991, fq. 1.
5. Mutçali Serdar "***Arapça Tërkçe Sözlëk***", Dagarcik, Stamboll, 1995, fq. 403.
6. Mutçali, po aty, fq. 13.
7. Algël, Hëseyin "***Islâm Tarihi***", Gonca, Stamboll, 1997, fq. I/13.
8. Ibn Hisham "***es-Sijretu li-ibni'l-Hisham***", Bejrut-Lublan, M. 1981 H. 1391, I/N.

* Ibn Hisham lindi në Basra në vitin …. dhe vdiq në Egjipt në vitin 218.

9.Apak, Âdem *"AnahatlarIyla islâm Tarihi (1) (Hz. Muhammed (s.a.v.) Dönemi",* Ensar, Stamboll, 2006, fq. 33-34.

10. Apak, po aty, fq. 33.
11. Algël, po aty, fq. 20.
12. Apak, po aty, fq. 33.
13. Mutçali, po aty, fq. 888.
14. Mutçali, po aty, fq. 854.
15. Apak, po aty, fq. 34.
16. Kostolarit, Androkli "***Fjalor i Shqipes së Sotme***" TOENA, Tiranë, 2002, fq. 304.

*KBI i Hanit të Elezit*

# Një ndër këshillat më të ri por me rezultate të lakmueshme

### Disa të dhëna për Hanin e Elezit

Emërtimi i parë i këtij vendbanimi daton nga shekulli XVI me emrin SAR (SHARR), ndërsa nga shekulli XIX me ndërtimin e Hanit nga Elez Dimca, ky vendbanim filloi të quhej Hani i Elezit. Me këtë emër u quajt deri më 1912, kur pushtuesit serb e pagëzuan me emrin Gjeneral Jankoviq (edhe pse popullata kurrë nuk e ka pranuar dhe përdorur këtë emër).

Hani i Elezit filloi t'i merrte konturat e një vendbanimi pas Luftës së II-të Botërore, dhe sidomos pas ndërtimit të fabrikës për prodhimin e çimentos më 1956, ku shumica e të punësuarve në këtë fabrikë, filluan të ndërtonin shtëpi që të jenë sa më afër fabrikës, si dhe ndërtimi i banesave për kuadrot e veta nga ana e fabrikës dhe Kuvendit Komunal të atëhershëm. Është e udhës të thuhet se ky vendbanim që nga viti 1913 e kishte statusin e komunës. Por më 1961, me ndarjen e re administrative, me suprimimin e rretheve dhe formimin e komunave më të mëdha, territori i Hanit të Elezit hyri në kuadër të Komunës së Kaçanikut.

Popullata e kësaj treve në të kaluarën është marrë kryesisht me blegtori dhe pylltari, e më pak me lavërtari.

Hani i Elezit shtrihet në pjesën më jug-lindore të Kosovës, afër kufirit me IRJM-në. Shtrihet në mes të maleve të vjetra Rodope (të krijuar me orogjenezën hercine-palezoik) dhe maleve të reja të Sharrit (të krijuar me orogjenezën alpine-kenezoik).

Komuna e Hanit të Elezit renditet si një ndër komunat e vogla. Ka një sipërfaqe prej 83 km$^2$ ose 0.77% e territorit të Kosovës.

Hani Elezit me rrethinë numëron përafërsisht rreth 10.000 banorë.




### Disa të dhëna për Këshillin e Bashkësisë Islame

"Këshilli i Bashkësisë Islame në Han të Elezit, është një ndër këshillat më të ri. Është themeluar me vendimin e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës më 24 qershor 2000. Deri në këtë kohë, territori i këshillit të BI-së së Hanit të Elezit ka qenë në kuadër të KBI-së të Kaçanikut. Këshilli i BI-së të Hanit të Elezit tani administron territorin e pilot-komunës të Hanit të Elezit që përshinë gjithsej 15 fshatra me afër 10 mijë banorë. Ky këshill ka 10 xhami.

"Si Këshill i themeluar pas luftës, kemi arritur që të konsolidohemi dhe të vëmë bazat e një institucioni që ditadITës po zë vendin që i takon në kuadër të BI të Kosovës" - na tha në fillim të bisedës kryetari i Këshillit, Mr. Musa Vila, duke vazhduar:

"Ne si këshill jemi themeluar para se të themelohej pilot-njësia komunale, kështu mund të themi se ne i kemi paraprirë edhe pilot-komunës, e cila mendojmë që në një të ardhme të afërt të shndërrohet në komunë, sepse Hani i Elezit e meriton një status të tillë - pra statusin e Komunës, ashtu siç e ka merituar statusin e këshilli të BI-së".

Ndërsa duke folur për peripecitë e themelimit të këshillit, mr. Musa Vila, tha: "Me gjithë dyshimet që kanë ekzistuar në fillim për themelimin e Këshillit të BI-së të Hanit të Elezit, puna, përkushtimi dhe rezultatet e arritura në këto vite pas themelimit kanë treguar se Kuvendi i BI-së së Kosovës kishte marrë një hap të guximshëm dhe të drejtë, duke i paraprirë shumë proceseve që do jenë me ndikim në zhvillimin e Hanit të Elezit.

Themelimi i Këshilli të BI-së, përveçqë ka dhënë rezultate në organizimin e jetës fetare ka qenë edhe një udhërrëfyes për faktorët dhe subjektet tjera, të cilët duke parë funksionimin e Këshillit u vunë në lëvizje dhe tash veç thuajse jemi në themelim e sipër edhe të administratës komunale për këtë rajon".

I pyetur për konsolidimin e Këshillit, kryetari Mr. Musa Vila, thotë:

"Themelimi i Këshillit për ne ka qenë dhe është me rëndësi jetike, për faktin se afrohemi më afër besimtarëve tanë, dhe kjo na bënë që ne të njohim më mirë hallet dhe kërkesat e tyre, mirëpo me gjithë entuziazmin dhe vullnetin e mirë, vet procesi i themelimit ka qenë dhe ende është një sfidë e madhe, por vullneti dhe angazhimi i imamëve tonë të vyeshëm ka bërë që rezultatet të jenë të mira.

Përveç faktit se jemi në konsolidim e sipër, kemi bërë hapat e parë edhe në kompletimin me staf, ku për fillim kemi angazhuar një sekretar i cili kryen edhe detyrën e arkëtarit".

Kryetari Vila, më tutje, thotë: "Jemi të vetëdijshëm se Këshilli duhet që sa më parë të kompletohet me staf, ashtu siç e kërkon Kushtetuta e BI-së të Kosovës, por thjesht jemi të detyruar që të punojmë me një staf të reduktuar për shkak të mungesës së mjeteve financiare. Por për një gjë të tillë duhet pasur parasysh edhe faktin se ne jemi territor i vogël, kemi vetëm 10 xhami për 15 vendbanime me 10




Mr. Musa Vila, kryetar i Këshillit të BI-së të Hanit të Elezit:
Me themelimin e këshillit të BI të Hanit të Elezit, Kuvendi i BI-së të Kosovës ka treguar se ka marrë një hap të guximshëm dhe të drejtë

mijë banorë, ndaj dhe për momentin ky fakt nuk na lejon shumë punonjës në administratë".

I pyetur për projektin për unifikimin dhe centralizimin e mbledhjes së anëtarësisë në nivel Këshilli, kryetari Musa Vila, thotë: "Pas themelimit të këshillit dhe duke marrë për bazë udhëzimet e organeve të BIK-ut si dhe duke parë rëndësinë që ka pagesa e anëtarësisë, ne kemi bërë projektin dhe kemi filluar me zbatimin e tij. Në këtë drejtim kemi arritur rezultate të lakmueshme, kështu që deri tash kemi tubuar diku 40-50% të anëtarësisë në nivel këshilli, por duhet të vëmë në pah se kjo nuk mjafton, për shkak se kemi numër të vogël të banorëve në territorin tonë".

## Prona

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së të Hanit të Elezit, Musa efendiu, thotë:

Ne si Këshill nuk kemi ndonjë vakëf që sjell të hyra, mirëpo xhamitë në fshatra kanë trashëguar vakëfe që kryesisht përdoren për mirëmbajtjen e xhamisë në atë fshat, si mal, livadhe, kullosa etj.. Lokalitetet që kanë prona janë:




*Xhamia më e madhe*
*Xhamia më e madhe në KBI të Hani të Elezit është Xhamia e Çarshisë, e ndërtuar në vitin 2003. Kjo xhami është një kompleks ku gjendet edhe një qendër e vogël tregtare dhe selia e KBI të Hanit të Elezit; i tërë kompleksi ka një sipërfaqe prej 1.200 metrave katrorë.*

| *Vendi* | *Nr. Zonës kadastrale* | *sipërfaqja në arë* |
|---|---|---|
| - Hani i Elezit | 70917036 | 3.11 |
| - Dimcë | 70917025 | 3.93.98 |
| - Dërmjak | 70917034 | 9.57.46 |
| - Krivenik | 70917055 | 9.33.63 |
| - Paldenicë | 70917066 | 16.32.52 |
| - Pustenik | 70917070 | 49.92 |
| - Rezhancë | 70917073 | 26.46.48 |
| - Hani i Elezit | 70917036 | 3.25 |
| - Gorancë | 70917019 | 3.33.90 |
| - Seqishtë | 70917079 | 4.30.64 |
| | *Gjithsej:* | *56 h. e 28ari* |

## Këshilli aktual i Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit

*(Drejtuesit)*
- Mr. Musa Vila - (kryetar)
- Muhamedali Suma
- Setki Thaçi
- Avdullah Kuka
- Mahi Lusnjani
- Mehmet Kalisi
- Fejzullah Krasniqi

*(Punonjës të administratës)*
Nexhmedin Dernjani - sekretar-arkëtar

## Xhamia më e vjetër

Xhamia e parë e ndërtuar në komunën e Hani të Elezit i përket shekullit XVII, dhe kjo është Xhamia e Krivenikut, e ndërtuar në vitin 1600. Më pastaj vijnë xhamia e Seqishtës (1902), xhamia e Paldenicës (1926) etj.

## Organizimi i Këshillit

Për organizimin e këshillit, Nexhmedin Dernjani, - sekretar, thotë: "Pasi që jemi themeluar si Këshill, me mundësitë tona jemi munduar që të organizohemi, mirëpo kanë ndikuar shumë faktorë që ende nuk jemi të kompletuar me kuadro administrativ, ashtu siç kërkohet me normat e BI-së. Për këtë vonesë faktorë kryesor ka qenë dhe ende vazhdon që të jetë mungesa financiare, mirëpo shpresojmë që në të ardhmen me ndihmën e besimtarëve tanë të arrijmë që ta zbusim mungesën e mjeteve financiare dhe të kompletohemi me kuadrot e nevojshme.

Por ajo që duhet theksuar është se falë angazhimit të kryetarit Musa ef. Vila kemi arritur me sukses ta mbulojmë mungesën e kryeimamit. Mr. Musa Vila nuk ka kursyer mund dhe as kohë për organizimin e jetës fetare, ndërsa unë kam mbuluar edhe sektorin financiar".

Pyetjes sonë për numrin e xhamive në Këshillin e BI-së të Hanit të Elezit, sekretari Nexhmedin Dernjani iu përgjigj:

"Në këshillin e BI të Hanit të Elezit kemi 10 xhami për 15 vendbanime, në xhamitë ekzistuese kemi të angazhuar imamë të rregullt, ndërsa myezin kemi vetëm në Xhaminë e Vjetër të Hanit të Elezit, kurse në xhamitë tjera detyrën e myezinit e kryejnë xhematlinjtë vullnetar.

Pyetjes për numrin e të punësuarve, sekretari Nexhmedin Dernjani iu përgjigj:

Sot në Këshillin e Bashkësisë Islame në Han të Elezit kemi të punësuar gjithsej:

*Retrospektivë*

## Disa fjalë për ndërtimin e xhamisë së Çarshisë në Han të Elezit



Nexhmedin ef. Dernjani - sekretar

Nuk ka dyshim se Allahu xh.sh. për secilin veprim e ka bërë edhe shkakun. Ndërtimi i këtij kompleksi që kap 1.200 m katrorë ka emër dhe mbiemër. Nga hiqi është themeluar, ndërtuar e zhvilluar në një këshill i cili për çdo vit ka lulëzuar edhe më tepër.

Sigurimi i truallit të kompleksit të xhamisë dhe të Këshillit, është arritur në bashkëpunim me të gjithë strukturat ushtarake dhe politike të Hanit të Elezit. Kjo ka ndodhur si rezultat i kontributit të prof. Musa Vilës në organizimin e luftës në trevën e Hanit të Elezit; në momentet më të vështira, kur të gjithë heshtnin, zëri i xhamisë ishte ai që apelonte dhe tubonte mjete për luftë kundër policisë dhe ushtrisë serbe. Armët e para u blenë me mjetet të cilat prof. Musa Vila ia kishte dorëzuar UÇK-së në vitin 1998.

Me t'u kthyer nga lufta, komandanti i UÇK-së për zonën e Hanit të Elezit, majori Refki Suma, na ofroi një vend ku ne donim që të ndërtonim xhaminë dhe selinë e Këshillit të BI-së. Ky qëllim u arrit në vitin 1999.

Pas gjashtë muajve me insistimin e Musa ef. Vilës u sigurua edhe leja e ndërtimit dhe bartja e pronës në emër të Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit, nga ish-administratori Kabir në Kaçanik. Kjo u arrit në vitin 2000, pas një pritjeje të vazhdueshme dhe të gjatë para derës së administratorit të UNMIK-ut.

Pasi arritëm të bëjmë një projekt ideor i cili ishte edhe i kushtueshëm, shumë organizata bamirëse hezitonin të fillonin ndërtimin e kompleksit.

Për vënien e gurthemelit të xhamisë në fillim unë ofrova sa për të filluar punën 10.000 marka po ashtu edhe prof. Musa Vila ofroi 10.000 marka, si dhe na ndihmoi edhe organizata "Muslim Aid" me 10.000 marka në vitin 2001. Me këto para nisëm themelin e kompleksit të sipërpërmendur. Vetëm vënia e themeleve atëkohë ka kushtuar 70.000 marka. Pesë vite kryetari dhe sekretari i Këshillit nuk kanë marrë paga nga Këshilli vetëm për t'i mbuluar shpenzimet e vënies së themeleve të kompleksit. Ndërtimi i objektit ishte kontraktuar me firmën "Krasi" pronar i saj është Mefail Krasniqi. Investitor të tjerë ka qenë Komiteti i Bashkuar Saudit me 50.000 marka që investoi për skeletin e katit të dytë dhe të tretë të kompleksit, ndërsa katin e Xhamisë e ndërtoi Komiteti i Bashkuar Kuvajtian në shumë prej 55.000 euro. Në investime kanë marrë pjesë edhe donatorët e rrethit tonë si në ndërtimin e minares, abdes'hanes, zyrave të Këshillit, shkallëve me mermer të objektit etj. Gjithsej në këtë kompleks janë investuar afër 250.000 euro. Të mos harrojmë se një kontribut të veçantë ka dhënë edhe Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, e cila edhe ka qenë bartëse e të gjitha këtyre nismave dhe donacioneve në fjalë. Sot ky objekt numërohet ndër objektet më të bukura që posedon Bashkësia Islame e Kosovës.

***Nexhmedin Dernjani***

- 11 të punësuarë prej tyre: - 8 imamë, - 2 punonjës administrativ, - 1 mualime, - 1 myezin

### Dëmet e luftës

Gjatë luftës së fundit sikundër edhe në të gjitha viset e Kosovës edhe në këshillin tonë, xhamitë nuk i shpëtuan makinerisë serbe, kështu gjatë luftës pësuan këto xhami:
- Xhamia e Lagjes së Re në Han të Elezit;
- Xhamia në Seqishtë;
- Xhamia në Krivenik.

Pyetjes sonë se sa janë sanuar dëmet e luftës, sekretari Nexhmedin efendiu, iu përgjigj:

"Po, të gjitha dëmet e luftës janë sanuar dhe kjo është arritur falë ndihmës së donatorëve nga Bota Arabe dhe nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës.

### Jeta fetare

"Megjithëqë jemi Këshilli i ri, aktiviteti dhe jeta fetare në rejonin e Hanit të Elezit ka një traditë të hershme, madje mund të themi që nga ardhja e osmanlinjve në këto vise. Tani aktivitetet dhe jeta fetare në Këshillin e Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit zhvillohen në 10 xhamitë të cilat që të gjitha kanë imamë të rregullt, të cilët përpos faljes së namazit, mbajnë ligjërata, hytben në ditën e xhuma, aktivitete të tjera me karakter fetar e edukativ, si dhe mësimbesim", - na thanë në fillim bashkëbiseduesit tanë Musa Vila e Nexhmedin Dernjani.

Më tutje Nexhmedin efendiu duke folur për aktivitetet kryesore në organizimin e jetës fetare në këtë këshill veçoi:

"Kështu përpos aktiviteteve të rregullta që mbajnë imamët, një aktivitet më i madh në këshillin tonë bëhet gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit, dhe gjatë pushimeve verore kur interesimi i besimtarëve është më i madh.

Gjatë Ramazanit nëpër xhami kemi një prani dukshëm më të madhe të besimtarëve, dhe ne si këshill e shfrytëzojmë këtë për zhvillimin e aktiviteteve të ndryshme, ku pos faljes së namazit, organizojmë edhe ligjërata tematike, pastaj tribuna me tema të veçanta.

Kur jemi tek muaji i Ramazanit duhet theksuar faktin se një freski ndër besimtarët tanë sjell vazhdimisht prania e ekipit të Kryesisë së BI-së.

Edhe me rastin e festave fetare, si me rastin e Mevludit, Israsë e Miraxhit etj., këshilli ynë ka organizuar tribuna e tubime me besimtarë".

Ndërsa për mësimbesimin bashkëbiseduesit tanë na thanë:

"Kur jemi tek mësimbesimi, me gjithë rezultatet e shënuara, në disa xhami ende duhet shumë punë për të bërë, të

## Muhamed Suma-imam i palodhshëm





Në të gjitha xhamitë e Hanit të Elezit zhvillohet mësim-besimi sipas rrethanave që ua lejon koha. Por ne do të paraqesim vetëm shkurtimisht aktivitetin e imamit Muhamed Suma, i cili me punën dhe angazhimin e tij, është bërë shembull edhe për të tjerët.

Muhamet efendiu në fillim të vitit 2002 emërohet imam i rregullt në xhaminë Lagja e Re, dhe, duke mos kursyer asgjë, arriti që prej vitit 2002-2006 të përfundonte mësim-besimin me 37-të nxënës duke u shpërndarë edhe certifikata me rastin e përfundimit të hatmes, ceremoni kjo publike dhe e nderuar me praninë e kryetarit të K.B.I-së dhe të gjithë anëtarëve të Kryesisë, dhe mysafirëve të tjerë të shumtë.

Në grupin e parë, para këtij imami të nderuar bënë hatme 18-të nxënës, 3 djemë dhe 15 vajza.

Në grupin e dytë, kanë bërë hatme 7 nxënës, tre prej tyre mbi moshën 50-60 vjeçare.

Në grupin e tretë, bënë hatme 12 nxënëse, dhe me dhjetëra të tjerë i kanë mësuar kushtet elementare të fesë, mësimin e shumë kaptinave kuranore, faljen e namazit, dhe mësimin e shkronjave, etj…

Aktiviteti i këtij imami të çmuar nuk përfundon vetëm me kaq, por më 1 mars 2007 kalon imam në Xhaminë e Çarshisë në qendër të Hanit të Elezit, ku mbi 50 nxënës vijojnë mësimin në gjendje të rregullt.

Me pak fjalë, ky ishte kontributi me nxënës i imamit Muhamed ef. Suma. Shpresojmë se herëve të tjera të shkruajmë edhe më tepër për këtë imam dhe të tjerët si ky, pasi që aktiviteti i tyre është edhe në fusha të tjera, si mbajtjen e ligjëratave me interes të veçantë, dhe i debateve të ndryshme.

***Musa Vila***

gjithë imamët janë të përkushtuar në sensibilizimin e mësimbesimit, dhe mund të themi se kemi arritur rezultate të mira. Kur jemi tek mësimbesimi duhet theksuar edhe kontributin që ka dhënë mualimja e këshillit tonë, znj. Xhevrie Vila, e cila ka mbajtur mësimbesim me femrat apo, thënë ndryshe, duhet çmuar punën që ka bërë mualimja në edukimin e femrave të kësaj ane me njohuritë themelore të fesë islame".

Bashkëbiseduesit tanë për mësimbesimin shprehen: "Me gjithë rezultatet e arritura në xhamitë kryesore të Këshillit të Hanit të Elezit duhet një angazhim më i madh që të kemi vijues të rregullt të mësimbesimit.".



*Vijueset e mësimbesimit të udhëhequra nga Xhevrie Vila*

### Xhamitë ku mbahet mësimbesimi

| *Xhamia* | *numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - Xhamia e Vjetër në Han të Elezit | 50 |
| - Xhamia e Çarshisë | 75 |
| - Xhamia e Lagjes së Re | 55 |
| - Xhamia e Gorancës | 65 |

### Xhemati më i organizuar

Pyetjes sonë se cili xhematë është më i dalluar për sa i përketë organizimit, Musa ef. Vila iu përgjigj: "Ne në përgjithësi i kemi xhematet e organizuara dhe nuk do të doja të dalloj ndonjë, sepse që të gjitha xhematet, përveçqë marrin iniciativa në të mirë të xhematit dhe të xhamisë, respektivisht për mësimin e mbarëvajtjes së jetës fetare, gjithherë i janë përgjigjur qoftë thirrjes së imamit, iniciativës së këshillit të BI apo edhe aksioneve të Kryesisë së BI të Kosovës. Me një fjalë, mund të themi se kemi një xhemat të organizuar mirë".

### Imamët në xhemat

Nexhmedin Dërnjani, për interesimin tonë se cilët nga imamët janë më të pranishëm në xhemate, tha: "Të gjithë imamët janë të angazhuar me përkushtim të lartë në misionin e tyre dhe të gjithë janë me xhematin, aty ku e lyp nevoja, si në raste gëzimi ashtu edhe hidhërimi".

### Bamirësit

Nga bamirësit që ia vlen të përmenden në komunën e Hanit të Elezit, kompetentët e këtij këshilli përmendën këta:
- Haxhi Idriz Imishti, i cili ndërtoi minaren e xhamisë;
- Arzije Vila, me donacionin e së cilës u ndërtua abdest-hanja;
- H. Rexhep Luri;
- H. Elham Kalisi, dhe
- H. Alajdin Luri.

Ka dhe shumë bamirës të tjerë që nuk i përmendëm në mungesë së hapësirës, por lusim Allahun xh.sh. që të gjithë ata t'i shpërblejë me të mirat e Tij.

### Të arriturat e këtij këshilli

Ndër të arriturat, kompetentët e KBI-se të Hani të Elezit numërojnë:
- themelimin e këshillit më 2000;
- sanimin e dëmeve të luftës;
- rindërtimin e xhamive të shkatërruara gjatë luftës.

*Meremetimi i xhamive në këto vende:*
- Xhamia në Paldenicë;
- Xhamia në Lagjen e Re;
- Xhamia në Krivenik;
- Xhamia në Gorancë;
- Xhamia në Seqishtë.

*Ndërtimi i xhamive të reja në këto vende:*
- Xhamia e Re në Han të Elezit;
- Xhamia në Pustenik;
- Aneksi i Xhamisë së Vjetër në Han të Elezit;
- Ndërtimi i Selisë së Këshillit të Bashkësisë Islame.

### Sfidat

- Krijimi i vakëfeve të reja, të cilat do ta përmirësonin gjendjen financiare të Këshillit;
- Inkuadrimi i kuadrove me arsim të lartë.
- Puna me të rinjtë;
- Avancimi i jetës fetare;
- Rritja e përqindjes së pagesës së anëtarësisë në nivel të Këshillit.

## Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Hanit të Elezit

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1. | Xhamia në Han të Elezit | 1964(1982) | Setki Thaqi | e mesme | Refik Rexhallari | 5 |
| 2. | Xhamia e çarshisë | 2003 | Muhametali Suma | superiore | | 5 |
| 3. | Xhamia në Padenicë | 1926 | Nexhmedin Dernjani | superiore | | vetëm xhumaja |
| 4. | Xhamia në Lagjen e Re | 1994 | Nysret Shyti | superiore | | 5 |
| 5. | Xhamia në Seqishtë | 1902 (1988) | Avdullah Kuka | | | 5 |
| 6. | Xhamia në Pustenik | 1935-36(2005) | | | | |
| 7. | Xhamia në Krivenik | 1600 (1966) | Shiqeri Thaqi | | | 5 |
| 8. | Xhamia në Rezhancë | 1952 | Enver Rexhallari | | | vetëm xhumaja |
| 9. | Xhamia në Gorancë | | Mahi Lusnjani | e mesme | | 5 |
| 10. | Xhamia në Meliq | 2004 | Arif Hasallari | e mesme | | vetëm xhumaja |

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Kaçanikut*

## Sqarim

*Lexues të nderuar!*

Në numrin e shkuar të revistës ("Dituria Islame" nr. 207), në rubrikën "Nëpër Këshillat tanë", në faqen 44, ku është dhënë pasqyra përmbledhëse për xhamitë e KBI të Ferizajt, gjatë përgatitjes së revistës, na është përvjedhur një gabim teknik, për se gabimisht është botuar se imami i xhamisë në fshatin Dremnjak, Abedin ef. Sadriu ka përgatitjet shkollore "të mesme" (shih: Dituria Islame nr. 2007, f. 44 numri rendor në pasqyrën përmbledhëse 47), sa kohë që Abedin ef. Sadriu i sipërpërmendur ka përgatitja shkollore superiore. Me këtë rast kërkojmë ndjesë dhe mirëkuptim nga lexuesit tanë të respektuar, nga nëpunësit e Këshillit të BI të Ferizajt si dhe nga Abedin efendiu).

Poashtu në këtë rubrikë në foton e sekretarit të Këshillit të BI-së ka dalur gabimisht emri Adem ef. Zejnullahu e duhet të jetë Zejnullah ef. Dërguri, të cilit poashtu i kërkojmë ndjesë për lëshimin e paqëllimtë.

# Këtë vit nga Kosova udhëtuan për Haxh 591 haxhinj

Më 3 dhjetor 2007 nga qendrat kryesore të Kosovës, organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame, me autobus u nisën 121 haxhinj për të kryer Haxhin në vendet e shenjta, në Mekë e Medinë të Arabisë Saudite.

Në qendrat prej nga nisen haxhinjt, si tradicionalisht, u bë përcjellja e organizuar, ku përfaqësuesit e Këshillave të BI-së bënë duanë e haxhinjve.

Nga Prishtina nisja e haxhinjve u bë në orën 11:00 nga xhamia “Sulltan Mehemet- Fatih”, ku në prani të haxhinjve, familjarëve që kishin dalë për t'i përcjellë si dhe të shumë xhematlinjve, u bë duaja e haxhinjve nga zyrtarët e KBI-së të Prishtinës.

Ndërsa më 5 dhjetor udhëtuan me aeroplan nga Aeroporti i Prishtinës drejt Arabisë Saudite edhe 470 haxhinj të tjerë.

Kështu, këtë vit nga Kosova, të organizuar nga Kryesia e BI-të e Kosovës, do të kryejnë Haxhin 591 haxhinj. Si tradicionalisht, kryesia ka bërë të gjitha përgatitjet e duhura duke siguruar akomodimin, udhëtimin, vizat, udhëheqësit dhe ekipet e mjekëve.




## Medreseja e Mesme shënoi 56-vjetorin e veprimtarisë së suksesshme




Më 1 nëntor 2007, në ambientet e bukura të medresesë së mesme “Alauddin” të Prishtinës, në një solemnitet rasti, u shënua 56-vjetori i themelimit të medresesë së mesme “Alauddin”.

Në këtë manifestim, përveç nxënësve, mësimdhënësve dhe pedagogëve të medresesë, qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, përfaqësues nga Zyra Amerikane në Prishtinë, përfaqësues të Drejtoratit të Arsimit të kuvendit komunal të Prishtinës, përfaqësues të shkollave të mesme të kryeqytetit e të ftuar të tjerë.

Pasi ka përshëndetur të pranishmit dhe ka uruar drejtorinë, nxënësit dhe kolektivin e medresesë, Myftiu Tërnava tha: “Bashkësia Islame e Kosovës asnjëherë nuk do të heqë dorë nga detyrimet e veta që ka ndaj këtij institucioni, tani pas luftës e kemi më lehtë, sepse gëzojmë edhe përkujdesjen institucionale të Ministrisë së Arsimit, gjë që për ne në BIK është një ndihmesë domethënëse.

Ju nxënës të nderuar, do të jeni ata që do të përfaqësoni me sukses vlerat edukative e arsimore që keni marrë këtu, andaj ne dhe populli ynë gjithherë jemi krenarë për ju.

Ju do të jeni shembull në Kosovën që po ndërtojmë, ku do të respektohen vlerat morale, etike e njerëzore të popullatës. Ju do të punoni në respektimin e besimeve që ka Kosova, do të punoni për kultivimin e tolerancës në Kosovë”.

Ndërsa drejtori i Medresesë, Ekrem Simnica, në fjalën e tij, ndër të tjera, veçoi:

“Nga 1 nëntori 1951 kanë kaluar 56 vjet dhe tani kemi të regjistruar gjeneratën e 40, me 2350 të diplomuar, dhe krejt ky rezultat nuk është bërë pa mund dhe sakrificë.

Medreseja “Alauddin” në atë kohë ishte në një objekt të vjetër, në vendin e xhamisë së Alauddinit, ku sot është selia e Bashkësisë Islame të Kosovës. Këtu kemi të pranishëm kolegë me të cilët edhe sot punojmë bashkë në këtë institucion, me të cilët bashkërisht përjetojmë fillimin e periudhës së ndritur të medresesë.




Në vitin 1962 shkolla kalon nga niveli i ulët në nivelin e mesëm, ndërsa më 1983 u bë shkollë katërvjeçare. Medreseja për këto vjet të veprimtarisë së saj të suksesshme, shkolloi nxënës nga Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, por edhe nga Bosnja e Hercegovina, shumica e të cilëve diplomuan në medrese, vazhduan studimet në vende të ndryshe të botës. Sot ish-nxënësit e medresesë i gjejmë të angazhuar në Bashkësinë Islame në të gjitha trojet shqiptare, i hasim si teologë, profesorë universiteti, nëpër institucionet e Kosovës, në shkolla, fabrika dhe në vend të tjera, por gjithherë më krenarinë e tyre se dikur ishin nxënës së kësaj vatre të arsimit. Suksesi i madh dhe kjo veprimtari e bujshme e shkollës sonë, krijuan mundësinë e zgjerimit të medresesë: më 1993 u hap paralelja në Prizren, më 1994 në Gjilan, më 1997 paralelet e vajzave në Prishtinë dhe Prizren, kështu numri i përgjithshëm i nxënësve sot është 690”.

Para të pranishmëve foli edhe një ndër ish-nxënësit e gjeneratave të para, tani e sa kohë profesor në medrese, Tefik ef. Gashi, i cili evokoi kujtime nga gjeneratat e para të medresesë, dhe me këtë rast kujtoi me pietet të lartë myderrizët e njohur, hfz. Bajram ef. Aganin, Ahmet ef. Mustafën etj. Për të pranishmit kori i nxënësve të medresesë shfaqi një program të pasur artistik.

***r.sh.***

# Xhamia e parë në fshatin Surqinë

Më datën 25.10.2007 u vu gurthemeli i xhamisë në fshatin Surqinë të Ferizajt. Banorët e këtij fshati posa e përjetuan kënaqësinë e muajit të Ramazanit menjëherë pas kësaj përjetuan edhe kënaqësinë e dytë me fillimin e ndërtimit të xhamisë së parë në këtë fshat.



Sekretari, Zejnullah Dërguti duke vënë gurthemelin e xhamisë në fshatin Surqinë

Fshati Surqinë numëron diku rreth 90 shtëpi. Eshtë fshati i vetëm i cili asnjëherë nuk u shkëput nga tradita e kahmotshme e marrjes së imamëve për Ramazan, për t'ua falur namazin e teravive nëpër odat e tyre. Kjo gjë i mundonte shumë këta xhematlinjë sepse odat nuk kishin aq hapësirë sa për t'i nxënë të gjithë të interesuarit, andaj secili Ramazan që vinte sillte me vete edhe diskutimin për organizimin e ndërtimit të xhamisë, e cila do t'ua mundësonte t`i faleshin Allahut xh.sh. më qetë dhe më lirshëm. Mbi të gjitha mungonte edhe lokacioni për këtë projekt, por në këtë aspekt, KK i Ferizajt meriton një falënderim të veçantë, që pa hezitim ndau një vend shumë të përshtatshëm prej 5 ari për ndërtimin e xhamisë. Ky ishte shkaku kryesorë që ua hapi dyert dhe të vendosnin për fillimin e ndërtimit të xhamisë, xhami kjo e para në historinë e këtij fshati.



Në vënien e këtij gurthemeli mori pjesë edhe fëmija 8 vjeç Islam Mehmet Llabjani

Gurthemeli i kësaj xhamie u vu me datën e lartpërmendur me ç`rast u mbaj edhe ky manifestim, në të cilin morën pjesë përfaqësues të KBI-së së Ferizajt kryeimami Sylejman ef. Roshaj dhe sekretari Zejnullah Dërguti.

Me këtë rast në emër të KBI-së kryeimami Sylejman ef.Roshaj i uroi banorët e këtij fshati për iniciativën e marrë për ndërtimin e kësaj xhamie dhe ndër të tjera tha: "Me të vërtetë ndihem krenar që sot jam në mesin tuaj në vënien e gurthemelit të kësaj xhamie, e cila dëshmon se ky popull ka iman- besim." Lidhur me këtë Allahu xh.sh. në Kur`an ka thënë: "Me të vërtetë xhamitë i ndërtojnë ata që besojnë Allahun dhe ditën e Gjykimit"

Dhe në fund iu lut Allahut xh.sh.: që këtë xhami ta përfundojnë sa më parë dhe që të mbushet plot e përplot me besimtarë, të cilët do t`i falen Allahut xh.sh., që në këtë xhami të kultivohet dashuria ndaj Allahut xh.sh., dashuria ndaj njëri-tjetrit, toleranca dhe të gjitha virtytet e mira që duhet t`i posedojë një besimtar.

Në vazhdim fjalën e mori edhe sekretari Zejnullah Dërguti i cili po ashtu i përgëzoi surqinasit për vënien e këtij gurthemeli duke thënë:

"Me të vërtetë keni pse t`i gëzoheni kësaj dite ju surqinasit, po e vëni gurthemelin e xhamisë e cila do të jetë e para në historinë e fshatit tuaj. Unë kam qenë disa herë imam për Ramazan në këtë xhemat, në kohën kur isha i ri po dhe më vonë, dhe sa herë që jemi takuar biseda jonë ka qenë se si ta bëjmë që ta ndërtojmë një xhami në këtë fshat. Duke e ditur se besimtarët e këtij fshati kanë udhëtuar afër 3 km. rrugë deri në xhaminë e fshatit Mirashë për ta falur namazin e xhumasë apo tjetër. Po e përjetoj të njëjtën kënaqësi me ju si ish-imam andaj më vjen mirë që ju po filloni t`a ndërtoni këtë xhami me vetëkontributin tuaj, përfundoi fjalën e tij Zejnullah ef. Dërguti

Në vënien e këtij gurthemeli përveç përfaqësuesve të KBI-së, imamit të këtij xhemati Faruk ef.Lohajt dhe xhematit, e veçantë ishte edhe pjesëmarrja e fëmijëve të këtij fshati bashkë me ta edhe Islam Mehmet Llabjani 8 vjeç i cili vuri një lopatë beton në gurthemelin e kësaj xhamie.

Ky manifestim u përfundua me një drekë solemne të cilën e kishin përgatitur xhemati i këtushëm në oborrin e xhamisë që po e fillonin.

***Zejnullah Dërguti***

# Magjistroi Flamur Sofiu në degën e sheriatit lënda e Usuli Fikhut

Flamur Sofiu i lindur me 11.04.1974. nga komuna e Dragashit fshati Kosavë, shkollën fillore e kreu në vendlindje, të mesmen në Medresenë Alauddin në Prishtinë, specializimin e gjuhës arabe në Universitetin Islamik në Medinë, ndërsa Fakultetin e Studimeve Islame e kreu në Prishtinë. Që nga viti 1998 punon si profesor i Usuli Fikhut dhe Fikhut në medresenë e Prizrenit. Eshtë autor i pesë librave:

1. Usuli Fikhu botuar me 1996
2. Usuli Fikhu (Bazat dhe metodologjia e jurisprudencës Islame) botuar nga Medreseja Alaudin në vitin 2000
3. Fikhu-4 (Jurisprudenca Islame), botuar nga Medreseja Alauddin në vitin 2001
4. Fikhu-1 (Jurisprudenca Islame), botuar nga Medreseja Alaudin në vitin 2003
5. Fikhu-2 (Jurisprudenca Islame), botuar me 2006

Po ashtu ky është autor i shumë punimeve islame të botuara në revistën "Dituria Islame" etj.

Më datën 08.11.2007 në objektin e Universitetit "Imam el Evzai" me sukses të lartë e mbrojti temën e magjistraturës në shkencën e Usuli Fikhut-dega e sheriatit me titull: "El-Hukmu-l-vad'ij fi-sh-Sheriati-l-Islamijjeh" - "Dispozitat të cilat mund të jenë shkak, kusht dhe pengues i zbatimit të dispozitave obligative në Sheriatin Islam", para komisionit të përbërë nga:

1. Prof. dr. Kamil Musa - mentor dhe kryetar;
2. Prof. dr. Mahmud Abude- anëtar;
3. Prof. dr. Alij Dahruxhi - anëtar.

Flamur Sofiu është njëri ndër të parët në hapësirat tona që u mor profesionalisht me shkencën e Usuli Fikhut dhe po ashtu ndër të parët që magjistron në këtë shkencë.

Tema në të cilën ka magjistruar është mbi 400 faqe A4 e ndarë në katër kapituj.

Në hyrje trajtohet historiku dhe zanafilla e shkencës së Usuli Fikhut.

Në kapitullin e parë shtjellohet kuptimi etimologjik dhe terminologjik i dispozitave të sheriatit dhe bazat e dispozitave në sheriatin islam. Po ashtu në këtë kapitull shpjegohen dispozitat obligative.



Në kapitullin e dytë shpjegohen hollësisht dispozitat të cilat mund të jenë shkas, kusht dhe pengues të zbatimit të dispozitave obligative. Gjithashtu në këtë kapitull shpjegohet mundësia e bashkimit të dispozitave obligative dhe atyre që mund të jenë shkas, kusht dhe pengues e zbatimit të tyre.

Në kapitullin e tretë shpjegohen dispozitat si: sebebi-shkaku, sharti-kushti dhe man'iu-penguesi, për të cilat dispozita, dijetarët e Usulit janë unanim.

Në kapitullin e katërt shpjegohen dispozitat e kësaj fushe, por që dijetarët nuk janë unanim për to, nëse duhet që këto dispozitat të bëjnë pjesë në grupin e dispozitave të tilla.

Në përfundimin e temës studiuesi sjell rezultatet e arritura gjatë studimit.

Studiuesi Flamur Sofiu këtë temë e elaboron në mënyrë të hollësishme duke përmendur për çdo çështje përfundimin dhe shpjegimin thelbësor që gjatë studimit e ka arritur studiuesi.

Komisioni vlerësoi studimin e Flamur Sofiut duke thënë se vërtetë kandidati në fjalë i është qasur një shkence shumë të rëndë por shumë të nevojshme dhe shprehën konsideratën e tyre shumë të lartë për të, duke u nisur nga fakti se kandidati është jo arab, shqiptar, duke e përgëzuar atë për guximin dhe gatishmërinë që t'i rreket punimit të kësaj teme aq delikate. Komisioni i sugjeroi kandidatit që sa më shpejt të fillojë punimin e doktoraturës duke i mundësuar që atë ta regjistrojë në kohën sa më të afërt. Pos kësaj komisioni nxori si përfundim këtë konkludim:

1. Kandidati i tillë është i thelluar në studimin e shkencës së Usulit dhe Fikhut,
2. Njeh gjuhën letrare-shkencore arabe në nivel shumë të mirë
3. Kandidati paraqet një pasqyrë të mirë për institucionet ku ai ka marrë mësim në vendin e tij në Kosovë, duke veçuar medresenë "Alauddin" dhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë.

Një letërnjoftim i shkurtër për Universitetin "El-Imam el Evzai"

Fakulteti i Studimeve Islame "El-Imam el Evzai" është pjesë e Universitetit "El-Imam el Evzai" i cili është themeluar me 02.10.1976. Atëbotë me vendimin e Gjykatës së Sheriatit Sunnit, u vendos që ky fakultet të jetë nën mbikëqyrjen e ministrisë së Republikes së Libanit, në Bejrut.

Me datën 15.10.1986. vendimi zyrtar nr. 3484 shpalli licencimin e këtij Fakulteti, ndërsa me vendimin nr.33-15/82 Komisioni i Ministrisë së Edukimit bjen vendimin që diploma e marrë nga ky Fakultet, të pranohet nga Ministria e Lartë e Arsimit me të gjitha të drejtat ligjore të shtetit.

Në këtë fakultet punohet vetëm me program sunnit, dhe se në vete përmban disa degë si: Sheriatin, Da'ven, Usuli Dinin etj. Po ashtu në këtë fakultet kryhen studimet posdiplomike të magjistraturës dhe të doktoraturës në shkencat islame. Ky fakultet bashkëpunon me profesorë dhe mentorë edhe jashtë Universitetit duke ofruar cilësi të lartë të studimeve.

***R. Shkodra***

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Viti**
**Nr. 141197 datë 16 11. 2007**

Në bazë të vëndimit që u mor në mbledhjen e rregullt, mbajtur më 31.10.2007, Këshilli i Bashkësisë Islame shpall:

## Konkurs

Për plotësimin e këtyre vendeve të punës:
1. Imam hatib dhe mualim në fshatin Drobesh;
2. Imam hatib dhe mualim në fshatin Devajë.

Kandidatet duhet t'i plotësojnë këto kushte:
Kandidati nr. 1. duhet të ketë kryer fakultetin e studimeve islame ose
medresenë e mesme .
Në këtë xhami falen pesë kohët e namazit.
Kandidati nr. 2 duhet të ketë kryer medresenë e mesme.
Të ardhurat sipas rregullores së Këshillit.
Dokumentet:

1. Kërkesa;
2. Diploma e shkollës së kryer;
3. Certifikata e lindjes;
4. Certifikata e mjekut.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes në revistën "Dituria Islame".
Dokumentet e pakompletuara nuk merren parasysh.
Dokumentet dorëzohen në Këshillin e BI-së të Vitisë.